pamundësinë e zhvillimit të tregëtisë ndërkufitare, nuk mirëmbahen masivet pyjore, toka e bukës etj, etj.

Ndërtimet e bëra janë pa asnjë plan urbanizues, që të krijojë kushtet për një jetë të qytetëruar, të një qyteti europian ku duam të bashkohemi. Godinat janë bërë vend e pa vend, pa studime inxhinierike dhe sot shkatërrohen nga rrëshqitjet dhe erozioni.

Dhe është për të ardhur keq, se në fushatën parazgjedhore, nga të gjitha partitë bëhen premtime për hapjen e vendeve të punës, por asnjëra nuk ka treguar konkretisht, me emer, se çfarë do të ndërtojë dhe afatet, ku do ti ndërtojë dhe sa vende pune hapen për sejcilin objekt, në mënyrë që këto premtime të jenë bindëse, të përgjegjëshme dhe jo propagandë boshe.

Kjo analizë më krijon mundësinë të kuptoj edhe një dukuri tjetër: për fat të keq, mësimet e Rilindasve gjithënjë e më pak po kujtohen sot, përfshirë edhe ato të Vëllezërve Frashëri, që u analizuan më lart. Kjo, sepse ç'bëhet sot bie ndesh me porositë e tyre. Eshtë kjo arsyeja pse gjatë këtyre 22 vjetëve të tranzicionit nuk ka shkelur në Frashër asnjë ministër kulture për të marrë pjësë në veprimtaritë e përvitshme atdhetare-kulturore dhe shkencore që zhvillohen atje. Organet kompetente hoqën edhe rojën e Shtëpisë Muze të Vëllezërve Frashëri, duke e lënë atë pa mbrojtje si shumë monumente kulture të tjera, përfshirë edhe shtëpinë muze te At Gergj Fishtës, e cila në përgjithësi nuk është ngritur, e Vaso Pashës etj. U gjetën fonde për mijëra kilometra rrugë nëpër Shqipëri, por nuk u kujtua

Ministria e Kulturës dhe jo vetëm ajo, të rregullonte 20 km e rrugës së Frashërit.

Tani janë ringritur edhe zëra: meqë në Frashër dhe fshatrat e tjera të Dangëllisë na shumë pak banorë, të shkrihet Komuna e Frashërit, Komuna që duhet të ruhet si monument historik, sepse është Komunë shqiptare qysh nga koha e Perandorisë Osmane në shekullin e 19-të. Ti harrohet emri i Frashërit e së toku me të edhe i Vëllezërve Frashëri dhe mësimet e tyre për Shqipërinë, duan disa. Këtë deshën edhe andartët grekë me 6 maj 1914 kur dogjën 318 shtëpi në Frashër (Selenica T., fondi 662, d.38, AQSh). Dhe kjo nuk është vetëm tronditëse, është vrasja e atdheut!

Me 25 maj 2013, në përkujtim të 167 vjetorit të ditlindjes së Naimit, bëmë homazh në Frashër për të nderuar vepren atdhetare të rilindasve. Shoqata Atdhetare Kulturore "Vëllezerit Frashëri" organizoi veprimtarine kulturore dhe konferencën shkencore “Kontributi madhor i Vëllezërve Frashëri në krijimin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit”. Ne vajtëm në Frashër dhe nderuam vehten! E kemi për nder dhe jo vetëm detyrë të nderojmë djemtë e ndritur të Frashërit, Abdylin, Naimin, Samiun dhe përmes tyre të gjithë Rilindjen Kombëtare, njerëzit dhe idetë e saja. Për fat të keq, edhe këtë vit, Ministria e Kulturës nuk ju përgjigj ftesës, si edhe gjatë dhjetë viteve të fundit.

*Artikull nga Prof. Dr. Alfred Frashëri*

*Botuar në Gazetën Dita, 11 Korrik 2013*
*dhe në Gazetën Telegraf, 22 Tetor 2013*

## IDENTITETI KOMBËTAR NË VEPRËN E NAIM FRASHËRIT



Në vjeshtën e largët të vitit 1990, kur v
pas tjetrit po çliroheshin nga regjim
Luftës së Dytë botërore, ndërsa ko
betoheshin të mbronin marksizmin,
kujtonim sa aktuale tingëllonin vargjet
shekull më parë:

*Manushaqe bukuroshe,*
*Pse s'ngre kryetë përpjetë,*
*Po rri e mpit' edh' e qetë,*
*Pse s'zbukuroh' e s'shëndoshe?*
*Pa shiko lulet' e tjera,*
*Q'u çel' e u lulëzuan,*
*Shih, pa shih ç'u zbukuruan,*
*I ngjalli përsëri vera.*

Në lëvizjen politike dhe në veprat e poetëve të Rilindjes sonë Kombëtare gjejmë ngahera ide të vyera dhe probleme që i përkasin kohës sonë. Ide dhe koncepte që na ndihmojnë të kuptojmë veten, që na hapin sytë kah e ardhmja jonë. Sepse kjo e ardhme nuk mund te jetë e pavarur nga e kaluara, në të cilën ka rrënjet identiteti ynë kombëtar.

Vepra letrare e Naimit dhe e rilindasve të tjerë na ka ndihmuar të njohim historinë, sepse kjo nuk mund të kuptohet thjesht nga trajtimi formal shkencor, që në një fare mënyre nuk ka njeriun si objekt të drejtpërdrejtë të

studimit. Objekti i saj është sistemi, shoqëria në përgjithësi dhe aspekte të zhvillimit të saj. Nga historia e sistemit ne kemi një farë mundësie të kuptojmë individin. Përkundrazi, vepra letrare na ndihmon të kuptojmë drejtpërdrejt njeriun, dhimbjen, vuajtjen njerëzore në poezi, legjendë a tregim qoftë. Jashtë dhimbjes njerëzore nuk mund të kuptojmë historinë, të shkuarën tonë. Edhe lindja e ideve, ecuria e vetëdijes kolektive janë procese që trajtohen me vërtetësi njerëzore nëpërmjet veprës letrare. Pra vepra letrare nga njohja e individit na orienton për të njohur edhe sistemin, historinë e tij. Në këtë kuptim vepra e Naimit tonë shkëlqen për humanizmin dhe ndrit horizontin e realitetit historik të një periudhe të rëndësishme të kombit shqiptar. Ajo u jep vërtetësi problemeve dhe aspiratave të asaj periudhe, nga më të ndriturat e historisë sonë.

Naimi nuk mund të kuptohet jashtë Rilindjes dhe as idetë e Rilindjes mund të njihen pa poezinë e Naimit dhe të poetëve të tjerë të asaj periudhe. Kjo, sepse vepra letrare tyre është sinteza e ideve dhe qëndrimeve të rilindasve në çështjen e lirisë dhe zhvillimit të kombit. Ka, doemos, një dialektikë mes veprës letrare të Rilindjes dhe veprimtarisë politike pas Lidhjes së Prizrenit. Nuk mund të mos theksoj se ajo çka sot na mahnit ështe horizonti që krijuan këta njerëz të mëdhenj. Ata nuk luftuan e krijuan thjesht për liri. Vepra e tyre sheh të ardhmen e, për të ndërtuar të ardhmen, duhet filluar me lirinë. Ky konceptim i thellë përbën thelbin e veprës letrare dhe filozofike të njerëzve të asaj kohe. Pikërisht kjo *platformë idesh mbi pavarësinë nga njëra anë dhe mbi të ardhmen e kombit* nga ana tjetër, e shndërroi atë lëvizje kombëtare në një Rilindje të vërtetë. Shpesh herë,

për probleme të kohës sonë duhet të vështrojmë kah idetë e tyre.

Duke biseduar me një mik në pragun e viteve ’90, kujtoj çfarë vërente për periudhën pas vdekjes së Gjergj Kastriotit: pas vitit 1467 vendi humbi njerëzit e shkolluar, kreret intelektualë që emigruan me shpresën që pushtimi do të shtrihej ne një interval kohor të kufizuar. Përkundrazi, ndodhi që pushtimi ottoman të ishte i pafund. Ndërgjegjja kombëtare rrezikoi të humbiste, gjuha po ashtu edhe pse tregoi një vitalitet të jashtëzakonshëm, falë veprës së korifejve të asaj periudhe, Barleti, Buzuku, Budi, Bogdani, Frang Bardhi, etj.

Por  edhe Rilindja Kombëtare nuk mund të kuptohet jashtë veprës së Naimit Kjo e vërtetë ka disa pamje: themeli i saj ashtë dashuria për mëmëdheun, pa të cilën nuk ka kuptim ndjenja e përkatësisë kolektive, pra ndjenja kombëtare. Dua të theksoj se shpesh herë përfshirja në Perandorinë Otomane dhe njëherësh integrimi i një pjese të popullsisë në universin e fesë islamike, në shekuj mund të kishin zbehur ndjenjën kombëtare. Në këtë kuptim problemi i pavarësisë lypte rilindjen e dëshirës për liri dhe kjo e fundit në thelb lidhej me disa aspekte te identitetit tone, në të cilat do të dëshironja të ndalesha.

Në kohët moderne identiteti i një populli lidhet me historinë, traditat, marrëdhaniet e ndërsjellta, artin popullor, etj. Në këtë kuptim, popujt e qytetëruar kanë edhe një komponente të randsishme në formimin e identitetit të tyre: veprën e njerëzve të mëdhej në fushën e politikës, artit e shkencës. Nuk përjashtohen raste që në periudha të

caktuara vepra e njerëzve të ndritur të lihet pas dore. Kjo mund të ndodhe fjala vjen, kur vepra e tyre nuk pajtohet me sundimtarët, me klasën politike të momentit ose kur nuk kuptohet prej saj në tanësinë e vet e ne idetë themelore që shpreh. Pra politika në jo pak raste i kthen kurrizin veprës së njerëzve të shquar. Kjo, sepse njerëzit e kulturës e të shkencës përgjithsisht shquhen për personalitet të fortë, nga i cili buron një nivel i lartë pavarësie në mendim e në pamjen e veprës që krijojnë.

Ne jemi bij të një kombi që lindi disa perandorë të Romës, prej të cilëve mjaft reformatorë të shquar (Diokleciani, Kostantini, etj.), Gjergj Kastriotin, Barletin, Bogdanin, Budin, familjen Albani, kryeministra në Itali [*Crispi*] e Turqi, rilindasit e shquar, mes të cilëve ndrit figura e Naimit, jemi bij të kombit të Gjergj Fishtës e Fan Nolit, të Nanë Terezës dhe shumë shenjtorëve lindur e flijuar në trojet shqiptare. *Nuk mund te kuptohet* formimi i tyre jashtë traditës dhe kulturës tonë. Nga ana tjetër, sot nuk mund të kuptohet identiteti ynë jashtë veprës madhore të tyre. Kohët e fundit kam gërmuar e menduar vazhdimisht për këto probleme, në rolin e qytetarit të thjeshtë. E kam bërë *sepse shumë herë kam ndeshur me intelektualë që denigrojnë historinë dhe vlerat e kombit tonë* ose e shumëzojnë atë me zero. Mendoj se kjo e ka burimin në një farë injorance, në thelb në mosnjohjen e historisë. Nga ana tjetër mund të konsiderojmë si burim edhe varfërinë e tejskajshme që krijoi sistemi totalitar i gjysëmshekullit të shkuar. Ai nivel varfërie goditi randë dinjitetin e individit, punëtor a intelektual qoftë, e në atë gjendje zor se mund të

ndjesh krenari a të vrasësh mendjen për identitetin kombëtar.

Filozofi i madh austriak, Karl Popper, pyetjes nëse ekziston një identitet kulturor europian, iu përgjegj me një studim. Ai shpjegoi themelin e këtij identiteti përmes katër tipareve: racionalizmi grek, krishtërimi, shpirti kritik dhe bashkëjetesa e ideve të ndryshme në gjirin e shoqërisë.

Racionalizmi, metodë (teori a veprim i ndërlikuar qoftë) e formë shkencore e të menduarit shprehet me qartësi në historinë tonë. Le të kujtojmë rolin e reformatorëve të shquar të Romës Antike, fjala vjen atë të perandorëve ilirë, Diokleciani e Kostantini. Kur, korrupsioni dhe mjaft vështirësi objektive po rrënonin perandorinë [8], Diokleciani konceptoi dhe realizoi reformën më të madhe në jetën e Perandorisë duke e lehtësuar qeverisjen, administrimin e saj. Kostantini duke shfrytëzuar lindjen dhe përhapjen e krishtërimit në një perandori të pamasë, e ndau atë në dy pjesë, secila më homogjene nga pikëpamja kulturore dhe gjeografike. Kjo i zgjati jetën perandorisë dhe kompaktësoi relativisht e përkohësisht strukturat e saj.

Dikush mund të thotë që gjeneralët ilirë, konsuj e perandorë, u formuan në universin e kulturës romane dhe vepra e tyre është frut i këtij formimi. Unë do të thonja që qytetarë të asaj perandorie ishin edhe galët, gjermanët, grekët e plot të tjerë, por konsuj e perandorë kanë qenë me dhjetra ilirë e jo të tjerë.

Le të kujtojmë një nga shprehjet më të ndritura të racionalizmit, (si praktikë e mendim njëherësh), në veprën monumentale të Gjergj Kastriotit. Ky princ i Kastriotëve me

një organizim gjenial përballoi ushtritë më të mëdha e më të organizuara të asaj kohe. Ai nuk qe vetëm një prijës i madh ushtarak, por edhe nje mendimtar i ndritur që shihte në mbrojtjen e krishtërimit të ardhmen e Europës. Kjo ide e tij për herë të parë e sheh krishtërimin si një nga themelet e përbashkëta të popujve europianë. Citoj studiuesin italian G. Otranto, profesor i Historisë së Krishtërimit Antik në Universitetin e Barit:

> "*Historiografia duhet të thellojë studimin e rolit që Gjergj Kastrioti ka pasur në krijimin e një ndërgjegje eurokrishtere moderne. Vepra e dyfishtë për të bashkuar vendin politikisht e për ta lidhur në mënyrë të qëndrueshme me sistemin e vendeve perëndimore, ishte një ide e projekt i ndritur dhe modern; do të thoja dramatikisht modern, një lloj intuite që e tejkalonte epokën e për të cilën Europa është ende debitore ndaj Skënderbeut dhe Shqipërisë.*"

Lëvizja për ringjalljen, rilindjen e vendit pati një konceptim gjenial. Ajo konsideroi jo pjesërisht, por në tanësinë e vet problemin e rilindjes së vendit me largpamësi të mahnitëshme: zgjimi i ndjenjës kombëtare, pavarësia dhe problemi i të ardhmes. Ky program kish nevojë për politikë, për luftë, për studime historiko-filozofike dhe sidomos për letrat, poezi e të tjera forma të krijimit artistik. Atë që duhej, ata e kryen. U gjetën politikanë të ndritur, filozofë e hulumtues të historisë e gjuhës sonë, luftetarë të shquar dhe njerëzit e penës, mes të cilëve shkëlqen ylli i Naimit tonë. Ky konceptim, problemin mjaft kompleks të asaj

kohe, e përballon në tre a kater drejtime që ishin themelor atëherë e, për shumë arësye, të tilla janë edhe sot. Këto ishin zgjidhje si në rrafshin teorik ashtu dhe në atë praktik.

### ***Vepra e Naimit e pasqyron qartë këtë përqasje racionale të rilindasve tanë***

Tek poezia e tij gjejmë përpjekjen e vazhdueshme për të zgjuar ndjenjën kombëtare, dashurinë për gjuhën tonë (si element thelbësor të identitetit tonë), nevojën për liri (që në formë alegorike e shohim te *Zogu dhe djali*), mendimin për të ardhmen dhe kjo, duke theksuar rëndësinë e dijes. Ai është formuar si poet poliedrik dhe krijon si i tillë, duke i kënduar mëmëdheut, dashurisë, nevojës për t'i parë njerëzit të bashkuar pavarësisht nga diferencat që kanë mes tyre, ai i këndon dijes si premisë për të ecur përpara, istinktit natyror për të jetuar i lirë, ai i këndon Perëndisë, ai shpreh nevojën për të kuptuar natyrën, universin duke shprehur edhe kufizimet njerëzore dhe limitet objektive që eventualisht dija mund të ketë [poezia *Filozofi*]. Vargu i Naimit, pra, shpreh dhe harmonizon aspektet e ndryshme të platformës rilindase dhe nuk i lihet rastësisë së krijimit poetik. Poezia e tij u bë limfa jetëdhënëse e idealit të lirisë dhe vetëdijes së kombit. Naimi nuk i shërbeu thjesht rilindjes së gjuhës shqipe, por me poezinë e tij hapi horizonte të reja dhe njëherësh i shtroi rrugën emancipimit të letërsisë.

### ***Aspekte te doktrinës fetare në identitetin tonë kulturor konfirmojnë përkatësinë e kombit shqiptar në komunitetin europian perëndimor***

Dua te drejtoj vemendjen në botëkuptimin e Naimit mbi aspekte të besimeve fetare të pranishme në historinë dhe të tashmen e popullit tonë. Do të donja të bindja edhe veten mbi një cilësi tej mase europiane që karakterizon botën fetare të shqiptarëve. Naimi, rritur dhe formuar në një Botë fetare më se tredimensionale, shpreh në veprën e vet një fenomen unik të identitetit tonë. Karakterizimi, sipas filozofit Karl Popper, i identitetit kulturor perëndimor me krishtërimin gjen në universin shqipetar një kompaktësi dhe shkallë të lartë përsosmërie, për të cilën ne duhet të jemi të vetëdijshëm. Pse?

***Së pari***, Popper e konsideron krishtërimin si një nga themelet e identitetit kulturor perëndimor. Shën Pali, në letrat drejtuar romakëve, njofton ungjillëzimin e Ilirisë. Mozaikët e kishave, duke filluar që nga shekulli IV, dëshmojnë gjithashtu që shqiptarët janë nga popujt e krishterë më të hershëm të Europës. Me këtë rast, dua të citoj përsëri italianin G. Otranto:

> "*Në shekujt pas Shën Palit, krishtërimi njohu një lulëzim të veçantë në Iliri, ku u formuan shumë dioqeza dhe u zhvillua një debat teologjik shumë i frytshëm për zhvillimin e doktrinës së krishterë.*"
>
> *(Shënime për rindërtimin historik të shtetit modern shqiptar, Puglia 1992)*

Dua të theksoj numrin jo të vogël të shenjtorëve nga krahinat e Ilirisë dhe katër prelatë ilirë që vihen në krye të kishës romane: Shën Eleuteri (178 – 193), Shën Karli (Caio)

283 – 296, Gjoni IV (640 – 642) dhe Klementi XI, i quajtur Gjon Francesk Albani (1700 – 1721). Ky i fundit është i familjes Albani, që emigron në Itali pas vdekjes së Gjergj Kastriotit (ishin vëllezërit Gjergj e Filip Mikeli de Lazi, prej Dukagjinit). Dua të citoj shenimin e prof. S. Castelli të Universitetit të Urbinos në janar 2009 :

> "*Shpresa dhe bindja e Klementit XI për të bashkuar Krishtërimin, pati përfundime konkrete e të gjera në Shqipëri, ku Kishat Katolike dhe Ortodokse për një priudhë të konsiderueshme u bashkuan. Figura e madhe e Klementit XI, që e shpallte veten publikisht si shqiptar me emrin origjinal të familjes, u interesua së tepërmi për rilindjen politike dhe fetare të atdheut të tij. Nën drejtimin e tij u zhvillua në 1703* Koncili i Parē Shqiptar *që përcaktoi drejtimet kryesore të klerit në çeshtjen e dogmës, në atë morale, kanonike dhe pastorale. Theksojmë afrimin e madh mes Kishave Katolike dhe Ortodokse në Shqipërinë e asaj periudhe historike. Ndër ata që përqafuan islamizmin, shumë zgjodhën sektet më pak fanatike, si fjala vjen bektashinjtë.*"

Dua të citoj edhe përfundimin në të cilin arriti Kardinal Scola i Venecias pas vizitës së tij në një dioqezë katolike në Ferizaj të Kosovës, ku shumica e banorëve janë myslimanë. Ai u mahnit nga bashkëjetesa mes katolikëve dhe myslimanëve, sidomos nga pjesëmarrja e këtyre të fundit në festën e Zonjës Shën Mëri dhe në festa të tjera të katolikëve të zonës. Ai ftoi politikanët europianë të njohin këtë realitet

si të vetmen rrugë të bashkëjetesës se besimeve të ndryshme fetare në shoqëritë europiane, problem dita ditës më i mprehtë.

Nuk mund të mos citoj adhurimin e poetit Lord Byron për shqiptarët. Ai i përshkruan cilësitë e larta morale, karakterin dhe koherencën e tyre me bindje të veçantë:

*.......................................*
*Të rreptë bijt e shqipes*
*.........................................*
*Kush e duron si ata mundin e luftës?*
*Shkëmbinjtë e tyre s'janë ma të patundur.*
*Ç'armiq për vdekje, po sa miq besnikë*

Miku i tij, tjetri poet i madh romantik Percy Shelley (1792 – 1822) e dëshmon adhurimin e Byronit për shqiptarët dhe na kujton nofkën *Alb,* me të cilën e thërrisnin mikun e tyre.

***Së dyti,*** dua të theksoj çfarë e dallon realitetin shqiptar si unik nga pikëpamja që po sqaroj më poshtë: Shqipëria shënon fillimin e krishtërimit ndër vendet europiane, madje që në vitin 100, menjëherë pas Krishtit, peshkopi dhe biri i Durësit, Astio, martirizohet nga romanët në dyert e Durësit dhe bëhet një nga shenjtorët e parë të krishtërimit. Nga ana tjetër trevat shqiptare kanë dhanë një ndihmesë të shquar në fushën e teologjisë, një numur të konsiderueshëm shenjtorëh dhe po ashtu në drejtimin e Kishës para dhe pas ndarjes së saj, me disa Papë të kishës romane.

Pra jo vetëm një popull, historia e të cilit është e lidhur ngushtë me krishtërimin, por edhe që në historinë e tij ka patur një bashkëekzistencë paqësore të vazhdueshme mes

qytetarëve të besimeve fetare të ndryshme. Kjo përbën një tipar të rallë edhe në historinë e popujve perëndimorë.

Naimi pra, në veprën e tij ka paraqitur e theksuar pikërisht këtë aspekt të identitetit të historisë tonë e që dallon kombin shqipëtar. Siç e thashë, mbase edhe në krye të këtij meditimi, te Naimi gjejmë poezi për Abaz Aliun, për Krishtin e Shën Mërinë. Poezia e tij, të themi fetare, por me karakter të theksuar laik, këndon kryesisht për Perëndinë pa i dhënë asaj asnjë formë të krishterë e as islamike. Këtë ai e bën me një natyrshmëri që të preh shpirtin. Ai e ka kuptuar dhe vlerësuar këtë tipar të identitetit shqiptar që, doemos katër shekuj të pushtimit otoman mund edhe ta kenë zbehur sado pak. Prandaj i duhet të tregojë se nga pikëpamja fetare, ajo që na karakterizon, nuk është krishtërimi, as islamizmi por ndjenja fetare, që na bën të ndjehemi si *bij të të njejtit Zot.*

Misionari italian At Severino Consolaro, në vitin 2005, shkruan:

> “*Në Shqipërinë post-komuniste varfëria e vërtetë nuk është uria, unë shoh një popull të qetë, jo të pasur dhe as edhe shumë të varfër, por me shumë dinjitet. Nga ana tjetër shpesh herë ata japin përshtypjen të kenë humbur kujtesën historike rreth potencialeve njerëzore që kanë, edhe pse në shekuj kjo tokë ka qenë shembull i guximit, i heroizmit dhe shenjtërisë. Në këtë vend nuk ekzistojnë diferenca. Të krishterë, ortodoksë, myslimanë e bektashinj*

> *Shën Antoni i ka bashkuar në një entitet të vetëm.”*

Konceptimi i Naimit për shqiptarët si bij të të njejtit Zot, i jep dritë idesë, sipas së cilës shqiptaria shndrrohet në një tipar që përfshin edhe aspektin fetar e që i bën shqipëtarët një komb unik e të bashkuar. Ky mund të konsiderohet një *harmonizim mahnitës i dy tipareve të Popper_it*: thelbi fetar nuk cënon bashkëjetesën e ideve të ndryshme në të njejtin realitet, edhe kur bëhet fjalë për një realitet fetar tredimensional. Pikërisht këtë realitet historik ka pavdekësuar Naimi në poezine e tij dhe ne duhet të jemi lumturisht të vetëdijshem që kjo cilësi karakterizon identitetin tonë kombëtar nga pikëpamja kulturore.

Nuk mund të mos them ***dy fjalë për botëkuptimin e Naimit***, për të cilin ndonjë studjues mendon që, herë herë merr formën e panteizmit. Naimi vjen nga një familje tradicionalisht të besimit bektashian, më liberali nder sektet islamike. Ai nuk është i vetmi rast, që edhe pse besimtar jeton e krijon si laik. Kështu kanë vlerësuar edhe shumë figura të shquara të artit e shkencës në vendet europiane. Naimi ka një pikëpamje shumë laike, liberale e moderne për raportin me Perëndinë. Nuk ka gjurmë panteizmi në poezinë e tij. Unë do e interpretoja ndryshe këtë çeshtje.

*Se pari*, ai është besimtar i një feje monoteiste, pra po të kujtojmë se ç’është panteizmi:

> *Panteizëm [pan = gjithëçka, theos = Zot], do të thotë "Zoti është gjithëçka. Sipas panteizmit Universi, Natyra janē të*

> *njëvlerëshme me Zotin. Nga ky konceptim buron idea sipas së cilës ligji natyror, ekzistenca dhe Universi janë të lidhura me parimin teologjik të një Zoti abstrakt e jo të një a shumë Perëndish të personifikuara në ndonjë farë mënyre.*

shohim sa e hollë është diferenca mes termave *Zot abstrakt* e *Perëndi e personifikuar në ndonjë farë mënyre*. Naimi shprehet i mahnitur për veprën e Perëndisë në aspektet e ndryshme të saj. Ai është monoteist dhe këte e provon edhe kur shkruan për profetët, të cilësdo feje qofshin. Veprën e Zotit ai e sheh kudo: tek njeriu, tek malet, lulet, tek kafshët. Kjo, e tija, duhet parë si një formë perceptimi e një njeriu të lirë, në thelb laik, pra thuajse aspak të kushtëzuar nga dogma. Do ta quaja poetik perceptimin e tij prej artisti. Nuk mund të gjykohet nga përdorimi i lirë i figurave letrare pikëpamja e Naimit për fenë. Kur dëgjojmë një sinfoni e themi, *ç'muzikë hyjnore*, kjo nuk do të thotë që në tingujt e asaj muzike shohim një *Hyjnì* a *Perëndì të muzikës*. Një mik, profesor në Institutin e Arteve në Venetik, vizitoi Shqipërinë në krahinën e Korçës për të parë veprat e artit në kishat e krahinës. Kur e pyeta si kish ngrënë në atë krahine, më tha: *Ho mangiato divinamente ovunque*, pra kudo kish ngrënë në mënyrë hyjnore. Nga kjo unë nuk deduktova që ai të ketë konsideruar si *hyjnì të rralla byrekët që kish ngrënë* në malësinë e Korçës. E tija ishte thjesht një mënyrë për të shprehur përshtypjen për guzhinën e krahinës korçare.

Mahnitja e Naim Frashërit për Krijimin, na kujton ekzaltimin e të riut Einstein, gati bashkëkohës i poetit tonë. Fizikanti çifut nuk ishte besimtar. Ai shkruan:

> "*Nëse ka një ndjenjë të thellë fetare, kjo në radhë të parët duhet kërkuar te shkencëtarët, sepse me studimet e tyre ata zbulojnë dhe kuptojnë më shumë se kushdo atë përsosmëri dhe harmoni të Universit, që na mahnit.*"

Pikërisht në këtë kuptim Einsteini fliste për Ndjenjën Fetare Kozmike. Këto mendime ai i ka përmbledhur në fund të jetës së tij në të ashtuquajturin testament *Si e shoh unë Botën* [6]. Pikërisht nga kjo përsosmëri dhe harmoni e Universit ishte magjepsur edhe poeti ynë i Frashërit. Ajo që shfaqet si admirim për Natyrën a si vepër e Perëndisë në të gjitha bëmat e saj, mendoj se s'ka të bëjë me panteizmin; unë e shoh më afër me idenë e Ndjenjës Fetare Kozmike, që karakterizon mendimin shkencor e filozofik modern, ajnshtajnian të periudhës mes shek. XIX dhe XX.

Më tej, fizikanti dhe filozofi austriak Fritjof Capra, specialist i energjive të grimcave elementare, pas viteve '72 iu kushtua studimit të sistemeve filozofikë të Lindjes: taoizmi, budizmi e induizmi e për të cilat ka botuar mjaft. Dua të theksoj librin e tij *Tao i fizikēs*, një kryevepër e vërtetë në fushën e krahasimit të sistemeve klasikë të filozofisë e bestseller me 48 botime në 23 gjuhë [11]. Sipas tij, teoritë moderne të fizikes pajtohen më shumë me idetë e sistemeve filozofike, si induizmi, budizmi e, më para akoma, taoizmi. Ai flet për të ashtuquajturin Vallzim Kozmik, shprehje e evolucionit të vazhdueshëm të materies e Universit. Në

konceptimin e filozofit Fritjof Capra, intelektual laik i besimit katolik e më pas i magjepsur pas budizmit, Perëndia shfaqet kudo, në të gjitha format, pikërisht si e percepton Naim Frashëri.

Theksova sa më lart sepse, mendoj, që në rastin e një njeriu të madh si Naimi, nuk duhet të shqetësohemi për detajet e besimit fetar, por për të tjera pamje të personalitetit aq kompleks të tij, mes të cilave qetësia apostolike, shprehje e forcës së tij dhe laiciteti e thellë, shprehje e lirisë dhe pavarësisë së këtij intelektuali të madh patriot.

Për njerëz të mëdhenj, me një botëkuptim laik, si tre figurat që citova më lart, nuk ka rëndësi forma, por thelbi. Dikush sheh magjinë e Krijuesit Hyjnor sikundër Naimi, dikush tjetër i referohet të ashtuquajturës Inteligjencë e Natyrës, harmonisë mahnitëse të Universit e të tjerë akoma i referohen dogmës fetare. *E rëndësishme është që ndërmjet interpretimeve të shumta të së vërtetës, ndryshimet të mos bëjnë të pamundur dialogun.* Në këtë kuptim Naimi me poezinë e tij kushtuar problemeve fetare, shpreh edhe tolerancën e madhe të shqiptarëve në historinë mijravjeçare duke dhanë një ndihmesë themelore në paqëtimin e matejshëm të kombit, aq jetik për idetë dhe veprimtarinë e Rilindjes Kombëtare.

### Disa mendime *mbi rolin e Naimit në problemin e gjuhës si element themelor të identitetit tonë kombëtar*

Rilindasit kanë hulumtuar mbi origjinën e popullit tonë dhe janë përpjekur të na bindin me veprën e tyre për lashtësinë e tij. Dua të theksoj që teza mbi lashtësinë e kombit

shqiptar dhe gjuhës së tij zotëron opinionin mbarë europian duke filluar nga shekulli i XVII. Në shekujt e matejshëm kjo tezë ashtë mbështetur nga shumica e shkollave europiane, sidomos gjermane, austriake, skandinave, angleze e amerikane. Kur në bisedimet e Pasluftës së Parë Botërore, pjesë të konsiderueshme të trojeve iu dhanë Greqisë e shtetit të porsaformuar jugosllav, edhe Italia paraqiti pretendime në të njejtin drejtim. Është e famëshme vetoja nga ana e Presidentit amerikan Wilson me thënien:

> "*Mjaft me pretendime. Nuk mund të zhdukim nga harta europiane kombin më të vjetër të kontinentit.*"

Parametri thelbësor i lashtësisë së një kombit ashtë gjuha e tij. Shqipja është konsideruar që nga koha e dijetarit Leibnitz (filozof e matematicien) si gjuha më antike e Europës. Madje ky filozof e matematikan i madh gjerman i shekullit XVII ka hartuar të parin fjalor të shqipes me rreth 1100 fjalë. [*I pari si i huaj, sepse u botua pak vite pas fjalorit të Frang Bardhit*].

Primati i gjuhës shqipe është konfirmuar kohët e fundit edhe nga *Websters New Twentieth Century Dictionary,* [13], mbi bazën e studimeve të thella të disa akademive të vendeve anglosaksone e skandinave. Sipas veprës së cituar më lart, *Shqipja është gjuha më e vjetër Indo-Europiane*. Në këtë vepër ata kanë botuar edhe drurin gjenealogjik të të gjitha gjuhëve të grupit indoeuropian, ku shqipja ka vendin e parë të gjuhës më të vjetër dhe termi është pikërisht *The Albanian language is the oldest Indo-European idiom.* Pas saj vijnë gjuhët gjermanike, më pas armenishtja dhe me

pas akoma gjuha helene e greqishtja së bashku me gjuhët kelte.

A mund të mos jemi të vetëdijshëm për këtë fakt të historisë dhe të ekzistencës sonë?

Pas pushtimit otoman, Ligji i Haramit (mallkimit) – shprehje e hakmarrjes ndaj epopesë së Gjergj Kastriotit e princave të shumtë shqiptarë, vendi u rrënua për një kohë shumë të gjatë, deri në Ligjin e Hyrjetit (faljes). Gjuha rrezikoi të njejtin fat, por në saje të veprës së Marin Barletit, Gjon Buzukut, Pjetër Bogdanit, Pjetër Budit, Frang Bardhit (që po e quajmë *Plejada 5B*) e të tjerëve, gjuha tregoi një vitalitet të jashtëzakonshëm. Martin Luteri përktheu në gjermanisht Ungjillin në 1537. Buzuku këtë punë e bëri me Mesharin në vitin 1555. Leximi në shqip i lutjeve gjatë meshave dhe në jetën familjare, qe një akt i lartë e largpamës i dijetarëve si Buzukut, ajo ishte shprehje e dashurisë për gjuhën amtare dhe një nga rrethanat e shumta të ruajtjes së pastërtisë dhe pasurisë së saj. Madje para Buzukut, peshkopi matjan Pjetër Budi mblodhi priftërinjtë e dioqezës së tij dhe porositi që lutjet dhe fjala e Perëndisë duheshin kryer vetëm në gjuhën amtare, sepse njeriu i thjeshtë komunikon qartë me Zotin vetëm me gjuhën e vet.

Një nga kryeveprat e Rilindjes qëndron në kujdesin për gjuhën, që sidoqoftë ish varfëruar sidomos në aspektin letrar të saj gjatë letargjisë të katër shekujve të errësirës. Lëvizja për të cilën flasim mund dhe duhet konsideruar edhe Rilindje e gjuhës amtare. Në këtë drejtim ndrit roli i Naimit me veprën e tij letrare. Ringjallja e gjuhës në nivele

artistike të randësishme së bashku me përmbajtjen patriotike të veprave që krijoi, shënon një nga arritjet më me vlerë të Rilindjes Kombëtare. Naimi dhe të tjera figura si ai, e ngritën në art përdorimin e fjalës duke mbushur atë boshllëk të krijuar nga robëria e gjatë. Ata ringjallën dhe zhvilluan më tej letërsinë, që para tyre kish pasur karakter kryesisht fetar e filozofik, si në veprën monumentale të *Plejadës 5B*. Vepra e Naimit përforcon dukshëm natyrën laike të krijimit letrar në gjuhën shqipe. Gjithashtu, ai zgjeroi në mënyrë të ndjeshme e në përputhje me kohën tematikën e poezisë, mbi probleme të marrëdhanieve mes shqiptarëve, mbi të mirën e të keqen, me dashurinë e me çeshtje të botëkuptimit filozofik, pasqyruar këto në veprën letrare, aq sa e lejonin rrethanat.

Koha tregoi vlerën e madhe të kësaj vepre themelore *të rilindjes dhe pasurimit të mëtejshëm të gjuhës.* Dëshmon fakti që kjo lëvizje shënoi fillimin e një procesi të vazhdueshëm në ecurinë e shqipes. Ajo s'u ndërpre, por vazhdoi me figura të mëdha si Ndre Mjeda, Gjergj Fishta, Fan S. Noli, Ernest Koliqi e Faik Konica, Migjeni, Lasgush Poradeci e shumë të tjerë.

Sa thashë më lart ka një arësye. Shpesh herë Rilindja jonë studjohet në librat e letërsise dhe të historisë e duket si një relike e kohëve të shkuara. Jo të gjithë e kuptojnë që ajo Rilindje i hapi Universit shqiptar udhën e lirisë e të zhvillimit, nëpërmjet emancipimit të tij. I hapi udhën e diturisë, kusht gjithmonë e më vendimtar i zhvillimit në kohën tonë. Ideja e Rilindjes shqiptare nuk ishte një shpikje e disa ideologëve, veprës të të cilëve ne u përunjemi sot me mirënjohje. Ajo e ka rranjën në një prirje të theksuar

të kombit, që na lejon ta konsiderojmë si tipar të identitetit shqipëtar. Le të përmendim disa fakte që na mahnitin.

Një grua e shquar, e quajtur Kushe Micja, në vitin 1858 hapi të parën shkollë femënore në Shkodër e katër vjet ma pas të njëjtin hap bën Sevasti Qiriazi në Korçë. Ashtë interesante të kujtojme që Polikseni Luarasi ashtë e para vajzë e regjistruar në një shkollë djemsh në Korçë, që në 7 marsin e largët të vitit 1887. Këto fakte nuk ishin verifikuar ende në shumicën e vendeve të zhvilluara të Europës perëndimore të asaj periudhe.

Motrat Qiriazi krijuan në Worcester të parën parti shqiptare femënore të quajtur *Partia Politike Shqiptare* me presidente Zonjën Sevasti Qiriazi. [*Enciklopedia e Gruas shqipetare, Dr. Zenepe Dibra*]

Pra ideja e emancipimit te qytetarit ishte pjesë organike e jetës së shoqërisë shqipëtare dhe si e tillë u pasqyrua në konceptimin e Rilindasve tanë. Kjo u bë pjesë e idesë ma të madhe për lirinë e individit, pa të cilën nuk mund të konceptojmë lirinë e kombit. Ishe i ndritur, mund të them hyjnor, çdo koncept i formuar nga Rilindasit e që Naimi ynë i bëri të pavdekshëm me poezine e vet.

Në historinë e 20 shekujve të fundit, ne nuk kemi një levizje politiko shoqërore kulturore aq të rendesishme e të plotë sa ajo e Rilindjes Kombëtare. Nuk mund të mos theksoj që kjo lëvizje kulturore e magjishme nuk lind nga hiçi. Ajo ringjall traditën e madhe të humanistave të mëdhenj (Plejada 5B e shumë të tjerë) duke filluar nga shekulli XVI e më tej. Le të kujtojmë krahas veprës madhore të Budit, Buzukut, Frang Bardhit e Pjetër

Bogdanit në fushën e gjuhës, poezisë e filozofisë edhe mësimin e gjuhës shqipe nga shumë klerikë. Këta në prani të pushtimit ottoman e te qëndrimeve shoviniste te vendeve fqinje, krijuan shkolla duke flijuar për këtë vepër edhe jetën e tyre.[14,][12]

Rilindja Kombëtare ringjall pikërisht traditat më positive të kombit në fushën e gjuhës e të kulturës në përgjithësi. Le ta çmojmë ate si e meriton, si themel kuturor të zhvillimit. Le të mos e harrojmë atë, por ta shohim si udhërrefyes të ecurise kombetare. Einsteini shkruante:

> *"Nuk jam i sigurt për pafundësine e Universit, përkundrazi jam i bindur për pafundësinë e mediokritetin njerëzor".* [7]

Nuk di si ta gjykojmë faktin që mungon ende një rrugë e saktë që të sjellë vizitorët nga an'e kënd Shqipërisë në Frashër, ky vend i shenjtëruar nga vepra e bijve të tij.

Shpesh herë në veprimtarinë e politikës gjejmë pak mendime për të ardhem. Herë të tjera ajo nuk është në gjendje të përcaktojë udhët e zhvillimit në përputhje me traditën e kombit të vet.

Naimi u formua në liceun e Zosimesë ku ka njohur poetët dhe filozofët e mëdhenj të Europës e të Lindjes së Afërme. Në evolucionin kulturor dhe filozofik, do të thoja që ai dhe Samiu kanë ndikime dhe bëjnë të vetat botëkuptimin e iluminizmit dhe idetë përparimtare të Europës Perëndimore. Kjo mund të jetë e diskutueshme, por në fakt ata të ardhmen e vendit e panë në dy aspekte që përkojnë me një konceptim modern të periudhës mes shekujve XIX

dhe XX: nga një anë liria e individit, nga ana tjetër zhvillimi i shoqërise me rolin e pazevendësueshëm të dijes.

Shoqëria kapitaliste perëndimore u fut në këtë rrugë me reformat e Pasluftës së Parë Botërore, që zhvilluan arësimin publik, sistemin e pensionit e atë të shëndetësisë publike, etj. Rilindasit tanë kristalizuan që në dekadat e fundit të shekullit XIX këtë ide të madhe për zhvillimin e vendit dhe emancipimin e shoqërisë. Mjerisht, në shumë raste vihet re një mospërfillje e problemeve të emancipimit të shoqërisë sonë, që në thelb lidhet me cilësinë e arsimit publik. Kisha parasysh këtë lloj mediokriteti kur citova Einstein_in.

Eksperienca tregon që vendet më të zhvilluara kanë qëndrueshmëri në zhvillimin e tyre kur shkalla e emancipimit të shoqërisë është e kënaqshme. Me rënien e perandorisë austriake zhvillimi i kombit austriak, në kuptimin  e gjerë të fjalës, nuk u ndërpre dhe sot paraqitet si një nga kombet më të përparuara të Evropës. Përkundrazi, pas rrënojave të perandorisë otomane, shohim një shtet, që edhe pse me të drejtë ruan krenarinë për historinë e vet, nuk arrin të bëjë pjesë në grupin e vendeve ma të zhvilluara të kontinentit.

Në jetën e dy perandorive, diferencat përmblidhen kryesisht në shkallën e emancipimit të shoqërisë. Kontributi i të parëve në shkencën dhe kulturën botërore është i madhërishëm, gjë që nuk mund të thuhet për të dytët. Tabani, pasuria kulturore ishte garanci për zhvillimin e mëtejshëm të vendit. Kjo, sot më shumë se kurrë.

[ *Në një intervistë të vitit të kaluar, ministri i arsimit i Suedisë tregonte: "Pas Luftës së Dytë*

*Botërore, klasa politike e vendit, duke dashur të projektojë një të ardhme të ndritur të kombit, përcaktoi drejtimet për sendërtimin e kësaj aspirate: arsimi, kërkimi shkencor, sistemi publik i shëndetësisë dhe efektiviteti i administratës publike. Këto drejtime përbëjnë një politikë kombëtare, pra jo partiake.* ]

Të rinjtë tanë do të jenë në gjendje ta thonë qartë fjalën e tyre për të ardhmen e vendit, duke u formuar si qytetarë të një shteti modern. Ky formim, mjaft kompleks, ka si hallkë kryesore shkollën. Identiteti kulturor, formuar në mijëravjeçarë, në kohët moderne pasurohet dhe gjen shprehjen e vet thelbësore, në përgatitjen kulturore e shkencore të qytetarit.

Ne, pas gjysem shekulli të regjimit totalitar, porsa futur në rrugën e demokratizimit, nuk e kemi rrugën të shtruar. Ai vakum mes gjendjes shumë të prapambetur të para dy dekadave dhe asaj ku kemi arritur sot, gradualisht po eliminohet. Më tej, ose gjejmë një ekuilibër relativ në nivele të ulta ose, përkundrazi projektohemi kah një e ardhme e begatë. Për këtë, kemi trashegimin e Rilindasve me idetë e së ardhmes drejt një shoqërie më të emancipuar e më të zhvilluar, ide që mund të përmblidhen me vargjet e Naimit:

*O burra shqipëtarë,*
*Të marrim dituritë,*
*Se s'është koh' e parë,*
*Tani lipset dritë*

Duke kujtuar ditëlindjen e Naimit të Madh, duhet dhe mund të pretendojmë atë vetëdije që na jep të drejtë të

quhemi bij të kombit të gjuhës më të lashtë, bij të kombit të sa e sa figurave madhore, si Gjergj Kastrioti, plejada Buzuku, Budi, Bogdani, Bardhi, popull i shenjtorëve dhe martirëve të krishtërimit, jemi bij të popullit që lindi rilindasit tanë, e më pas Fishtën, Nolin, Lasgush Poradecin e Kadarenë, mes të cilëve ndrit ylli i Naimit tonë.

**Bibliografi**


1. Sami Frashëri, *Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e ç'do të bëhet*, Shtëpia Botuese Mësonjëtorja, Tiranë 1999
2. Naim Frashëri, *Bagëti e Bujqësia, Lulet e verës e vjersha tjera*, Shtëpia Botuese Dituria, Tiranë 2001
3. *Harmonia fetare në Shqipëri - shembull unik i dashurisë njerëzore në botë*, (Papa Benedikti XVI), gazeta *Koha Jonë*, 6 maj 2012
4. Laurant Bica, *Naimi në Kostandinopojë*, monografi, botues Universiteti Kristal, Tiranë, 2009
5. Bertrand Russell, *Sceptical Essays*, George Allen & Unëin Ltd, London, 1928
6. Albert Einstein, *Come io vedo il mondo*, Grandi tascabili Economici Newton, Roma 1988
7. Albert Einstein*: Pensieri, idë, opinioni*, Grandi tascabili Economici Newton, Roma 2004
8. C. Warren Hollister, University of California, Santa Barbara, *The Making of England, 55 B.C. to 1399*, D.C. Heath and Company, 1988
9. Giorgio Otranto, *Dagli Illiri agli Albanesi*, Konferenca organizuar nga Komisioni i BE mbi edukimin ndërkulturor, në Puglia, 1992, vëllimi përmbledhës i

kumtesave botuar nga IRRSAE Puglia, bari 1992 (pag. 31- 48)

10. Albert Frashëri, *Valori e problemi della cultura albanese nei riflessi sulla scuola*, Konferenca organizuar nga Komisioni i BE mbi edukimin ndërkulturor, në Puglia, 1992, vëllimi përmbledhës i kumtesave botuar nga IRRSAE Puglia, Bari 1992 (pag. 260 - 279)

11. Fritjof Capra, *Il Tao della fisica,* Adelphi Edizioni, Milano 1997

*12.* Edwin E. Jacques, The Albanians: *An Ethnic History from Pre-Historic Times to the Present,* Mc.Farlands & Company, Inc. Publishers, Jefferson, Nord Carolina, 1995

*13. Websters New Twentieth Century Dictionary,* [Botim i Dytë pa Shkurtime, William Collins and World Publishing Co., inc., London 1975]

14. Àt Marin Sirdani, *Vepra atdhetare e françeskanve në Shqypni,* Revista Hylli i Dritës, n. 12, 1940, Shkodër

*Prof. Dr. Albert Frashëri*

*Referuar në Kuvendin e ditës Naimjane,*
*Frashër, 25 maj 2011*

## PAVARËSIA E SHQIPËRISË – BIJË E RILINDJES SONË KOMBËTARE

Duke dashur të shkruaj këto mendime mbi Pavarësinë dhe Rilindjen Kombëtare, solla ndër mend një shprehje të patriotizmit të vëllezërve tanë kosovarë: ata ndër emrat e rinj, me te cilët pagëzojne fëmijët e tyre, përdorin edhe të tillë, si Frashër, Vjosa, Berat, etj. Kështu kërkova në internet me emrin Frashër dhe gjeta fatmirësisht historianin Frashër Demaj të Prishtinës. I shkruajta një mesazh duke e pyetur për këtë zakon të shekullit të fundit e të përhapur jo vetëm në Kosovën martire, por edhe në Shqipëri. Ja se çfarë përmban ky letërkëmbim:

*Nga: Alberto Frasher  pēr Frashēr Demaj, 30 Mars 2012, ora 15:27*
*I nderuari Dr. Frashër Demaj,*

*. . . . . Këto ditë po hedh në letër mendime mbi Rilindjen dhe Pavarēsinë, për veprimtaritë në Frashër në ditën e 25 majit, datëlindje e Naim Frashëri. Dua të analizoj disa qëndrime që i konsideroj jo fort korrekte nga ana shkencore e që në një farë kuptimi kufizojnë idenë e pavaresisë së kombit në një shtet të pavarur.*

*Dua të theksoj se lufta për pavarësinë, madje edhe vetë kerkesa, dëshira dhe lufta në planin ushtarak, nuk do të kishin kuptim pa pas arritur mē parë krijimin e një vetëdije kombëtare,*

*sikundër bënë patriotët dhe intelektualet e shquar të të gjitha trojeve shqiptare.*

*Sot shpesh herë, tek ne dhe në kombe të tjera europiane, politikanët nuk para i referohen urtësisë, mësimeve, ideve të mëdha të figurave të ndrituna të kombi. Mbase rastësisht e pa vetëdije ata druhen të ballafaqojnë mediokritetin e sotëm me idetë e mëdha të paraardhësve tanë, që ne i nderojmë si simbole të kombit. Druaj që mund të bahet rrugë që këto figura-simbole të ndrituna të historisë sonë, të ndērrohen sipas shijeve politike të ditës.*

*Duke e menduar Pavarësinë jashtë Rilindjes Kombëtare, sikundër vërehet ndonjëherë në praktikën dhe konceptimin e gabuar të politikës, më vajti mendja tek një shprehje e ndritur e patriotizmit kosovar. E kam fjalën për shumë familje të trojeve kosovare që u japin bijve të tyre emra vendesh historike, si Frashër, Delvina, Vjosa, etj. Kjo ēshtë aresyeja që mē shtyri të kërkoj në internet emrin Frashër dhe gjeta tek familja dhe vetja juaj këtë shprehje të patriotizmit kosovar.*

*Pra ju pershendes nga larg duke uruar të mira e begati për Ju dhe të dashurit tuaj.*

*Albert Frashëri*

Frashër Dema më shkruan:

*Nga: Frasher Demaj pēr Frasheri Albert, 6 Prill 2012 22:56*
*I nderuar Prof. Dr. Albert Frashëri,*

*Kërkoj falje për përgjigjen e vonuar. Faleminderit për respektin e konsideratën Tuaj. Unë jam nga një fshat ku buron Drini i Bardhë, 7 km në dalje të qytetit të bukur të Pejës. Jetoj dhe punoj në Prishtinë.*

*Gjyshi im, që unë nuk e kam njohur (ka vdekur 2 vjet para lindjes time), e kishte lënë amanet që mua të më quanin Frashër, meqe dy vellezerit e mi më të mëdhenj quheshin Faik (Konica) dhe Naim (Frashëri). Dashurinë për Shqipërinë e ka shfaqur dhe e shfaq çdo kosovar. Ka plot emra të vajzave dhe djemve kosovarë nga qytete, fshatra, e personalitete të Shqipërisë si: Vjosa, Saranda, Delvina, Shkumbini, Labinoti, Shkëlzeni, Berati, Miloti e plot emra të tjerë. Ne e donim dhe e duam fort Shqipërinë.*

*Ju përgezoj për shkrimet tuaja. Nga ato mësova që edhe problemet e komplikuara të historisë mund të gjejnë qartësi të plotë me petkun e gjuhës dhe llogjikës suaj shumë të qartë. Do kisha deshire të takoheshim e të pinim kafe së bashku.*

*Me respekt të veçantë, Prof. asoc. Dr. Frashër Demaj*

Marr me mend trishtimin e gjyshit të historianit Frashër Demaj, po të ngrihej nga varri për të gëzuar me ne këtë qindvjetor të Pavarësisë, në vendin e Naimit, braktisur në majë të maleve të larta të asaj poeme hyjnore e të gjithë shqipëtarëve. Ai plak i urtë e kish kuptuar fort mirë që pavarësia është një nga bijat e Rilindjes Kombëtare, ndaj i

pagëzoi nipërit e tij me emrat e Frashërit, të Naimit e të Faik Konicës, të Vjosës e të Beratit.

Natyrisht ne të gjithë e dimë që Rilindja parapriu Pavarësinë. Historia nuk mund t'i invertojë këto dy ngjarje epokale. Una do të doja vetëm të analizoja raportin mes tyre, për të qartësuar veten dhe ata që ndjehen të paditur si unë. Nuk dua të hiqem i përunjur, përkundrazi, urtësia e lashtë, nga kohët e Sokratit, na kujton që dituria në thelb është aftësia për të ndjerë padituriné vetiake. Njeriu i paditur mendon që di e njeh gjithshka, çdo të vërtetë. Pikërisht kjo më shtyn në këtë përsiatje mes Rilindjes e Pavarësisë

### *Rilindja dhe Pavarësia - ngjarje kyçe të historisë së kombit shqiptar*

Rilindja Kombëtare dhe Pavarësia janë dukuri të shquara që i japin kuptim ekzistencës sonë, sikundër yjet i japin dritë qiellit të pafund. Pa këta yje, qielli dhe hapësira kozmike do te ishin një errësirë e pafund dhe e trishtuar. Ekzistenca e tyre do ishte e panjohur për ne. Rilindja solli atë dritë që i dha ndriçim universit shqipëtar, trevave e të folurës shqip, na bëri të vetëdijshëm për identitetin e shqiptarëve dhe bëri të natyrshëm problemin e mëvetësisë së kombit në një shtet të pavarur.

Të mendosh Pavarësinë jashtë Rilindjes sonë Kombëtare është njëlloj si të brohorisësh topin kur hyn në rrjetë e jo lojtarët që ndërtuan lojën me synimin e golit. Fluturimi i parë kozmik rreth Tokës në tetor 1957 nuk ishte meritë e

satelitit; merita është e studimeve shkencore gjatë shekullit XIX-të që bënë të mundur projektimin dhe realizimin e fluturimeve kozmike.

> *Pavarësia si problem merr kuptim në mjedisin politiko-kulturor që vepra monumentale e rilindasve krijoi, si shprehje universale dhe unitare e një kombi që formoi e konsolidoi vetëdijen mbi ekzistencën e vet. Së dyti, ajo u sendërtua falë luftës e përpjekjes vigane të luftëtarëve shqipëtarë në kushtet historike të Lidhjes se Prizrenit e të dhjetëvjeçarit që paraprìu luftën e parë botërore.*

Të shkëputesh Pavarësinë nga Rilindja Kombëtare, si bijën nga nëna që e solli në jetë, do të thotë:

*a)* të tjetërsosh të vërtetën historike;

*b)* t'i bësh një dëm te madh të ardhmes së kombit, sepse kjo e ardhme në çdo hap të saj ka nevojë për idetë që linden nga bota shqiptare e rilindasve e që u përpunuan në rrafshin politik, kulturor e filozofik;

*c)* të thjeshtëzosh problemin e Pavarësisë në kohë e në përmbajtje. Kjo e fundit mendoj të jetë ma e rëndësishmja. Pse? Të krijosh *njerinë* nuk do te thotë thjesht një akt lindjeje prej dy a tre orësh. Më parë krijohet e zhvillohet fetusi sipas kodit gjenetik të prinderve. Pas kesaj vjen akti fizik i lindjes. Pikërisht pas kësaj vjen problemi i vërtetë, ai i formimit të njeriut me vlerë e dinjitet e ky formim zgjat një jetë të tërë. Ne jemi shtet i pavarur, por

shumë herë, si dhe popuj të tjerë, kemi jetuar çaste të vështira. Madje, ende kombi ynë nuk është i mëvetësuar në një shtet të pavarur, por në më shumë se një. Dhe së fundi, ka një të vërtetë të madhe e që shumë njerëz nuk e ndjejnë: ne jemi nga kombet më të vjetra të Europës, por kemi një nga shtetet më të reja të kontinentit. Pavarësia duhet ruajtur e përsosur e kjo bëhet vetëm po të ruajmë si sytë e ballit idetë e pavdekshme të Rilindjes Kombëtare. Pa shihni sa e gjatë dhe e ndërlikuar është rruga e pavarësisë: gati 100 vjet pas 1912 një pjesë e madhe e kombit shqiptar, arriti të formojë një shtet më vete. Ne gëzuam Kosoven e lirë martire njëe shekull pas aktit formal të Pavarësisë. A e keni menduar ndonjëherë? jemi të ndërgjegjshëm për kompleksitetin e konceptit dhe realitetit *Pavarësì* ? Në këtë kuptim do të thoja që Pavarësia nuk është një problem i mbyllur, të paktën në konceptimin gjenial te etërve tanë rilindas: ajo do të thotë konsolidim i pavarësisë, emancipim i shoqërisë e përparim i kombit.

***Disa të vërteta që plotësojnë kuptimin për Rilindjen Kombëtare***

Në ato fillime të pushtimit otoman dijetarë e patriotë shqipetarë u përpoqën të ruanin çfarë të mundnin nga errësira otomane. Do të quaj monumentale veprën humanistëve Barleti, Budi, Frang Bardhi, Buzuku e Bogdani. I pari dokumentoi epokën e lavdishme të shqiptarëve me Gjergj Kastriotin ne krye. Të tjerët ishin dijetarë patriotë që me veprën e tyre shpëtuan gjuhën

shqipe. Përkthimi i Mesharit në gjuhën amtare nga Buzuku më 1555, bëri që lutjet të këndoheshin në shqip e kjo ishte një vepër e madhe shkencore e patriotike. U shkrua histori, poezi, u hartuan libra mbi universin e natyrën.

Me pushtimin otoman, nga vendi u larguan aristokratë e njerëz të shkruar, siç quan populli të diturit. Ligji i Haramit e çoi vendin në mjerim. Megjithatë asnjëherë nuk munguan kryengritjet lokale a të përgjithshme, mjafton të kujtojmë ato të viteve 1577, 1592, 1687, 1747, 1852; pra e përherëshme ka qenë dëshira për liri, por shpesh herë ato përpjekje nuk patën një konceptim të plotë që të konsideronte botën shqipëtare në tanësinë e vet. Diku nga jugu ndikonte kisha ortodokse, herë të tjera princa katolikë mendonin të shkëputeshin nga Turqia lokalisht, p.sh. krahinat Mirditë, Orosh e Lezhë. Nuk pati një impostim unitar që të mendonte edhe aspektin kulturor të realitetit shqipëtar. Na jep dritë në këtë këndvështrim fakti që dy nga pashallëqet më të fuqishme të perandorisë otomane, Bushatllinjtë dhe Ali Pashë Tepelena, edhe pse kishin forcë të madhe ekonomike e ushtarake, nuk arritën të konsolidojnë një platformë të përbashkët për krijimin e një shteti të pavarur për kombin e tyre. Përfituan të tjerë popuj fqinj për t'u çliruar nga zgjedha shekullore.

Përse ato dy pashallëqe të fuqishme nuk arritën të krijojnë një shtet të kombit shqipëtar? Mendoj thjesht sepse ende nuk ish krijuar ajo vetëdije kombëtare, linfa vitale e kolektivitetit, që së bashku me gjuhën çojnë kah ndërgjegjësimi i popullit si komb me një identitet të vetin, pra dhe nevoja e shtetit, duke filluar nga pavarësia. [*Përsa i përket problemit të identitetit shqipëtar, në kumtesën e majit*

*2011 jam përpjekur të tregoj që ai gjen shprehjen e vet më të plotë në veprën letrare dhe kulturore në përgjithësi, të rilindasve tanë, ku ndrit krijimi letrar dhe mendimi i vëllezërve Frashëri, Naimi e Samiu*]. Pikërisht ndërgjegjja kombëtare do të kishte kish harmonizuar përpjekjet mes Shkodrës dhe Janinës, problem të cilin patriotët shqipëtarë ende nuk kishin shtruar në tërësinë që meritonte ky aspekt thelbësor i identitetit kombëtar.

Gradualisht shqipëtarët konfirmuan aftësitë e mëdha të tyre në fushën ushtarake, politike, ekonomike e administrative. Qytete si Berati, Shkodra, Janina e shumë të tjera, njohën një zhvillim të ndjeshëm ekonomik, kulturor, madje edhe ne aspektin e emancipimit. Kushe Micja themelon në Shkodër shkollën e parë për vajza në 1858, në 1871 kemi vajzën e parë që regjistrohet në një shkollë mashkullore. Shumë personalitete shqipëtare u bënë ministra të perandorisë, fise si Qyprillinjtë qeverisën perandorinë për një kohë të gjatë, sikundër në lashtësi shumë gjeneralë të trojeve ilire ishin bërë perandorë të Romës dhe reformatorë të mëdhenj të saj.

Nga trojet tona dolën shumë guvernatorë, madje edhe katolikë, siç ish rasti i Pashko Vasës, që u bë guvernator i Libanit e, po të duam mund të kujtojmë edhe Mehdi Frashërin që u emërua Guvernator i Jeruzalemit e Palestinës. Në atë gjysëm të dytë të shekullit XIX dijetarë shqiptarë, si Hasan Tahsini, Sami Frashëri, e të tjerë u bënë tej mase të rëndesishëm për jetën shkencore e kulturore të perandorisë. Pse të mos kujtojmë që profesor Tahsini ishte i pari rektor i universitetit të perandorisë otomane, ndërsa i ndrituri Sami autor veprash themelore

për kulturën otomane. Në monografitë mbi N. Frashërin dhe H. Tahsinin, vepra të mikut tonë, Dr. Laurant Bica, gjejmë një thesar të dhënash e analizash shkencore të thella që na shpjegojnë forcën e intelektualëve shqipëtarë në atë periudhë. Këta njerëz, edhe pse në shërbim të perandorisë, u ndjenë të fortë për të biseduar mes tyre mbi problemet e kombit.

> *Ata me zgjuarësi po ringjallin një vetëdije intelektuale mbi nevojën e rilindjes në shumë plane dhe po sensibilizojnë njëri tjetrin.*

Ky ishte hapi i parë.

Ne sot jemi në gjendje të kuptojmë rolin e madh të asaj plejade me veprën e pavdekshme, monumentale të tyre për ruajtjen e integritetit kombëtar e kjo përmes gjuhës, historisë e diturisë në përgjithësi. Historia e kombit ka patur, si për çdo popull, evolucionin e vet me karakteristika që lidhen me rrethanat e kohës. Katër shekuj robërie kishin vënë në vështirësi kishën (element i randësishëm i jetës që nga shekujt e parë të erës së re), kishin larguar vendin nga universi kulturor europerëndimor, patën dëmtuar të folurën shqip dhe vetëdijen për unitetin kombëtar. Gjuha dhe krijimi i veprave letrare ishin thjeshtuar në nivele të ulta, tej mase të penguara ose të ndikuara nga bota otomane.

Platforma dhe vepra e Rilindjes *pati këtë retrospektivë që përshkruam më lart*, ajo ishte gjeniale, sepse u bë shprehje e traditës intelektuale shqiptare dhe sepse përballoi problemin e lirisë, si çështje të parë aktuale, problemin e gjuhës e të krijimit letrar, ajo përpunoi idetë e të ardhmes

dhe këtë e bëri në frymën e iluminizmit europian. Kështu Rilindja:

- *orientoi universin shqipëtar kah Europa;*
- *i dha kuptim e përmbajtje idesë së shtetit bazuar në një identitet shumë të qartë të kombit;*
- *shkëlqen si Diell në vetëdijen tonë fakti që nga Kosova deri në jugun e thellë, u mblodhën në Prizren e përcaktuan udhën e pavarësisë; njerëzit e ditur njohën vlerën e trimave dhe anasjellas.*

U përpoqa të tregoj nivelin e lartë të emancipimit të intelektualëve rilindas. Ata u shfaqën si shprehje e urtësisë së kombit e në atë cilësi u morën edhe me politikë, natyrshëm e sipas ideve te tyre. Ata erdhën si profetë e vepruan me devotshmëri për çlirimin nga robëria e treguan udhën kah e ardhmja.

### *Mbi rëndësinë e veprës së Naimit për botën shqiptare*

Dua të kujtoj idenë me të cilën na kanë edukuar prindërit tanë nga Kosova në Çamëri: kur flitej për Shqipërinë dhe shqipëtarët, kjo bëhej me vargje nga Naimi deri te Filip Shirokë e Çajupi dhe me sa na ka mësuar Samiu në veprën *Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e çfarë do të bëhet.* Kjo është një e vërtetë universale nga Kosova në Çamëri, *pavarësisht se kush qeveriste e në të gjitha kohërat.* Ky fakt dëshmon vlerën themelore të rilindasve e në veçanti të vëllezërve Frashëri në formimin e vetëdijes kombëtare në breza të

tërë. Poetët e rilindjes dhe të tjerë pas tyre i kënduan *Naimit, mendjelartit, zemërtrimit, vjershëtorit si ai.* Përsa i përket ringjalljes së gjuhës letrare, duke analizuar punën kolosale të Naimit për krijimin e fjalëve të reja dhe formave stilistikore të të folmes shqip, eruditi i shquar Rexhep Qosja në monografinë e thelluar të tij *Porosia e Madhe* na kujton:

> "*Albanologu Norbert Jokl e ka quajtur të arsyeshme ta krahasojë krijimtarinë e Naimit për nga rëndësia gjuhësore, me vlerën që ka patur krijimtaria gjuhësore e Laibnicit për gjemanishten, e Ferenc Kozincit për hungarishten, e Jozef Jungmanit për çekishten . . .*" [*Porosia e Madhe,* Tirane, 1989, faqe 366]

Është e vërtetë që edhe të tjerë poetë kanë merita të mëdha përsa i përket krijimit të gjuhës letrare dhe frymës patriotike të veprës së tyre. Por asnjëri prej tyre nuk ka patur karizmën e Naimit, as edhe sot. Nga vetë portreti i tij njohim një njeri thellësisht të ndjeshëm, largpamës e të thellë. Vargu i tij është i lehtë e qetësues si ajri i freskët i mengjezit pranveror, figurat që krijon kanë elegancën dhe ndjeshmërinë e një artisti hyjnor. Ai nuk krijon asnjëherë polemikë, shkon përpara me hap të shtruar dhe krijon imazhe e meditime që natyrshëm depërtojnë në ndërgjegjen e lexuesit.

Vazhdojmë të shohim mendimet e R. Qoses, jo thjesht në pamjen gjuhësore të veprës së Naimit:

> **"** *. . . me prirjen e saj aq të theksuar e të frytshme krijuese, gjuha e tij bëhet gjuhë që shpreh prirjen*

> *themelore ideore të kohës: prirjen e vetëdijësimit të plotë kombëtar të popullit shqiptar." . . . . . . . . Si një vepër që edhe me përmbajtjen e saj ideore, morale, shoqërore dhe historiko-kombëtare shpreh prirjet më thelbësore të letërsisë shqipe në shekullin XIX, është e kuptueshme pse vepra e tij edhe me gjuhën e saj, me kohë do të bëhet vepër gjedhe, në të cilën do të ndërtohen brezat e shkrimtarëve shqiptarë."* [*Porosia e Madhe,* Tiranë, 1989, faqe 367, 368]

Do të shtoja që edhe Fishta duhet të ketë pësuar ndikimin e poezisë më të hershme të Naimit. Në vjershat e tij *Gjuha shqype* e *Atdheu* gjemë po ato motive, me të cilat Naimi i këndon gjuhës shqipe e mëmëdheut, natyrisht me dallimin e stileve të ndryshme të dy poetëve të mëdhenj.

Prof. A. Xhuvani propozoi që në themel të gjuhës letrare kombëtare të vihej toskërishtja si varianti më i përpunuar përmes veprave të Naimit e Samiut, të Faik Konicës e Fan S. Nolit; por drejtshkrimi të mbështetej edhe në gegërisht.

Ka dhe ndonjë mendim, që edhe pse shprehet nga gjuhtari i madh Eqerem Çabej, duhet ta shohim me sy kritik. Ai e lidh veprën e Naimit me fenë myslimane e me botën orientale. Natyrisht në veprën e një artisti nuk është e vështirë të dallosh gjurmë të origjinës e mjedisit që e formoi. Tjetër është përmbajtja dhe vlera e veprës së tij. Mendoj që ndër shumë poetë të rëndësishëm të gjuhës shqipe, pak kanë qenë te emancipuar e të pavarur si Naim Frashëri, Fan S. Noli e Lasgush Poradeci.

Në poezinë *Zemra e pikëlluar dhe e brengosur,* ai përdor katër figura nga mitologjia greke (Marsi, Afërdita, Akili dhe

Herkuli) dhe vetëm një nga mitologjia persiane (Rustem Zali – heroi i eposit popullor iranian). Në poezinë *Përpara Krishtitë,* ai e sheh Jezu Krishtin si djalëth të Perëndisë që na tregon të vërtetën e së fundi i drejtohet me vargjet:

*Për këtë fjalë*
*Të qofsha falë.*

Ai i këndon Abas Aliut siç bën me Krishtin. Në poezinë *Shkëndij' e Diellit ndaj manushaqesë,* ai e sheh veten si *engjëll i Marisë*:

*Tani më kanë dërguar*
*Nga fron i lart'i Perëndisë,*
*Si ëngjëllin e Marisë*
*Me frymë të shënjtëruar*

Në veprën e tij Naimi i referohet *fesë të të parëve tanë, fesë të stërgjyshërve tanë*. Ky poet i madh është i lidhur me fenë përmes idesë së Perëndisë, të cilës me siguri i beson. Pra ai nuk mund të konsiderohet ateist. Por në besimin e tij e vetmja premisë e qartë është Perëndia, jo si e veçantë, e këtij apo e atij sistemi teologjik, por si krijuese e Natyrës.

Tjetër gjë është laiçizmi. Ai është nga poetët më laik të letërsisë shqipe nga agimet e saj deri në luftën e dytë botërore. Tek ai gjejmë vetëm besimin në Perëndinë dhe asnjë kushtëzim kulturor nga bota orientale. Theksoj asnjë kushtëzim kulturor. Ai u formua në djepin e Frashërit dhe më pas në thesarin kulturor të botës greke e orientale. Ai foli e studjoi vepra në shqip, greqisht, turqisht, persisht e italisht. Falë botëkuptimit të hapur, pa kushtëzime

ideologjike dhe as fetare, vepra e tij arrin të pushtojë universin shqiptar nga jugu në veri.

Madje Naimi tejkalon çdo vlerësim, sepse nuk gjejmë në botën orientale dhe as në atë perëndimore një artist të madh që edhe pse beson tek Perëndia, falë presonalitetit të fortë e mendimit të lirë, t'u këndojë profetëve pa dallim. Në veprën dhe në mendimet e Naimit nuk ka gjurmë të antagonizmit (për të mos thanë ma shumë) mes shiìtëve dhe sunitëve, tek ai nuk gjen ato kontradikta të ashpra e shekullore mes ortodoksëve e katolikëve e po të doni as ato mes protestanëve e katolikëve. Vepra e Naimit është një univers i magjishëm ku mbretëron prehja, mirësia, paqja dhe mendimi e shqetësimi për kombin e vet. Vepra e tij qëndron mbi çdo lloj besimi fetar, ajo është shprehja më e lartë e laiçizmit, karakteristikë kjo e popullit qe e lindi. Naimi udhëhoqi, ndër patriotët e kohës, pikërisht këtë botëkuptim. Atë e gjejmë edhe te shumë të tjerë, deri edhe te Fishta e Noli. Le të kujtojmë, fjala vjen, vargjet e poezisë *O moj Shqypni* të Pashko Vasës:

*............................................*
*Njeni: jam turk, tjetri: latin*
*Do thonë: Jam grek, shkje - disa tjerë,*
*Por jemi vllazen t'gjith more t'mjerë!*
*Priftnit e hoxhët ju kanë hutue,*
*Për me ju damun, me ju vorfnue!*
*.............................................*
*Çoniu, shqyptarë, prej gjumit çoniu,*
*Të gjithë si vllazën n'nji besë shtërngoniu,*
*E mos shikoni kisha e xhamia:*
*Feja e shqyptarit asht Shqyptaria!*

Kjo hapësirë e lirë dhe e pavarur që krijoi vepra e Naimit nuk është shprehje as e myslimanizmit dhe as e orientalizmave. Ndonjë studjues në të ritë e tij, mund ta ketë perceptuar mesazhin e veprës së Naimit vetëm përmes anës formale të saj. Në artikullin *Scienza e Arte* që kam botuar në Itali në 2010, shkruaja: " . . . . *Vlera dhe bukuria e një vepre nuk është thjesht ajo që duket në vështrimin e parë. Përkundrazi, vlera dhe bukuria fshihen në kuptimin e thellë të veprës, ato varen nga aftësia për të depërtuar në thelbin e saj, sepse ky thelb lidhet me Natyrën dhe me labirintet e asaj bote që në ekzistencën e vet identifikohet me Njeriun* . . . .". Aty ne gjejmë shoqërinë me kontradiktat dhe veçoritë e saj. Përsa më takon, dua të mos fsheh që magjinë dhe vlerën e lartë të tij e kam kuptuar shumë gradualisht. Mendoj që viti 1990 shënon për mua kuptimin e qartë e të plotë të veprës së Naimit. Kujtonim me miqtë e mij vargjet:

*Manushaqe bukuroshe,*
*Pse s'ngre kryetë përpjetë,*
*Po rri e mpit' edh' e qetë,*
*Pse s'zbukurohe e s'shëndoshe?*
*Pa shiko lulet' e tjera,*
*Q'u çel' e u lulëzuan,*
*Shih, pa shih ç'u zbukuruan,*
*I ngjalli përsëri vera.*

në një kohë kur thuajse të gjitha vendet e Europes Lindore kishin përmbysur mitin e komunizmit. Poezia e Naimit nuk i ngjan një recitali, sepse është meditative dhe shumë e ndjerë, ajo nuk i është zhurmëmadhe, por të magjeps për elegancën dhe dlirësinë e vet, ajo nuk e ngre zërin, nuk

thërret, sepse forca e saj i ngjan energjisë që fshihet në qetësinë e mbretit David kur fiton kundër Golias.

Megjithatë unë dua t'u referohem përsëri hulumtimeve të studjuesit tonë Rexhep Qosja, për personalitetin e fortë e të pavarur të tij si njeri dhe intelektual erudit, por edhe sepse ai është rritur në mjedisin e gjuhës gegërishte. Nga pikëpamja e objektivitetit ky mund të konsiderohet studjuesi më serioz e i pavarur në gjykimin e rolit të Naim Frashërit, rol që nuk kufizohet vetëm me fushën e letrave. Kur mendoj monografinë prej gati 500 faqesh, përfytyroj punën kolosale që ai ka bërë. Asnjë tjetër, gjuhëtar a shkrimtar, nuk ka dhanë një kontribut të tille themelor për veprën e Naimit. Prandaj shpreh mendimin që për meritën e asaj monografie, unë do ta quaja këtë bir të trojeve kosovare, një patriot të madh.

Rexhep Qosja përpiqet të qartësojë vlerën e përgjithshme të Naimit për universin shqipëtar:

> *" . . . . Naimi është një figurë e gjithanshme në letërsinë, në kulturën dhe, në përgjithësi, në historinë e popullit shqiptar. Ai është vjershëtor, por ai është edhe mendimtar, dijetar, pedagog dhe* ***mësues i popullit****. . . . . Ai ka arritur të çojë përpara jetën arsimore, kulturore, letrare, morale, në tërësi, jetën shpirtërore të popullit shqiptar. Naim Frashëri, pa dyshim, është shkrimtari deri sot më i madh në letërsinë shqipe. . . . . Do shikuar letërsia dhe kultura shqiptare përpara dhe pas Naim Frashërit për të parë se sa i madh,*

*në të vërtetë, se sa historik është roli i veprës së tij."* [*Porosia e Madhe,* Tiranë, 1989, faqe 461, 462]

Naimi dhe rilindasit e tjerë shkruan në strofkën e ujkut, pa qenë të lirë. Abdyli u burgos, por Frashërllinjtë dhe rilindasit e tjerë nuk heshtën. Ata shpesh herë u kufizuan dhe u penguan barbarisht për punën që bënin për emancipimin e kombit, disa herë edhe nga fqinjë shovinistë e të gjitha ngjyrave. Ata i dhanë jetë veprës monumentale rilindase për mëmëdheun e jo pse përfaqësonin një farë feje apo botën orientale. Në historinë e kombit tonë nuk ka, pa përjashtim, një lëvizje kulturore e politike aq të plotë e gjeniale, aq krijuese e patriotike që të depërtonte në ndërgjegjen e popullit me dashuri e brenda një kohe të shkurtër, siç ndodhi me Rilindjen Kombëtare.

Shumëllojshmëria e problemeve që shtroi e përballoi ajo lëvizje në funksion të lirisë e të së ardhmes, dëshmon për gjenialitetin e padiskutueshëm të veprës rilindëse të intelektualëve të kohës. Idetë e tyre përbëjnë një realitet që të mrekullon për origjinalitetin e saj; ajo platformë dhe lëvizje, akoma dhe sot dëshmon një shkallë të lartë moderniteti në universin politiko-kultural europian, për të cilin shqiptarët duhet të ndjehen krenarë.

### ***Rilindja sot dhe problemi i simboleve kombëtare***

Çdo komb ka periudha themelore të historisë që i japin kuptim të sotmes e të ardhmes së tij. Italia ka Rilindjen dhe Ringjalljen e vet (Rinascimento e Risorgimento), që në dy periudha të veçuara krijuan vetëdijen për një identitet

kombëtar. Rilindja lidhet kryesisht me shekujt XV-të e XVI-të dhe me botën artistike të krahinave italiane, ndërsa Ringjallja shtroi si problem themelimin e një shteti unitar për kombin italian (shek. XIX-të). Eshtë interesante të vrojtojmë që as u shtrua problemi i shtetit per kombin italian në kohën e Rilindjes. Më pas, në shekullin XIX-të, vepra e Manzonit bëhet themelore për njehsimin e gjuhës letrare italiane në gjurmët e krijimtarisë danteske, dhe pikërisht me këtë proces, shtrohet problemi i shtetit unitar. Sepse gjuha, mendoj, bëhet elementi thelbësor që spontanisht çon në vetëdijen e kombit. Deri atëhere, dy italianë të krahinave të ndryshme nuk mund të kuptonin njëri tjetrin, aq të ndryshme ishin dialektet e gadishullit italik.

Në Shqipëri, shpjegova më lart, kjo nuk mund të ndodhte menjëherë pas pushtimit otoman, në prani të fuqisë ushtarake më të madhe të kohës, që shtypi sistematikisht çdo shprehje të kulturës, fesë dhe identitetit shqiptar. Kjo u bë e mundur vetëm në shek.XIX-të. Rilindja përballoi një detyrë kolosale të dyfishtë në planin kulturor dhe atë politik, u bë rilindje dhe ringjallje njëkohësisht. Ja pse rilindasit janë aq të randësishëm për kombin tonë. Për këtë arësye problemi i pavarësisë nuk mund të kish kuptim pa Rilindjen. Nuk mund të mendohet një shtet pa një komb dhe qënia, ekzistenca e kombit nuk mund të ketë kuptim pa një vetëdije. Kjo vetëdije do të thotë të kesh një gjuhë, një histori që të dallon nga të tjerët, të jesh i ndërgjegjshëm për traditat e tua e të njerëzve që të rrethojnë, pra të njohësh vlerat e tua e të jesh krenar për to.

Të gjitha këto i japin kuptim nocionit dhe realitetit të një kombi. Këtë bënë rilindasit. Vetëm pas kësaj vepre mund të mendohej për të mëvetësuar kombin në një shtet unitar. Prandaj duhet të pranojmë si një të vërtetë thelbësore që Pavarësia është bijë e Rilindjes shqipëtare. Kjo e vërtetë është e rëndësishme për të sotmen e për të ardhmen. Ajo përcakton qëndrimet dhe veprimet e shoqërisë në fushën e arësimit e të kulturës, ajo na mëson që edhe jeta ekonomike ka nevojë për ide që lidhen me të sotmen e sidomos me të ardhmen, pikërisht si menduan e vepruan rilindasit tanë.

Që prej mbarimit të luftës së dytë botërore vërejmë me keqardhje të thellë, një braktisje të rolit të jashtëzakonshëm që kanë në historinë moderne të kombit tonë, rilindasit tanë. Nuk druaj që e teproj po ta quaj mënxyrë këtë qëndrim të dëmshëm e antishkencor. Në dekadat e totalitarizmit të diktaturës, shumë figura të shquara të kulturës nga veriu dhe jugu i vendit u çensuruan barbarisht. Regjimi komunist pushkatoi, dënoi ose çensuroi intelektualë që vinin nga familje patriotike, zhduku nga faqja e dheut At Gjergj Fishtën, Faik Konicën, Ernest Koliqin, Arshi Pipën, etj., por nuk arriti t'i zhdukë nga kujtesa dhe ndërgjegjja e popullit patriot, nga veriu në jugun e thellë të trevave shqiptare.

Regjimi komunist nga '44 – '90 në thelb çensuroi rëndë trashëgiminë e pararilindjes. Kjo ndodhi për motive ideologjike e herë të tjera për sensin e dukshëm të lirisë që veprat e tyre shprehën. Ne nuk njohëm, sepse u çensurua, bustin e Skënderbeut, vepër e artistit Murat Toptani, rritur e formuar në kujdesin e Naim Frashërit, thjesht pse ai

ishte një intelektual i emancipuar ideologjikisht, pra i lirë të vëzhgonte e gjykonte. Regjimi komunist respektoi formalisht Rilindjen, por në realitet ata i braktisën idetë rilindase. Por si mund të ndëronte këto ide liridashëse regjimi komunist, kur vetë ai e robëtoi popullin në një shkallë aq absurde e të pabesueshme për Europën dhe shekullin XX-të ?

Ideologjia dhe praktika e atij gjysëm shekulli e administroi shtetin jashtë traditave dhe thesarit kulturor të kombit. Kjo rrugë nuk mund të mos çonte në atë diktaturë që njohëm e vuajtëm të gjithë. Rilindasit ishin demokratë e patriotë, ata ishin të hapur ndaj ideve e besimeve fetare të ndyshme të njëri tjetrit. Ata vepruan së bashku e me urtësi sipas ideve iluministe europiane, nga të cilat po kujtoj Volterin:

> *Nuk jam në një mëndje me ty, por jap edhe jetën që ti të mund të shprehësh lirisht mendimet e tua.*

Kjo i bëri njerëzit e Rilindjes të mirëkuptoheshin si demokratë të mëdhenj që ishin.

Çdo komb ka simbolet e veta që shprehin historinë dhe vlerat e tij. Në veprën e figurave simbole ne gjejmë identitetin tonë, sikundër edhe ata shprehin me krijimtarinë e tyre identitetin e kombit, madje shpesh herë e pasurojnë atë. Të tillë ne kemi shumë nga Gjergj Kastrioti e plejada e humanistëve shqiptarë të shekujve XV - XVII, te Rilindasit e më pas Noli, Fishta, Nanë Tereza e plot të tjerë. Përfytyroj se si mund të mos kujtojmë Martin Gjokën, kur flasim për lindjen dhe zhvillimin e muzikës ne vendin tonë; si mund të mos kujtojmë Buzukun kur flasim për gjuhën

shqipe. Dhe si mund të mos i përulemi e të lartësojmë veprën e Rilindjes Kombëtare, kur duam të gëzojmë Pavarësinë e vendit.

Sot më duket se ka një farë braktisje të disa figurave kombëtare, natyrisht jo per aresye ideologjike, por do të thoja për paqartësi dhe konceptim e vlerësim të gabuar të historisë. Nuk mund të mendohet që figura si Naimi, Samiu, Hasan Tahsini, Pashko Vasa e ndonjë tjetër, simbole të padiskutueshme të kombit tonë, të mos përmenden kur flasim për Pavarësinë e vendit. Ç'kuptim ka Pavarësia e vendit pa vargjet e Pashko Vasës, që në 1878 i këndon atë hymn e thirrje ndërgjegjes së kombit?

*Çoniu, shqyptarë, prej gjumit çoniu,*

*Të gjithë si vllazën n'nji besë shtërngoniu,*

Plejada e simboleve të kombit nuk mund të redaktohet nga klasa politike e radhës. Mendoj se sado e vakët të duket kjo dukuri, intelektualët patriotë duhet ta venë në dukje me forcë e qartësi. Këto figura, simbole kombëtare, nuk mund të cënohen nga politika, sikundër bënin komunistët në atë lajthitje ideologjike të përbindhshme 50 vjeçare të tyre, kur errësuan Fishtën, Konicën e të tjerë. Disa herë këto qëndrime shfaqen si një garë mes jugut e veriut të vendit, gjë që rilindasit as e kishin andëruar. Nëse politika i zë vendin të vërtetës dhe kujtesës historike të kombit, atëhere çdo qeveri do i ndryshojë këto simbole sikur të ishin radhët e ndonjë menuje të një restoranti sarhoshësh. Nëse kjo ju duket e tepruar, quajeni si *gurët e shahut.*

Jashtë simboleve të kombit e sotmja humbet kuptim dhe nuk ka të ardhme. Kjo e vërtetë njihet mirë nga shovinistët rrotull nesh. Kujtoni se si serbët në Prizren nuk dogjën banka, pallate a  dyqane. Ata bombarduan Shtëpinë Muze të Lidhjes së Prizrenit. E dogjën në 1997 me të gjitha dokumentat që ruheshin atje, pra ata synuan të shuajnë kujtesën historike të kombit, që nuk ka kuptim pa simbolet e saj. Lidhja e Prizrenit është një nga simbolet më të rëndësishme, sikundër edhe Lidhja e Lezhës.

Frashëri është një djep i mendimit dhe ideve të Rilindjes Kombëtare. Përfytyroni, ju lutem, doktorin Frashër Demaj, të vijë në Frashër e të nderojë këtë simbol të shenjtëruar në vetëdijen e kombit. Atij i kanë folur që nga fëmijënia për veprën që e bëri të madh Frashërin, emrin e të cilit mban ky studjues i ri i Kosovës. Ai vjen dhe gjen një rrugë si ato të kohës së Mukes e një vend të braktisur, që përpjekjet e disa qytetarëve patriotë të ndershëm duan ta mbajnë ende gjallë. Ai e gjen Frashërin të rënuar, jo nga armiqtë, por nga koha e jo të rinuar, siç ka parë Shtëpinë Muze të Prizrenit, të rinuar shend e verë. I zhgënjyer nga pamja e Frashërit, djali kosovar rend kah Shkodra të shohë shtëpinë muze të Pashko Vasës e Gjergj Fishtës. i thonë që nuk ka muze për ta. Në vend të muzeut, gjen dy rrënoja të braktisura. Rrënojat që sheh, janë çfarë ka mbetur nga shtëpitë e poetëve që ai desh të nderonte e vargjet e të cilëve i dinte përmendësh që nga fëmijënia e hershme e tij.

Mendoni pastaj, që Naimit i këndoi Çajupi, Fishta e shumë poetë të pasrilindjes. Me vargjet e Naimit e mendimet e Samiut, prej më se një shekulli, të rinjtë formojnë vetëdijen e identitetin e tyre.

Vlera e Rilindjes për të sotmen e të ardhmen është e pamasë. Mendoni se si Filip Shiroka e Gjergj Fishta, me vargje të vyera, vunë në lojë prirjen për të përdorur fjalë të huaja në vend të shqipes. E pastaj shihni gjuhën e mediave e të kaq e kaq politikanëve: shumë herë me një farë snobizmi, në vend të fjalëve shqipe që nuk njohin, përdorin fjalë të huaja të gjuhëve që gjithashtu i nuk njohin. Gjuha e folur dhe e shkruar janë pasuria më e vyer që krijimtaria e popullit në shekuj na ka dhuruar.

Natyrisht janë të diskutueshme mendimet e mija, por me to kam shprehur edhe fakte. Këto, përkundrazi, janë të pakundërshtueshme.

Sot flitet për një Rilindje të dytë të Shqipërisë, gjë mjaft pozitive për vendin. Mendoj që kjo Rilindje duhet konceptuar në vazhdimësi me Rilindjen që njohim, të paktën në disa drejtime. Ai konceptim përfshinte të gjitha pamjet e botës shqiptare, pra kjo e sotmja duhet të ketë një program që nuk mund të mos përfshijë në hartimin e saj, njerëzit e ditur, urtësinë e kombit: shkencëtarë, politikanë, artistë e në përgjithësi intelektualë të të gjitha fushave.

Mësimi i madh i Rilindjes qëndron në idetë që ajo përpunoi. Le të bëjmë një krahasim: ata patën problemin e pavarësisë, sot do të ishte ai i zhvillimit në kohë paqeje. Ata e nisën punën me ide të mëdha që lidheshin me të ardhmen e vendit dhe me të gjitha fushat e jetës shoqërore. Sot gjithashtu duhet një urtësi e veçantë, që të mund të shprehë ide të mëdha që e përballojnë kohën dhe problemet e ndërlikuara të ditës. Këto ide duhet të shprehin aspiratat e popullit e jo të partive. Vetëm kështu ato ide do i

qëndrojnë kohës , pavarësisht nga kush drejton shtetin sot a nesër.

Dua të shtoj që në çdo vend, edhe demokratik, shpesh herë politika druan të ballafaqohet me figurat e mëdha të kombit dhe me idetë e mëdha të tyre. Kjo, me sa duket, në disa raste bëhet rastësisht e pa vetëdije; në raste të tjera, politika me një farë vetëdije nuk u referohet hapur simboleve të kombit për të mos komprometuar mediokritetin e sotëm me idetë e ndritura të baballarëve të kombit. Sot vërehet një braktisje sistematike e ideve të Rilindjes dhe nuk ka asnjë fushë ku politika e sotme të ballafaqohet me mendimin filozofik, me idetë për të ardhmen e me përkushtimin e madh të rilindasve tanë.

Dua ta mbyll këtë shkrim duke kujtuar patriotin e madh Mihal Grameno. Ai e kish kuptuar qartë rëndësinë e Frashërit e të Rilindjes Kombëtare, ndaj vargjet e tij të vitit 1907 le t'ia kujtojmë vetëdijes sonë që të mos mpihet nga harresa e të mos vyshket në pemën e gjelbër të identitetit tonë:

*Si ty o Vithlehem e Mek' e Arabisë*
*Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishterisë*
*Për mua është Frashëri vënd i Perëndisë*
*Tek është lindur Naim Beu zemr' e Shqipërisë*

***Bibliografi:***


1. Sami Frashëri, *Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e ç'do të bëhet*, Shtëpia Botuese Mësonjëtorja, Tiranë 1999

2. Naim Frashëri, *Bagëti e Bujqësia, Lulet e verës e vjersha tjera*, Shtëpia Botuese Dituria, Tiranë 2001

3. Rexhep Qosja, *Porosia e madhe,* (Monografi për Naim Frashërin), Shtëpia Botuese N. Frashëri, Tiranë, 1989

4. Edwin E. Jacques, The Albanians: *An Ethnic History from Pre-Historic Times to the Present,* Mc.Farlands & Company, Inc. Publishers, Jefferson, Nord Carolina, 1995

5. Àt Marin Sirdani, *Vepra atdhetare e françeskanve në Shqypni,* Revista Hylli i Dritës, n. 12, 1940, Shkodër

6. *Kuvende Shkencore në Frashër (2004 - 2010),* botim i Komunës së Frashërit, 2010

*Prof. Dr. Albert Frashëri*

*Referuar në Kuvendin e ditës Naimjane, 25 maj 2012*
*Botuar në gazetën Koha Jonë, 11 qershor 2012*

## SPIRITUALITETI NË HAPËSIRËN MES SHKENCËS DHE ARTIT[1]

Në këtë essè jam përpjekur të shoh shkurtimisht disa pamje të spiritualitetit, si një shfaqje themelore e Njeriut në kohën e sotme. Spiritualiteti lidhet jo vetëm me ndjenjat, por e kryesisht me veprimtarinë intelektuale të Njeriut, që shfaqet me të gjithë madhështinë e vet në hapësirën mes shkencës dhe artit. E gjykoj të nevojshme këtë përsiatje, sepse në kohën tonë gjithmonë e ma tepër flitet për një farë krizë shpirtnore të njeriut. Gëzimi i jetës lidhet jo vetëm më dëfrimin në kuptimin ma të varfër të fjalës, por edhe me pamjen intelektuale të ekzistencës sonë, pavarësisht nga niveli arsimor i qytetarit. Kjo lidhet me gjendjen dhe marrëdhanien e tij me shoqërinë (e ndërlikuar në tanësinë e saj) dhe nuk ashtë një problem i ri. Kjo do konsideruar mjaft e randësishme për qytetarin tonë, që jeton sot trasformime intensive të shoqërisë, që duke lanë pas periudhën e errët të regjimit totalitar, fillon të ballafaqohet me probleme të modernizimit.

Disa pamje thelbësore të spiritualitetit do përpiqem t'i shoh duke iu referuar krijimtarisë së Naim Frashërit. Mendoj se kështu do të mund të kuptojmë randësinë e madhe që ka

---

[1] Kjo essè u botua një muaj para ditës naimjane të 25 majit 2013. Qëllimi i saj ishte kuptimi më i qartë i problemeve të analizuara ne essènë *Idetë e Rilindjes Kombëtare dhe shkolla si themel i demokracisë*, referuar më 25 maj 2013.

universi kulturor i Rilindjes sonë Kombëtare në të gjitha pamjet e jetës individuale e kolektive të kohës sonë.

Filozofi dhe teologu danez Søren Kierkegaard (1813 – 1855), përmasën ekzistenciale të njeriut e shihte në dy pamje themelore të saj. *Së pari në dëshpërimin*, që sipas tij buron nga raporti i njeriut me veten. *Së dyti, në ankthin*, që lidhet me raportin e njeriut me botën. Kjo e fundit, sipas Kierkegaard shfaqet si ndjenjë boshllëku, që lind nga pamundësia e njeriut për të qenë i vetëmjaftueshëm pa ndihmën e Zotit. Pra filozofi danez e shtron problemin e ekzistences njerëzore në dy rrafshe: në *individualitetin e njeriut* dhe së dyti në *marrëdhanien e tij me Perëndinë*. Ky konceptim i krijuar nga Kierkegaard, ashtë i kushtëzuar edhe nga formimi kulturor i tij, si teolog.

Ekzistencialistët e shekullit XX kryesisht janë laikë o ateistë francezë. Kjo karakteristikë buron nga marrëdhaniet konfliktuale mes iluminizmit dhe klerit, sidomos në rastin e Francës. Ndërsa për filozofin danez, individi për zgjedhjet e lira të tij ashtë përgjegjës kryesisht para Zotit, për mendimin ekzistencialist ateist të kohës sonë, njeriu i përgjigjet vetëm ndërgjegjes vetiake.

Unë do të shtoja se për të dyja këto kategori, besimtar apo laik, secili ka parimet e veta të jetës: individuale laike apo parime të formuara në një mjedis fetar e që më pas, bindja dhe besimi në Zotin, i bën vetiake ato parime. Botëkuptimi i njeriut përmban bindjet dhe normat e sjelljes së tij, pra në një farë mënyre mbetet nga hera një botëkuptim individual, që orienton jetën e individit.

Në kuptimin më të përgjithshëm të fjalës, në këtë kuadër merr rëndësi të veçantë problemi i spiritualitetit. Për këtë quaj të nevojshme të them dy fjalë për modelin e njeriut siç vjen nga lashtësia e me të cilin lidhet spiritualiteti. Do përqëndroj vemendjen në pamjen themelore të spiritualitetit, pra në atë që lidhet me kërkimin e të vërtetës në hapësirën mes artit e shkencës.

Koncepti mbi njeriun si binom *Trup e Shpirt* lind me Sokratin, sikundër na e sjell në veprat e tij Platoni. Shpirti shfaqet tek njeriu në çastin e lindjes dhe e braktis trupin pas vdekjes. Shpirti, sipas Platonit, ashtë burim i pastërtisë, ndjenjave, arsyetimit dhe dijes. Pra ashtë shpirti që përcakton edhe personalitetin e njeriut. Ashtë shumë interesant se si kjo lidhet më pas me konceptin e *njohjes (shqisore dhe intelektive)*. Pra shpirti përfaqëson botën e brëndshme të njeriut, atë që intuitivisht quajmë *spiritualitet***.** Përfytyroni një njeri të pasur, por që vendos të mos punojë. Ai hyn shpejt në një krizë të rëndë ekzistenciale, që ne zakonisht e quajmë krizë shpirtënore. Duke qenë shpirti autor jo vetëm i jetës emocionale, por edhe i veprimtarisë njohëse të tij, duhet të dallojmë në botën tonë atë pamje të spiritualitetit që buron pikërisht nga procesi i njohjes, i kërkimit të vazhdueshëm, etj..

Ky proces i njohjes njerëzore nuk do identifikuar me studimin në kuptimin skolastik të fjalës. Interpretimi më i drejtë i saj do të ishte aftësia e njeriut për të vëzhguar, për të gjykuar e arsyetuar, për të bërë hipoteza e për të kërkuar verifikimin e tyre. Bujku, punon, vrojton dhe ka interes e kuriozitet të kuptojë se çfarë e pengon, fjala vjen, rritjen e

bimës. Ai në thelb ashtë në kërkim të një të vërtete, dhe ky kërkim pa laps e letër në duar, përmban pamje emocionale dhe intelektive. Kjo veprimtari njerëzore përbën konceptin e Urtësisë, sikundër e njohim që nga lashtësia e të parëve tanë. Ka plot njerëz të shkolluar rreth nesh që shquhen për mediokritet. E sa të tjerë që, edhe pse pak të arsimuar, dallohen si njerëz të urtë, të ditur.



Pas Sokratit e Platonit, Aristoteli mendonte që shpirti nuk ashtë i veçuar nga trupi, por përputhet me formën e tij si pjesë e pandashme e njeriut. Pra sipas tij shpirti ashtë i vdekshëm. Sidoqofte te grekët mbizotëronte bindja sipas së cilës *parimi i përjetësisë prehet në shpirtin intelektiv, burim i mendimit racional që udhëheq njohjen, vullnetin dhe zgjedhjet e njeriut*. Tek Sokrati dhe Platoni dija ka karakterin e reminishencës, d.m.th. të kujtimeve që mbeten të përjetshme në saje të shpirtit që rishfaqet edhe në të tjera jetë.

Doktrina e krishterë përpunoi modelin e *Trinisë së Shenjtë*, i ngjashëm me binomin Trup e Shpirt. Shkurtimisht: Trinia e Shenjtë ashtë Perëndia, Krishti si pamje e Zotit mbi Tokë dhe Fryma e Shenjtë; këto janë tre pamje të Perëndisë. Njeriu gjithashtu konsiderohet një trinì si tërësi e Frymës, Shpirtit dhe Trupit. Ungjilli e sheh njeriun si harmoni të këtyre tre elementeve. Perëndia nga materia ndërtoi trupin, të cilit i dha nga Fryma e Shenjtë e tij. Kur kjo *frymë*

depërton trupin, krijohet shpirti, që bashkë me frymën dhe trupin formojnë njeriun si një trinì. Në funksionin e vet, shpirti ashtë i pavarur nga fryma e trupi dhe bëhet burim i personalitetit, i vendimeve qe njeriu merr, i ndjenjave, mendimeve, etj. Pra njeriu ashtë *shpirti jetësor,* që konceptimi kristian e quan të pavarun në jetën e njeriut. Natyrisht nuk mund të përjashtohet ndikimi i Frymës mbi shpirtin, madje do të thoja që kjo ashtë më se e natyrshme. *Spiritualiteti* i njeriut, në këtë konceptim, *do të varej edhe nga raporti që njeriu ka me Zotin*, sikundër ngul kambë danezi Kierkegaard. Besimi i individit te Perëndia është e qartë që e ndikon thellësisht sipitualitetin e tij. Për laikun do të thoja që spiritualiteti ndikohet edhe nga raporti që ai ka me botëkuptimin e vet, d.m.th. sa veprimet, jeta që bën pajtohen me idetë dhe bindjet e tij. Kur këto veprime tradhëtojnë bindjet dhe botëkuptimin e individit, ky bëhet prè e vrasjes së ndërgjegjes dhe gradualisht mund të hyjë në një krizë ekzistenciale. Në këtë kuptim do të thoja që ky individ nuk ashtë koherent: ai dyzohet nga një anë në *veprimet si një shprehje e tij* dhe nga ana tjetër në *botëkuptimin vetiak* të papajtueshëm me sjelljet dhe zgjedhjet që ai bën.

*Kërkimi i të vërtetës* edhe për islamizmin përbën pamjen kryesore të spiritualitetit, pra që përcakton natyrën tonë njerëzore. E përbashkëta e modeleve sokratiane, kristiane e islamike qëndron në faktin që secila i jap randësi të madhe udhës kah e vërteta: *kërko të vërtetën dhe do të jesh njeri i lirë*, ky thelb i përbashkët i tre koncepteve mbi Njeriun, ashtë i lidhur ngushtë me spiritualitetin.

Cila do të ishte arësyeja e kësaj ideje të përbashkët në këto tre konceptime kardinale? Mendoj që përgjigjja duhet kërkuar në faktin që këto tre këndvështrime janë formuar në pellgun mesdhetar nën ndikimin e fortë të racionalizmit grek. Ideja, që zë fill me Sokratin e Platonin, sipas së cilës *kërkimi i të vërtetës përbën e sjell çlirimin e Njeriut dhe përcakton thelbin njerëzor të tij*, pranohet në forma të ndryshme edhe nga konceptimet doktrinale të mëvonshme. Nuk na shpëton nga vemendja karakteri universal i këtij parimi, që e dallon Njeriun nga pjesa tjetër e Natyrës. Në këtë parim gjen arsyen e vet zhvillimi harmonioz i universit të kombit shqiptar; kam parasysh *laicitetin e mirefilltë të etërve rilindas*, në prani të tre besimeve fetare të ndryshme. Ende sot na mahnit paraqitja e botës në mënyrë aq harmonike në poezinë e Naimit, kur i këndon Natyrës dhe Perëndisë, apo e vërteta shprehur nga Vaso Pasha mbi shqiptarinë si tipar themelor i kombit tonë, si thelbi i paqes mes besimeve fetare të trojeve shqiptare. Ky laiçizëm gjen pamjen dhe arsyen e vet më gjeniale pikërisht në këte thelb të përbashkët të tre konceptimeve: sokratian, kristian e islamik. Kush do të bashkojë e të harmonizoje e gjen faktorin e përbashkët në çdo realitet, sikundër e gjetën etërit tanë rilindas.



I quajta të nevojshme këto sqarime për të patur një ide më të qartë lidhur me spiritualitetin, sikundër keto na arrijnë nga antikiteti dhe doktrina fetare. Nocioni i spiritualitetit

mbijeton në ndërgjegjen e secilit nga ne, qoftë edhe në forma intuitive, me ndryshimet që evolucioni kulturor mijravjeçar ka sjellë.

Kuptimi që kemi *për spiritualitetin nuk është me domosdo i lidhur me modelet e mësipërme*. Ne, objektivisht kemi ndjenja e kuriozitet intelektual që së bashku i japin karakter njerëzor qënies sonë, thjesht biologjike.

Tani le të kthehemi shkurtimisht në çeshtjen tonë që ka të bajë me shkencën e artin.

Mes artit dhe spiritualitetit, nëse duam të kuptojmë thelbin e ekzistencës sonë dhe pamjet e shumta të saj, objektivisht nuk është e mundur pa fillin udhërrëfyes të mendimit shkencor. Sepse tek arti të menduarit shkencor është i natyrshëm e spontan, sikundër në teoritë më të rafinuara liria e mendimit dhe fantazia janë githmonë të pranishme si thelb i proçesit të kërkimit.

Nga ana tjetër vetëm përqasja shkencore nuk ashtë e mjaftueshme për të rrëmuar në labirintin e problemeve të tilla komplekse. Një nga tiparet që e dallon Njeriun nga speciet e tjera, ashtë *kurioziteti*. Prej tij buron *ngasja kah kërkimi* në format më të ndryshme që mund të përfytyrojmë.  Mendoj gjithmonë Leonardo da Vinçin, që edhe pse nuk është një shkencëtar i mirëfilltë, shpreh më qartë se çdo figurë tjetër, kuptimin e thellë të kuriozitetit dhe kërkimit njerëzor. Talenti i jashtëzakonshëm në fushën e kërkimit e ka shndërruar në legjendë figurën e tij, që është unikale në historinë e mendimit dhe veprimit njerëzor: ai shprehu mrekullisht atë mendim intrigues që në hapësirën mes artit dhe shkencës, kërkon të vërtetën.

Ishte kjo arsyeja që mendimet dhe krijimet e tij e tejkaluan kohën e Leonardos dhe u bënë burim frymëzimi dhe idesh të reja deri edhe në kohën tonë.

Ai dhe Einstein janë dy figura tepër të veçanta, sepse arritën të kuptojnë njejtësinë, unitaritetin e veprimit në kërkimin, në hulumtimin njerëzor, dy pamjet themelore të të cilit janë shkenca dhe arti. Einstein mendonte që asnjë figurë nuk mund të kuptojë më mirë e më thellë se shkencëtari harmoninë e pafund të Gjithësisë, magjinë dhe bukurinë e saj. Kjo që ai shkruan në essenë *Si e shoh unë botën*, mendoj që na bind plotësisht nëse pranojmë që *Bukuria nuk ashtë thjesht e vetëm ajo që shohim, por sidomos ajo që kuptojmë të fshehur në thelbin e teorive shkencore, të veprave artistike si edhe në labirintin e pafund të vetë Njeriut.* Mendoj që asnjë artist a shkencëtar nuk ka mundur të kuptojë këtë të vërtetë më mirë se ato dy figura. Leonardo da Vinçi dhe Einsteini me veprën gjeniale të tyre vërtetuan pikërisht që kurioziteti dhe shpirti i kërkimit janë një i vetëm dhe se arti e shkenca janë dy pamje të kërkimit, në kuptimin më të përgjithshëm të tij.






Në historinë njerëzore vëzhgimi, hulumtimi, eksperimentimi kanë ndikuar thellësisht emancipimin e Njeriut. Psalmi sipas të cilit, *kërkimi i të vërtetës të çon kah liria*, ka rrënjë në evolucionin kulturor të shoqërise. Sokrati mendonte që çka i jep dinjitet jetës sonë ashtë proçesi i njohjes, udha që na çon kah zbulimi i të vërtetës. Nuk duhet të mendojmë që ky dinjitet lidhet vetëm me shkollimin. Einstein mendonte që urtësia (në kuptimin e diturisë) nuk është frut vetëm i arsimimit, por sidomos i përpjekjes për të qenë i tillë, përpjekje që zgjat gjithë jetën. Njeriu i urtë shdërron në dije çdo eksperiencë jetësore, sepse ai gjykon, mendon e analizon veprimet e veta, dyshon në dijen ekzistuese dhe kërkon përsosmëninë e saj.

Në një farë kuptimi sjell trishtim përsiatja mbi këto anë befasuese e të magjishme të misterit që na rrethon. Kam parasysh *misterin* si një entitet të Gjithësisë. Ashtë e trishtueshme pikërisht pse ndjehemi të varfër në dijet tona të kufizuara. Nga ana tjetër, po kjo ndjeshmëri ndaj varfërisë intelektuale, dëshmon urtësinë dhe dijen e vërtetë, të paktën në konceptimin sokratian. Pra ashtu, i urtë si Sokrati, Njeriu vazhdon udhën e pasosur të kërkimit të së vërtetës. Dhe kjo udhë e çon gjithmonë e më pranë emancipimit dhe lirisë individuale. *Harmonia e lirive individuale* në kaosin e shoqërisë njerëzore, na çon kah *liria kolektive*, themel i demokracisë. Ky i fundit, mendoj të jetë një ideal ende mjaft i ndërlikuar, sepse kryesisht ne vazhdojmë të gëzojmë iluzionin e demokracisë.

Më lart e quajta misterin si një entitet të Gjithësisë. Kjo mund të duket e çuditëshme e të mos pranohet nga të tjerë,

madje mund të krijojë ndonjë dyshim.  Unë, përkundrazi, nuk e shkruajta rastesisht atë mendim.

Përvoja mijravjeçare e kërkimit njerëzor na bën të besojmë që ndërmjet realitetit të mirëfilltë (*trashendental*) dhe modelit racional, me të cilin Njeriu e plasmon atë, ka një kufi, një limit të pakapërcyeshëm nga ana jonë. Mund të sjell shembullin e një numri irracional, p.sh. rrënja katrore e numrit 2. Ky ekziston realisht në shumë forma të ekzistencës sonë. Ne e perceptojmë atë në një formë të përafërt racionale dhe objektivisht nuk mund ta zotërojmë kurrë në tërësinë e saj. Pra ai  numër përbën një entitet real që në një farë mënyre ekziston në ndërgjegjen tonë në formen e dijes, por *si të vërtetë* ne e disponojmë vetëm pjesërisht.

Misteri, siç e përcaktova më lart, ashtë pikërisht kjo zonë e hirtë që fsheh primatin e Natyrës, intimitetin e paarritshëm të saj. Njeriu si pjesë e Natyrës, objektivisht nuk mund të depërtojë në të gjitha të fshehtat e saj. Një vëzhgues brenda një kulle nuk mund të krijojë një ide të qartë për pamjen e jashtme të kullës. Kjo zonë e errët dhe intime, që përcaktova si mister të Natyrës, shndrrohet në një fushë kërkimi të përbashkët nga shkenca dhe arti.

Në studimin e teorisë të sistemeve dinamikë abstrakte, njohim gjendje fizike të ekuilibrit dinamik që janë limite kah të cilat çon evolucioni i atij sistemi. Për disa nga këto gjendje fizike sistemi kalon tërësisht në to për një kohë të fundme, pra ato gjendje shndrrohen në një realitet të sistemit. Në të tjera raste, sistemit i duhet nje kohë e pafundme për t'u tjetërsuar në atë gjendje fizike, pra nuk e

arrin kurrë ate, përveç se afërsisht. Të tilla, fjala vjen, janë regjimet e qëndrueshme asimptotike të Van der Polit, kah të cilat tenton një sistem pa u identifikuar tanësisht me të. Në ngjashmëri me këte dukuri, Universi dhe cilësitë e tij, të pafundme në kohë, nuk mund të rroken në tërësinë e tyre nga Njeriu.

Ky entitet, mister i Gjithësisë do parë si një cilësi themelore e vetë Universit, pra dhe e njohjes njerëzore. Në labirintet e këtij entiteti, mister i pafundëm i Natyrës e që magjeps personazhe si Leonardo da Vinçi e Albert Einstein*, duhet të ketë zanë fill spiritualiteti* i njeriut. Ky spiritualitet ashtë shprehje e atij misteri, Meka e kuriozitetin tonë.

Le të pranojmë, sipas të gjitha modeleve (teorive), që spiritualiteti në thelb ashtë shprehje e botës së brendshme të njeriut, e shpirtit jetësor të tij. Kujtojmë gjithashtu që njohja shqisore dhe intelektive bashkë me ndjenjat, janë diskriminanti themelor që dallon specien sonë nga format e tjera jetësore të njohura prej nesh. Atëhere del e qartë që ajo zona e hirtë që fsheh mistere të Natyrës dhe Gjithësisë, *ai entitet aq tërheqës për specien njerëzore, përbēn burimin kryesor të spiritualitetit.* Jam i prirur të shtoj që edhe portreti i një të riu të dashuruar, nuk mund të ezaurojë pafundësinë e sjelljeve njerëzore ne lidhje me këto ndjenja. Artisti me muzikën e vet, që shpesh herë e perceptojmë si një krijim hyjnor, me poezinë e vargjeve të pafund, me penelin që zbulon botën e brendshme të njeriut, a nuk ashtë një hulumtues i hollë i natyrës njerëzore? Ky hulumtim a kërkim, nga ana e vet është burim emocionesh të mëdha për artistin e shkencëtarin, duke e pasuruar jetën me thelbin njerëzor të qenies sonë.

Ne nuk mund të mos gëzojmë praninë e këtij misteri. Ai ruan intimitetin e Gjithësisë nga banaliteti njerëzor, ai mban të gjallë kuriozitetin tonë, motiv themelor për ekzistencën e njeriut. Përndryshe do të ishim thjeshtuar në skllevër të mediokritetit e të kotësisë, të etjes për pushtet e për pasuri. Ajo kërshëri ka qenë e do të jetë motori i çdo kërkimi njerëzor në fushën e artit e të shkencës. Nuk mund të ekzistojë një teori e aftë të na rrëfejë të gjitha të vërtetat që fshihen në labirintet e Gjithësisë e të Natyrës. Nuk mund të krijohet një portret që të na zbulojë të gjitha pamjet e natyrës njerëzore, sjellje e ndjenja të tij.

Quaj me vend t'i kujtoj ndërgjegjes sonë atë parim të qytetërimeve të lashta, sipas të cilit sa më shumë të mësojmë, aq ma shumë befasohemi me morinë e problemeve të reja, me mungesën e përsosmërisë së teorive ekzistuese dhe me fushat e reja të kërkimit.

Me kërkim njerëzor nënkuptoj aspektin thelbësor të tij, që nis me përvojat personale e të grupit e që hap pas hapi shndrrohen në njohuri. Përvoja personale për bujkun e vemendshëm shndrrohet në një të vërtete të re, në dituri. Kështu Njeriu me kërkimin dhe përsiatjen individuale synon kah të vërteta të reja e drejt një raporti ma bindës me Natyrën a me Perëndinë. Kjo ecuri e shdrron atë në një qënie më pak të vuajtur e ma të lirë. Ajo i jep një domethanie njerëzore, një kuptim ma të pasur ekzistencës së tij.

Këto pamje të spiritualitetit i shohim të shprehura me art të madh në poezinë e Naim Frashërit. Ky kontribut i tij ka vlerë të jashtëzakonshme për universin kulturor të kombit

shqiptar. Them kështu sepse Naimi bëri të vetat këto parime thelbësore të të gjitha qytetërimeve dhe i shprehu në forma që të befasojnë për thjeshtësinë dhe qartësinë e tyre. Ato kanë edhe vlera didaktike të mëdha e shprehin një ide të përbashkët të krishtërimit, budizmit e islamizmit. Poezia e Naimit përçon në botën shqiptare idetë mbi lirinë e njeriut dhe kërkimin e të vërtetës duke i shkëputur ato nga përmbajtja fetare. Ai e bën këtë natyrshëm përmes vargjeve e në formën më laike që mund të përfytyrojmë. Them laike sepse në të vërtetë ajo buron e pastër nga origjinaliteti i botës antike, sikundër na mbrrin nga Sokrati, përmes shkrimeve të Platonit.

Le të shohim në disa poezi se si Naimi na e skalit me art këte parim.

Në vjershën *Jeta:*

*Sa e dua gjithë jetën!*
***Se atje gjej të vërtetën**,*
*Yjet, Hënën, hapësirën*

Në poezinë *Dit'e re,* për festën pagane të ditës së verës, ai këndon duke përfytyruar një gosti universale shtruar nga Zoti vetë e që kjo gosti *nxjerr në shesh të vërtetën* e bëhet ditë e dashurisë dhe e vëllazërisë . . . . . . Madhështor deduksioni i vargjeve të Naimit! Sepse *e vërteta* na çon kah harmonia e ekuilibri, pra paqja një nga pamjet e të cilës ashtë *dashuria* dhe *vëllazëria*.

Në vjershën *Dit' e zezë,* ashtë dita e luftës së gënjeshtrës me të vërtetën, motiv kryesor në të cilin Naimi sheh kuptimin më të thellë të jetës:

***Lëfton gënjeshtra me të vërtetën***
*Dhe errësira dritën lëftonte*
*Që t'errësonte së gjithash jetën*
*Dhe djallëzia të mbretëronte.*

Ky kuadër shumëngjyrësh qëndisur nga dora e poetit tonë, shpesh herë më sjell ndërmend sinfoninë n.5 të Bethovenit. Ajo sinfoni u bë simbol i luftës së Njeriut me Fatin. Një sinfoni e një bukurie të rallë, ku lejtmotivi katërnotash *Sol – Sol – Sol – Mi bemolle,* shpirt i krejt sinfonisë, bëhet shprehje e luftës mes *të Mirës* e *të Keqes*. Në të dyja rastet, në Bukurinë e vargut të Naimit dhe të muzikës së mjeshtrit gjerman, nuk mund të shohim tjetër, veçse të Mirën. Pikërisht sikundër Sokrati e Platoni na e dërgojnë nga horizonti i kohëve të largëta: Bukuria si shprehje e të Mirës. Nga ana tjetër *e Mira* dhe *e Vërteta* si kushte të paqes, ekuilibrit, vëllazërimit e harmonisë, për të cilat aq shumë kishte nevojë universi fetar tredimensional i kombit të Poetit.

Bëra paralelizmin e mësipërm sepse shumë herë lexuesit i shpëton nga dora vlera e Naimit. Ndoshta për thjeshtësinë e tij; por thjeshtësia karakterizon gjenialitetin. Tek Naim Frashëri duhet të vlerësojmë lart përunjësinë, por njëherësh edhe të shohim madhështinë që ajo thjeshtësi shpreh.

Poema *Bagëti e Bujqësia*, ashtë një det i pafund i urtësisë. Perëndia i drejtohet Njeriut:

*Të kam dhënë mënt të mësosh,*
*të vërtetën me të ta shohç*

*. . . . . . . . . . . . . . . .*
*Do të të le dhe nevojën, udhën të të tregojë*
*Gjith të mirat që janë, këtu në dhet i kam mbuluar*
*. . . . . . . . . . . . . .*
*I gjen të gjitha me kohë, po rrëmo thellë e më thellë*
*. . . . . . . . . . . . . . . .*
*Nxirr të vërtetënë sheshit, paskëtaj të mbretërojë,*
*Errësira të përndahet, gënjeshtra të pushojë.*

Patriotët e Rilindjes, artista të mëdhenj, nxorën në shesh shumë të vërteta. Është kjo filozofia e popullit, urtësia, thelbi i të cilës na thotë: *kërkimi i të vërtetës e çliron njeriun dhe i jep kuptim ekzistencës sonë.*

Do të ishte interesante të thellonim këto pamje të raportit mes *njohjes*, *spiritualitetit* dhe *lirisë* së qenies njerëzore. Perëndia apo Natyra (për laikun), e ka plazmuar Njeriun si një qenie të lirë. Kjo cilësi karakterizon thelbin tonë e do të lipte përsiatje të vazhdueshme e të thella nga ana jonë.

Natyrisht konsideroj të diskutueshme sa kam shkruar, pra ashtë një problem i hapur, sikundër besoj të jetë gjithmonë i tillë. Shpesh herë vetë muzika, buzëqeshja e Xhokondës shprehin mister dhe spiritualitet që nuk ashtë e lehtë të deshifrojmë. Të tjera herë teori, si fjala vjen, parimet e relativitetit dhe gjithshka që nga krijimtaria matematike çon në të kuptuarit e Gjithësisë, na mahnisin e na shtyjnë të besojmë që rreth ekzistencës sonë dhe përtej saj, ka një mister të padepërtueshëm, që arti dhe shkenca prej mijra vjetësh kërkojnë të tejshohin.

Shpesh herë ndeshim në kufizime që rrjedhin nga një farë asimetrie ndërmjet raportit të shkencëtarit dhe të artistit

me misterin: i pari është i privilegjuar sepse shpesh herë njeh dhe kupton thellë jo vetëm shkencën, por edhe muzikën e pikturën. Artisti është i kufizuar në njohjen e mirëfilltë të shkencës dhe të bukurisë së pafund të saj. Një bukuri, do të thoja, tronditëse dhe intriguese, sepse prek drejpërdrejt sferën e mendimit dhe të inteligjencës njerëzore. Nga ana tjetër, në krijimtarinë e artistit shihet gjurma dhe një përqasje e lumtur, sepse ai ashtë më afër pamjeve trascendentale të Natyrës, në dallim nga shkencëtari që synon tek e vërteta përmes modelesh racionale në evolucion të pandërprerë.

A mund të mos kujtojmë kompozitorin Johann Sebastian Bach për prirjen kah përsosmëria falë njohurive të shumëanshme edhe matematike? Ai njohu teorinë e logaritmeve të porsakrijuar nga Neper dhe e zbatoi në kërkimin e frekuencave të gjysëmtoneve. Ishte shkalla kromatike e ndërtuar prej tij, sidomos për instrumentat me tastierë që e kishin të vështirë të realizonin notat në diezis e bemolle. Ai nuk mund të dekretonte arbitrarisht frekuencat e gjysëmtoneve, por i gjeti me një arsyetim të hollë. Kur kompozoi 30 Variacionet e Goldbergut, ai me nje horizont të pasur dijesh matematike, kërkon dhe krijon muzikë sipas kanuneve të transformimeve gjeoalgjebrike (simetritë, etj.).

Përfundimi? Një vepër me vlera kompozitive të paarritëshme, e aftë t'u japë instrumentave mundësi shprehëse të jashtëzakonshme. Kjo vepër e tij ashtë një monument i inteligjencës dhe aftësisë krijuese, sikundër edhe studimet e tij në fushën mes harmonisë muzikore dhe matematikës. Dëgjoni, fjala vjen, variacionet e Goldbergut n.2 dhe 25 në interpretime klasike. Më pas provojini edhe

nga pianista jazz si Keith Jarrett, Uri Caine e ndonjë tjetër dhe do të shihni se si *e Bukura* mbetet e tillë në muzikën e krijuar prej më shumë se dy shekuj e gjysëm. Kjo sepse *e Bukura* si *e Mira* dhe *e Vërteta* kanë *karakter universal* në kohë e në hapësirë.

Shpesh herë teoritë e konsoliduara të shkencëtarit bëhen burim paragjykimsh teorike, prej të cilave nuk ashtë e lehtë të çlirohet. E ka këtu burimin fakti që të rinjtë janë ma pranë ideve dhe zbulimeve të mëdha që kanë çuar përpara njerëzimin. (Shpesh herë këtë të vërtetë politikanët e kanë vështirë ta kuptojnë.) Duke dashur të sintetizoj këto pikëpamje dhe përqasje të ndryshme, do të thoja që këto dy pamje të kërkimit njerëzor janë mrekullisht komplementare dhe reciprokisht të pazavendësueshme.

Duke konsideruar ndjenjën e thellë të lirisë së artistit dhe shkencëtarit të të gjitha kohrave, nuk mund të mos bindemi që pikërisht ata kanë mundësinë të frymëmarrin të parët dhe me admirim atë spiritualitet, që shumë njerëz kanë vështirësi të kuptojnë.

***Bibliografi***


1. Sami Frashëri, "*Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e ç'do të bëhet*", Shtëpia Botuese Mësonjëtorja, Tiranë 1999
2. Eksperienca e shkollës *Udha e Shkronjave*, Tiranë
3. Eksperienca e shkollës *Mustafë Ibishi*, Kramovik Rahovec, Kosovë
4. Bertrand Russell, "*Sceptical Essays*", George Allen & Unwin Ltd, London, 1928

5. Naim Frashëri, “*Bagëti e Bujqësia, Lulet e verës e vjersha tjera*”, Shtëpia Botuese Dituria, Tiranë 2001
6. *Harmonia fetare në Shqipëri - shembull unik i dashurisë njerëzore në botë,* (Papa Benedikti XVI), gazeta *Koha Jonë*, 6 maj 2012
7. Mauro Maggio, “*Buddha, la serenità*”, di Liberamente Editore, Trento 2008
8. Luciano Zamperini, “*Platone*”, di Giunti Gruppo Editoriale, Firenze (Demetra), 2006
9. Albert Frashëri, “*Shkolla dhe pluralizmi*”, gazeta “Mësuesi”, 13 nëntor 1996, n.35, Tiranë
10. Albert Frashëri, “*Spiritualiteti në hapësirën mes shkencës e artit*”, e përmuajshmja Kontrapunkt, 29 prill 2013
11. Albert Frashëri, *Pavarësia e Shqipërisë, bijë e Rilindjes Kombëtare,* materiale të Konferencēs Kombētare me rastin e 100 vjetorit tē Pavarēsisē, Tiranē 2012
12. Laurant Bica, “*Naimi në Kostandinopojë*”, monografi, botues Universiteti Kristal, Tiranë, 2009
13. Giovanni Reale, “*Saggezza antica*”, Raffaello Cortina Editore, Milano, 1998
14. C. Warren Hollister, University of California, Santa Barbara, “*The Making of England, 55 B.C. to 1399*”, D.C. Heath and Company, 1988
15. Albert Einstein, *Come io vedo il mondo*, Grandi tascabili Economici Newton, Roma 1988

16. Albert Einstein, *Pensieri, idë, opinioni*, Grandi tascabili Economici Newton, Roma 2004
17. Albert Frashëri, *Aspetti fisico-matematici della musica*, Laboratorio di Musica, L.Sc. “A.Volta”, Spoleto, 2007
18. Albert Frashëri, *Tra arte, scienza e spiritualità,* “Spiritualità e Arte”, febbraio 2010
19. Albert Frashëri, *Sulla definizione impossibile della Creatività umana*, “Spiritualità e Arte”, ottobre 2010

*Prof. Dr. Albert Frashëri*

*Botuar në insertin, kushtuar arteve, Kontrapunkt të Gazetës 55, 29 prill 2013 dhe në revistën kulturore Emathia, 2013, n.1*

## IDETË E RILINDJES KOMBËTARE DHE SHKOLLA SI THEMEL I DEMOKRACISË



Problemi i shkollës dhe drita e Rilindjes Kombëtare, më solli ndër mend një libër të vyer, *Essè skeptike*, shkruar nga Bertrand Russell e në të cilin ai shpreh mendimet e veta mbi shoqëritë moderne, pa kursyer kritikat kah lindja e sovjetëve e as nga perëndimi. Pikërisht siç bënte edhe Papa Gjon Pali II dhe shpirti i madh i Nënë Terezës. Russell ishte një filozof e matematikan i madh i shekullit të kaluar. Në 56 vjeç i hoqën katedrën në Trinity College për shkak të ideve pacifiste dhe e shpërblyen me 6 muaj burg. Më pas ia kthyen katedrën, sepse ai qëndronte shumë më lart nga mediokriteti i kohës. Në 78 vjeç e nderuan me çmimin Nobël në letërsi**.** Bertrand Russell, një anglez që sistemi e refuzoi duke dekretuar padashur pavdekësinë e tij, më ngjan me Abdylin Frashërin, Ali Pashë Gucinë, Sulejman Vokshin, Petro Nini Luarasin, Papa Kristo Negovanin, që sistemi nuk arriti t'i plazmonte siç donte. Sepse të gjithë ata kishin ide prej njerëzish të lirë dhe këtyre, sistemi nuk e ka të lehtë t'ua ndrydhë mendjen.

Rilindasit e kanë bindur shqiptarin që shkolla është burimi i idealeve të së ardhmes për kombin e shpesh herë në konflikt me sistemin që e ka krijuar. Do përpiqem të shpjegohem në këtë essè, për të kuptuar pse janë të randësishme idetë e Rilindjes për shkollën si themel i demokracisë.

Rilindasit e konceptuan shkollën si koshere të idealeve të kombit e si krijesë thellësisht kombëtare [1], shpesh në konflikt me sistemin. Ajo shkollë *lindi si* ***nevojë e ringjalljes*** duke konceptuar si thelbësor rolin e diturisë në krijimin e ndërgjegjes kombëtare dhe në përparimin të vendit.

***Çfarë kërkon nga shkolla shteti i drejtuar nga një regjim totalitar?***

1. *Të formojë qytetarë të bindur në fushën e ideve dogmatike që përligjin arsyen e totalitarizmit dhe të identifikojë besnikërinë ndaj regjimit me atdhedashurinë dhe idealin e qytetarit të ndershëm.*

2. *Të dobësojë shpirtin kritik të individit dhe tolerancën ndaj ideve, të ndryshme nga dogmat e regjimit.*

3. *Të japi njohuri të paketuara si shprehi zbatuese, duke dobësuar kështu zhvillimin e personalitetit të të rinjve, që nis me formimin kulturor e shkencor të tij.*

Në thelb kjo nuk karakterizon vetëm regjimet totalitare, por në një farë mase edhe më tej. Charlie Chaplin në filmin *Kohë moderne*, e parasheh këtë rrezik, prirjen kah standardizimi proceseve të *të menduarit.* Në 5 tetor 1952,

duke folur për shkollën [15, 16], i intervistuar nga New York Times, Einstein tha:

> *Shkolla duhet ta formojë të riun me një personalitet harmonik e jo të thjeshtuar në një specialist. Përndryshe i riu, me atë specialitetin e vet, do të dukej aspak ma shumë se një qen i stërvitur mirë.*
>
> *[ New York Times, 5 tetor 1952 ]*

Në një rast tjetër Einstein theksonte:

> *Druaj kohën kur teknologjia do të mbikalojë njerëzimin: atëhere bota do të popullohet nga një brez idiotësh.*

Mrekulli! Kjo do të meritonte një kuvend të vërtetë. Nuk ashtë aspak faji i teknologjisë. Meritat e saj banalizohen nga përdoruesi. Ky në shumicën e rasteve ashtë mjaft i kufizuar në aftësinë për të rrokur kuptimin e zbulimeve dhe shpikjeve të reja, madje edhe dobinë e tyre. Le të mendojmë sa njerëz mes nesh kanë harruar të ecin në këmbë, të tjerë që mbajnë vazhdimisht ndezur televizorin. Horizonti i tyre përcaktohet nga fluksi i pafund i çdo lloj informacioni duke i zanë frymën mendimit të lirë. Shkaku kryesor në këtë degjenerim global ashtë i atij që lip krahë pune jomenduese, sepse vetëm kështu *njeriu pushon së kërkuari të vërtetën mbi jetën e hallet e tij dhe përfundon si një qënie lumturisht injorante*, duke sanksionuar në përjetësi mbizotërimin e mediokritetit mbi Njeriun dhe triumfin e pasurisë . . . . . . për dikë. Një mjerim i vërtetë!

Russell shihte edhe në sistemin perëndimor të edukimit, rrezikun e indoktrinimit në dëm të të menduarit të lirë. Kjo formë të menduari do e bënte qytetarin të aftë të përballojë falsitetin e propagandës, të krijojë një opinion personal mbi *ç'është mirë e ç'është keq* e do të jetë i lirë në interpretimin e botës rreth tij.

Duke folur për shkollën e një shoqërie moderne perëndimore, është mirë të ballafaqohemi jo me shkollën e konceptimeve totalitare, por me atë të idealeve të demokracisë. Regjimi totalitar në Shqipëri dëmtoi sidomos përmbajtjen dhe thelbin e historisë, filozofisë e të ekonomisë duke çuar shkollën në përfundime të mjera. Kufizimet ideologjike pengonin krijimin e nje ideje të qartë pë fenë, për ateismin dhe laicitetin, sepse këto kuptime ishin të pamundura jashtë pluralizmit të ideve. Ky ishte një obskurantizëm që nuk e lejonte të riun të kuptonte qartë botën dhe ekzistencën vetiake.

*Pas viteve '90* shkolla degradon me ritme shqetësuese, kryesisht sepse liria e sistemit të edukimit nuk u orientua kah vlera të natyrës didaktike e të përmbajtjes së programeve. Braktisja, pas 1990, e reformave në formimin shkencor të viteve '80 dëmtoi shkollën sepse reformimi i programeve dhe i konceptit të të mësuarit duhet të jetë një konstante në jetën e shkollës, përfshirë kualifikimin e mësuesit në përputhje me evolucionin që pësojnë përmbajtja e programeve dhe koncepti mbi të mësuarin.

Shkolla sot jeton një metamorfozë të thellë, me konfuzion idesh që shpesh serviren nga specialistë që nuk njohin kulturën, historine e as traditën e shkollës dhe thuajse

aspak aftësitë e mëdha që kanë patur dhe kanë njerëzit e saj, me në krye mësuesit.

### *Idetë e Rilindjes Kombëtare burim i modernizimit të shkollës në truallin e kulturës dhe historisë kombëtare*

Problemi i demokratizimit të shoqërisë, përveç përvojës botërore, duhet të gjejë edhe një ekuivalent në historinë e vendit. Demokracia nuk mund të mendohet si një transplatim i modeleve të huaja jashtë përvojës kombëtare. Në çdo shtet proçesi i demokratizimit ka patur faktorë ekonomikë shoqërorë dhe një mjedis kulturor si truall që mbështet idenë konkrete të demokracisë. Kështu ka ndodhur në Angli, Francë e kudo.

Shqipëria në historinë e saj, duke filluar nga Gjergj Kastrioti, ka jetuar periudha shumë intensive. Epopeja e Skenderbeut shënon një nga shprehjet më të fuqishme të natyrës demokratike të kombit në formim e sipër. Diferencat krahinore kishin të bënin me pamje të natyrës kulturore e interesa shpesh herë divergjente. Megjithatë, rreziku i dyndjes turke i bashkoi të gjitha principatat nën një flamur të përbashkët të lirisë. Ishte rasti i parë i ushtrimit të idesë demokratike, sipas së cilës në një mozaik principatash, ku çdo krahinë kishte kristalizuar një identitet kulturor të qartë, nevoja supreme e shpëtimit të vendit, u bë kusht i bashkëjetesës të realiteteve të ndryshme dhe ndërtimit të një strategie të vetme. Ky shembull i madh i tolerancës kundrejt diferencave për një arësye madhore përbënte modelin e demokracisë pikërisht në agimin e kombit që po kristalizonte identitetin e tij.

Mendoj që lëvizja patriotike e kulturore shprehur nga vepra e plejadës B, d.m.th. Marin Barleti, Pjetër Budi, Gjon Buzuku, Frang Bardhi dhe Pjetër Bogdani, nga një anë vërteton që epopeja e Gjergj Kastriotit i futi trevat e të folurës shqip në rrugën e ndërgjegjësimit për ekzistencën e një kombi, nga ana tjetër jep njè shembull të shkëlqyer të një lëvizje kulturore, në të cilën problemi kombëtar ashtë në plan të parë.

Mjerisht robëria shekullore ndërpreu proçesin e natyrshëm të konsolidimit të një identiteti kombëtar dhe fshiu nga kujtesa popullore elementet thelbësorë që i jepnin kuptim ekzistencës së një kombi unitar të të folurës shqip. Për këte arësye, pas katër shekujsh intelektualëve iu desh të nxirrnin nga dheu shumë të vërteta të historisë e t'ia bënin të njohura popullit. U formua kështu ajo lëvizje e madhe, e fuqishme që ringjalli problemin kombëtar në tanësinë e vet e me thellësinë që meritonte. Njëherësh ajo u bë Rilindje në rrafshet kulturor e politik, duke dhënë edhe modelin e një organizimi të madh, thellësisht laik e demokrat. Pas Rilindjes kombëtare, mbreti Zog I i hapi rrugën europianizimit të vendit, por siç e dimë ai proçes u ndërpre me pushtimin e Shqipërisë dhe ngjarjet e luftës së madhe. Në gati gjysëm shekulli, regjimi komunist i fshehu kombit vlerat e vërteta të Rilindjes kombëtare, sidomos në ato pamje që lidhen me tolerancën, bashkëjetesën e ideve të ndryshme dhe demokracinë.

Po të pranojmë që shkolla ashtë institucioni kryesor i formimit kulturor të brezit të ri, atëhere çdo ide e demokratizimit të vendit duhet të zerë fill e rranjë në jetën e shkollës. Modeli kryesor në këte proçes ashtë Rilindja

Kombëtare, njerëzit, idetë dhe vepra e tyre. Në këtë kuptim dua të shpreh disa mendime.

Nga idetë ma të vyera të Rilindjes, ashtë ajo e shoqërisë dhe shkollës laike. Shkruan Sami Frashëri [1]:

> *Shqiptari është shqiptar përpara se të jetë mysliman a i krishtenë. Ç'ka qenë kur kish besën e tij, atë të pelasgëve, ay qe edhe si u bë i krishtenë, ay është edhe si mori besën e Muhamedit.*
>
> *[Shqipëria ç'ka qënë, ç'është e ç'do të bëhet, f. 39]*

Samiu tregon se shovinizmi fqinj me anë të shkollave përpiqet të identifikojë fenë me kombin.

> *Ky rrezik është më i madh kur propaganda gjen njerëz të pamësuar. Suksesi i shkollës sonë dhe mësimi i gjuhës shqipe janë vdekje për armiqtë e kombit. Mos vështroni besë e fè, por jini të bashkuar nën flamujt e shenjtëruar të Shqipërisë. . . Të shpëtohenë shqipëtarët nga priftërinjtë që nuk janë të gjuhës sonë, sepse Krishti nuk ish grek dhe as shqah.*
>
> [*Po aty, faqe 75, 78*]

Nga kjo ide e të gjithë Rilindjes sonë Kombëtare, burojnë *mësime mjaft aktuale për kohën* që jetojmë. Shkolla duhet të ketë si objekt kryesor të edukimit formimin e qytetarit si themel të demokracisë. Për këte ai duhet të mësojë ne shkollë të vërtetat themelore të historisë së tij, kundër shtrëmbërimeve shoviniste të papranueshme. Shkolla, jo

rastësisht, por me program të qartë duhet të edukojë në të rinjtë krenarinë për identitetin e vet, urtësinë dhe përunjësinë, cilësi këto që karakterizojnë personalitetin e njeriut të formuar. Këto mësime të rilindasve zbatohen vetëm nga shkolla publike, sepse ajo mund të verë mbi faktorin fetar, interesin e kombit. Ideja e rilindjes për shkollën do të thotë:

> *Për kombin tonë me një dimension fetar të trefishtë, bashkimi, harmonia, ekuilibri dhe respekti reciprok, garantohen vetëm duke siguruar karakterin e theksuar laik të të gjithë sistemit të edukimit. Kjo ashtë premisa jetike për ekzistencën tonë, si kusht thelbësor në procesin e demokratizimit të vendit.*

Nën titullin *Dituria*, Samiu thekson natyrën universale të dijes dhe njëkohësisht nevojën për karakterin kombëtar të shkollës. Nga vepra e tij kuptojmë që duhet filluar nga njohja e mjedisit, historise, kulturës së popullit e deri te nevoja për të siguruar që të gjithë të rinjtë ti futen shkollës. Ai mendonte që shteti duhet të sigurojë falas mjetet shkollore, duke paraprirë kështu atë që vendet perëndimore e realizuan pjesërisht vetëm 50 vjet pas Sami Frashërit. Këto ide të Samiut, këtij humanisti të madh, burojnë nga natyra thellësisht iluministe e figurave të ndritura si vëllezërit Frashëri, Pashko Vasa, Ndre Mjeda, Gjergj Fishta, Fan S. Noli.

Ky thesar i ideve rilindase ka përçuar jetën e popullit tonë nga Kosova martire deri në Çamërinë e shumëvuajtur. E shprehu edhe Presidenti i Republikës Bujar Nishani, në

Akademinë e Arteve te Bukura në Kosove, më 31 gusht 2012:

> *Ne Shqiptarët kemi luftuar pa reshtur kundër pushtuesve shekullorë për gjuhën dhe arsimin kombëtar dhe e kemi fituar me sakrifica te mëdha. Nuk ka komb tjetër në botë, që të ketë në altarin e tij të historisë kaq shumë dëshmorë në mbrojtje të arsimit kombëtar sa shqiptarët. Dhe nuk ka komb binjak me shqiptarët, kur bëhet fjalë për sakrificat prindënore dedikuar arsimimit të femijëve. Me armë dhe penë rilindasit tanë bënë përpjekje titanike për ringjalljen kombëtare, e cila çoi ne formimin e shtetit të parë shqiptar.*

Në këte drejtim, shembulli i Rilindjes Kombëtare dhe Lidhjes së Prizrenit dëshmon harmoninë mes ideve dhe besimeve fetare të ndryshme të universit shqiptar, shprehja më e lartë e natyrës demokratike të kombit tonë në historinë e tij.

### ***Çfarë duam sot nga shkolla?***

Emancipimi e demokratizimi i shoqërisë lypin një shkollë të lirë e të padoktrinuar. Njeriu me formim kulturor të varfër, ashtë më pak i ndërgjegjshëm për lirinë individuale, rrethanë që i ndikon edhe personalitetitin. Demokracia, nga ana e saj, ashtë një ideal që lip harmonizimin e lirive individuale me realitetin e shtetit të së drejtës. *Ky ekuilibër përbën thelbin e demokracisë, burim i të cilës ashtë pluralizmi jo thjesht në pikëpamje ideologjike e politike, **por e sidomos në pikëpamje kulturore**.* Kur flasim për

pikëpamje kulturore duhet të mendojmë traditën kombëtare; më pas vijnë përmbajtja dhe metodat, që në vija të përgjithshme ndjekin një evolucion të përbashkët për shumicën e vendeve që kanë edhe karakteristika sociale ekonomike të përafërta. Pikërisht për këto arsye *shkolla në çdo vend të botës duhet të pajtohet me veçoritë kulturore kombëtare.*

Njeriu me formim kulturor të varfër, është më pak i ndërgjegjshëm për lirinë individuale të tij, rrethanë që i ndikon edhe personalitetitin [9]. Demokracia do parë si një ideal kah i cili shoqëria mund të synojë përmes harmonizimit të lirive individuale me realitetin e shtetit të së drejtës. *Ky ekuilibër përbēn thelbin e demokracisë, pjesë themelore e të cilës ēshtë pluralizmi jo thjesht në pikëpamje ideologjike e politike, por e sidomos në pikëpamje kulturore.* Në këtë drejtim ideja dhe shembulli i Rilindjes Kombëtare me kokën në Frashër dhe i përpjekjes vigane të Lidhjes se Prizrenit me zemër në Kosovën tonë trime, duhet të na ndritin udhën kah përparimi. Historia jonë, nga Gjergj Kastrioti deri më sot, ka vërtetuar që kombi shqiptar shpreh formën ma të lartë të harmonisë dhe ekuilibrit, megjithë dimensionin e trefishtë fetar të tij. Ashtë një mrekulli e fisnikërisë së këtij kombi që ne e shohim në pamjet thelbësore të tij.

Gjenialiteti i Rilindjes Kombëtare e ka ruajtur me pasion këte pamje të vyer të jetës së vendit, si kusht në përparimin e tij. Edhe poetë të vonë e kanë kultivuar bashkëjetesën e ideve të ndryshme. Ja se çfarë shkruan Ndre Mjeda në poezinë *Gjuha shqype* [*jallija – fusharakët*]:

*Geg'e Toskë, Malci, jallija,*
*Jan nji komb, m'u da s'duron:*
*Fund e majë nji â Shqypnija,*
*E nji gjuhë t'gjith n'a bashkon.*

Qënia e Shqipërisë lip, në konceptimin e Rilindjes, unitetin e traditave të shumta krahinore e fetare me gjuhën, si limfa vitale e kombit.

Shpesh flitet për regjime totalitare, për vende që po demokratizohen e për demokraci të vërteta. Kjo familje e fundit e shoqërive demokratike duhet përcaktuar në mënyrë ma realiste: nuk ekziston, mendoj, një demokraci e arrirë, e përsosur si model e si realitet. Po të ishte kështu, procesi i demokratizimit do të kish marrë fund e nuk do të kishte kuptim përmirësimi i saj. Në shumë pamje të saj ky është, fatmirësisht vetëm një iluzion. Një sistem shoqëror ruan thelbin demokratik të tij, nëse ka aftësinë të përshtatet e të përsoset vazhdimisht. Kjo i ngjan parimit universal, sipas të cilit speciet kanë prirjen, aftësinë të trasformohen kah gjendje ma të përsosuna e tu përshtaten kushteve natyrore në ndryshime të vazhdueshme.

Personalisht mendoj, që Njeriu nuk bën përjashtim, pasi ai dhe bëmat e tij janë edhe vepër e Natyrës, sepse vete ne jemi pjesë e saj. Lulet janë krijim i një bime, por nuk mund të themi që nuk janë krijimtari edhe e Natyrës. Në të njejtin raport ndodhet Njeriu dhe krijimtaria e tij me Natyrën. Me këtë, shumë miq të mij intelektualë nuk janë fort dakord, sepse çfarë bën njeriu e *konsiderojne si diçka jashtë Natyre, si një krijim artificial, qoftë edhe problemin e demokracisë.*

Nuk ka asnjë arsye që ta mendojmë demokracinë si një artificë njerëzore. Ajo duhet parë e kujdesur si një krijim i mahnitshëm i Natyrës për specien tonë. Jeta në grup, me sa kuptojmë nga historia, nga shkrimet e shenjta, nga legjendat dhe zhvillimet shkencore ka vetëm dy mundësi. E para është kaosi i kontrolluar i grupimeve të mëdha. Ky kaos është i tillë për individin, kuptuar kjo si liri e tij; liria e secilit prej nesh, nga ana tjetër ka disa kufij që përcaktohen nga ligjësitë e grupit. Pra, në çdo dukuri kaotike ka disa ligje, caqe që grupi nuk mund të mbikalojë. Sa më e madhe bëhet popullsia aq më shumë nevojitet rregulli, ekuilibri, harmonia e paqja për të garantuar evolucionin e species njerëzore. Mundësia e dytë nuk mund të jetë veçse kaosi i pakontrolluar nga asnjë ligjësi, pra vetëshkatërrimi. Kjo do të ishte demokracia e shpendëve, e kafshëve të pyllit dhe e njerëzve. Ka vetëm një diferencë mes tyre: shkalla e vetëdijes në organizimin që nga lashtësia deri më sot. Njeriu me vetëdije të plotë, jo gjithmonë largpamëse, bën të mirën e të keqen, ai me pozitivitetin e veprimit kolektiv ka synuar kah demokracia, që në thelb ashtë ekuilibri dhe harmonia. Të njejtën sjellje vërejmë tek tufa e shpendëve, në livadhet e një lugine apo në botën shtazore. Në këto të fundit është istinkti e jo vetëdija, që çon kah një harmoni mahnitëse në veprimin e tufës.

Natyrisht sa shkruaj, nuk do konsideruar filozofi. Do e quaja thjesht kërkim të së vërtetës, nga kandvështrimi i qytetarit. Shpesh herë gjuha e filozofit ashtë tepër e ndërlikuar. Në atë shkallë sa të tjetërsojë thelbin e të vërtetës. Përkundrazi gjuha e Natyrës përkon me thjeshtësinë e të urtit.  Kjo përunjësi na shtyn të pranojmë

analogjitë në gjirin e Natyrës e të braktisim mëndjemadhësinë që shtyn mjaft nga sivëllezërit tanë ta quajnë veten të mbinatyrshëm. Universi dhe Natyra nuk kanë asgjë të panatyrshme e nuk mund të kenë. Inteligjenca, cilësi me të cilën Krijuesi na ka ngjizur (Natyra apo Perëndia qoftë). Ndoshta pikërisht inteligjenca na ka transformuar në robër të paragjykimit e të mendjemadhësisë. Kjo vërteton që ne nuk jemi në zotërim të plotë të saj. Sepse kemi humbur përunjësinë. Kjo dukuri ka shumë dëshmitarë. Mjafton të kujtojmë që hapi ynë nuk i bindet më arsyes e as urtësisë. Janë arroganca e pushtetarëve dhe verbëria e atyre që vuajnë nga sindroma e pasurisë, që shpesh herë përcaktojnë kahen e ecurisë njerëzore. Sa ma shumë të besohemi si të mbinatyrshëm, aq ma shpejt humbasim lidhjen me *të vërtetën* dhe ndjehemi të pathyeshëm. Edhe në tjetërsimin e paqes dhe harmonisë si ligje të shenjta të ekzistencës sonë. Tjetërsim pas të cilit fshihet errësira dhe shkatërrimi.

E vërteta ashtë që edhe Njeriu, si bir i Natyrës, organizohet sikundër bajnë milingonat, shpendët e insektet. Kush ka fatin të shohë merimangën se qysh e thur pëlhurën me një shpejtësi të madhe, majtas e djathtas, me atë fill që veç Natyra e di si e formon, mbetet pa mend. Gratë thurin me shtiza, por jo me përsosmërinë e merimangës. Ajo udhëhiqet nga intelligjenca e natyrës, dhe pikërisht atë inteligjencë shpreh me thurjen e pëlhurës. Industria tekstile, është vepra e Njeriut që imiton merimangën.

A e keni parasysh fluturimin e një grupi të madh shpendësh me figurat e mahnitëshme që krijojne? Një mister të cilin nuk ashtë e lehtë ta kuptojmë. Një ditë pashë

në degën e një peme një folè të sajuar me fije bari e shkopinj të vegjël. Pamja e asaj çerdheje, vepër e një zogu të mënçur, ashtë një krijim *artificial apo natyror* po aq sa kasollja e duarve të Njeriut primitiv. Edhe ne, në fluturimin tonë jetësor kemi organizime të sofistikuara (në pikëpamje natyrore) në grupe shoqërore, të cilat mund të ekzistojne vetëm nëse ka ekuilibër mes lirive individuale dhe nevojave të grupit. Në këte kuptim nyja më e vështirë ashtë ajo që karakterizon specien tonë, mendimi.

Pra, ajo që ne quajmë demokraci nuk mund të jetë veçse shprehje e kësaj harmonie, që sipas racionalizmit antik mesdhetar (që karakterizon qytetërimet tona e që Greqia e humbi krejtësisht me evangjelizimin fanatik të saj duke i kthyer shpinën neoplatonizmit), nuk ashtë tjetër veçse bashkekzistenca e ideve nga më të ndryshmet. Kjo ide ka edhe mjetin që e garanton: shpirtin kritik, si cilësi që ka shënuar evolucionin e dijes njerëzore.

Po të pyesim një njeri të urtë se ç'ashtë demokracia, ai mund të na thotë pikërisht atë që është e natyrshme: si pemët e pyllit, si degët e një peme në rritje të vazhdueshme, duhet që të gjitha pemët e të gjitha degët të jenë orientuar drejt diellit (drejt të *vërtet*ës) në mënyrë që drita e tij t'u sigurojë rritjen e begatinë. Kur Leka i Madh i tha Diogjenit t'i lypte ç'të donte, plaku i urtë i kërkoi *të bëhej pak mënjanë sepse i kishte zënë rrezen e Diellit*. Pikërisht *idenë e madhe të harmonisë, të paqes e demokracisë e gjejmë në Rilindjen Kombëtare*.

Çfarë prekim në poezinë e Naimit? Natyra, Gjithësia në thelbin e vet ekzistojnë në saje të harmonisë e ekuilibrit që

ai i percepton e na i transmeton si forma të *së Bukurës*. Po ta shohim këtë në kuadrin e shkollës si kusht të edukimit, do të thonim që prirja e lirë e programeve duhet të kërkojë me pikësynim te zbuloje *të Bukurën* rreth nesh, e sidomos te Njeriu. Parimi i përshtatjes e përsosmërisë në çdo evolucion natyror jo të dhunshëm, na bën të mendojmë që *edhe shkolla mbijeton vetëm në saje të aftësisë për tu reformuar.*

*Përse e Bukura? Përse edhe në problemin e shkollës?* Platoni, dhe intuitivisht çdo njeri, e shihte të Bukurën si pamje thelbësore *të së Mirës*, me të cilën duhet të edukojmë mendjen dhe shpirtin e të riut. [7, 8]

Le të sjellim një shembull të thjeshtë e interesant për të rinjtë që janë të dashuruar jo vetëm pas vajzave, por edhe pas muzikës e që mund të bëhet objekt diskutimi në shkollë.

Duke lexuar gazetat shohim vetëm grindje dhe fyerje në jetën politike të atyre që kanë votën dhe besimin tonë. Periudha e Rilindjes bashkoi myslimanë e bektashianë, katolikë e ortodoksë, ca nga toskëria e të tjerë nga gegëria, ca që pinin t'amlin e të tjerë klumështin. Ata i shërbyen atdheut sepse pranuan e respektuan dallimet mes njëri tjetrit duke bërë të mundur dialektikën e ideve të ndryshme që natyrisht kishin. Mendoni Lidhjen e Prizrenit, Ali Pashe Gucinë apo Isa Boletinin dhe ndonjë trim nga jugu, të gjithë qëndruan pranë njeri tjetrit me gjithë ndryshimet fetare a krahinore. Ky ishte ekuilibri e harmonia që e pasuroi botën e tyre.  Një ide e vetme zotëruese ashtë e dështuar.  E kanë vërtetuar totalitarizmat e përbindshëm të

shekullit që lamë pas e që shqiptarët njohin mjaft mirë. Kjo ide mund të ilustrohet, eksperimentohet fare mirë në shkollë [17]:

> *Me një diapason le të degjojmë notën La (880 HZ) në oktavën 5. Ashtë një tingull i mërzitshëm. Me të njejtën frekuencë dëgjojmë një La të së njejtës oktavë, por nga pianoforte. Kemi berë spektrin e kësaj note mjaft të bukur e del që përbëhet nga 3 La (880, 1760, 3520 Hz) dhe një Mi (2640 Hz). Dëgjojmë një La të së njejtës oktavë, por nga violina. Spektri i kësaj note mjaft intriguese përbëhet nga 3 La (880, 1760, 3520 Hz), Mi (2640 Hz) dhe një Do diezis (4400 Hz).*
>
> *Nga monotonia dhe shëmtimi i tingullit të diapazonit, një La e vetmuar ishte si të hash një pjatë me oriz të zjerë dhe asgjë tjetër. Në rastin e pianofortes dhe violinës nota La pasurohet me të tjera sishoqe, ato në harmoni na japin një tingull të bukur.*

Shkolla përbën sistemin themelor të formimit kulturor të qytetarit në drejtimet humanist e shkencor. Pikëpamja sipas të cilës familja dhe shkolla janë vatrat e këtij edukimi, në teori pranohet nga të gjithë, por në praktikë zbatohet pak. Por ka edhe shembuj të shkëlqyer. [2, 3] Mjafton të citojmë dy përvoja udhërrëfyese të ndrituna: ajo e shkollave *Udha e Shkronjave* në Tiranë dhe *Mustafë Ibishi në* Kramovik Rahovec, Kosovë. Edukimi patriotik në këto dy shkolla ashtë shndërruar në çështje themelore të formimit

qytetar të të rinjve, e jam i sigurtë që ndikon mrekullisht rritjen e tyre. Më ka bërë përshtypje të thellë sinqeriteti dhe pasioni me të cilin nxënësit e këtyre dy shkollave i këndojnë vendit dhe historisë së tij, e këtu ndjej punën e admirueshme të drejtuesve dhe mësuesve patriotë të të dyja shkollave. Kur personaliteti i nxënësve përvijohet qartë, atëhere komponentet shkencore dhe humaniste harmonizohen natyrshëm me formimin patriotik dhe mbështetin qartë njëra tjetrën.

### *Mbi metodën dhe vlerën didaktike të ideve të Rilindjes Kombëtare*

Duke shkruar këtë essè më forcohet bindja që kemi të bëjmë me një problem të ndërlikuar e shumë të randësishëm jo vetëm për Shqipërinë, por për të gjithë kombin shqiptar. Sikur sot të na thonë: bashkohuni e bëni një shtet të vetëm të gjithë ju shqiptarët, a e keni menduar se do të ishte një andër e pamundur?

Unë besoj së po të na vinin këtu patriotët nga Kosova në Çamëri të kohës së Rilindjes e Lidhjes së Prizrenit, me siguri do ia dilnin. E patën vërtetuar me veprën e tyre edhe pse ishin të rrethuar nga armiq nga të katër anët. Kur e mendoj këte të vërtetë, ndjej si një farë tronditje. Për këte arsye mendoj që idetë e Rilindjes Kombëtare duhet të jenë dritë për kombin, nga veprimtaria e qeverisë deri tek qytetari më i thjeshtë. Në këte kuptim, roli i shkollës në formimin kulturor të brezit të ri në frymën e ideve të Rilindjes, duhet të ringjallet si thelb i funksionit edukativ të shkollës.

Kjo që po shpreh është një e vërtetë universale për të gjitha kombet e shtetet demokratike, d.m.th. *funksioni edukativ i shkollës të ketë si fill rrëfyes idetë e lindura nga lëvizjet kulturore e politike më të rëndësishme të kombit*, siç është Iluminizmi për Francën apo Rilindja për shqiptarët.

Po përpiqem të tregoj rëndësinë e ideve të Rilindjes në proçesin e edukimit së bashku me vlerat didaktike për shkollën:

1. Populli ynë edhe para Rilindjes e ka vlerësuar diturinë si armën ma të fortë të Njeriut. Nga urtësia jonë popullore na vjen ky mesazh: *kur njeriu me penë në dorë ndeshet me një njeri me pistoletë, ky i fundit ashtë një njeri i vdekur*. Kjo fjalë e urtë tregon forcën e diturisë. Edhe njeriu primitiv e pati kuptuar që forca fizike e tij ishte mjaft më e vogël nga ajo e luanit, tigrit apo ariut. Por ai e mposhti boten shtazore jo me forcën fizike, por me intelektin e tij, me dijen.

2. Rilindasit admiruan urtësinë popullore. Dituria ka dy pamje themelore që plotësojnë njëra tjetrën. Njëra ashtë *njohuria* që njeriu merr duke filluar nga shkolla. Tjetra ashtë *urtësia*, ajo që piqet me eksperiencën dhe aftësine për të analizuar e deduktuar përfundime të vlershme e të natyrshme. Urtësia e fizikantit Einstein na mëson që dituria nuk ashtë frut i arsimimit, por i përpjekjes për të qenë i tillë e që zgjat të gjithë jetën [15]. Shkolla duhet të bajë të vetin këte parim, si metodë por edhe në kuptimin didaktik.

3. Në programe duhet forcuar roli i folklorit për jetën kulturore të vendit, folklori si themel e burim i muzikëe,

baletit dhe letërsisë kombëtare. Shembulli i Martin Gjokës tregoi se si nga kanga popullore lind muzika e kultivuar. Mendoni një të ri shqiptar që shkon jashtë shtetit për pushime a për studime. I kërkojnë të thotë diçka për vendin e tij. A e mendoni që ai mund të mos dijë asgjë që e dallon nga të tjerët, sepse ai nuk njeh veten e tij. Gjithashtu në nivelin e programeve duhet forcuar vëmendja ndaj të folurës shqip: kujtoni vjershën e Filip Shirokës mbi dhunimin e gjuhës me fjalë të huaja të panevojshme, sikundër vërehet sot në mjetet e informacionit. Mendoni poezinë e Fishtës kundër korrupsionit, një plagë e kohës sonë. Në shkollë duhet të formohet natyrshëm krenaria për kombin e kjo nuk mund të bëhet jashtë njohjes së historisë e disa aspekteve që karakterizojnë thellësisht universin kulturor shqiptar. Në këto aspekte zë fill vlerësimi i cilësisë së shkollës e jo në përhapjen e pajustifikuar të çdo lloj krijimi, sikundër janë universitetet private tek ne. Mendoni që vetëm rruga Myslym Shyri ka nja tre universitete private, ndërsa qyteti i Tiranës të tilla ka më shumë se në New York. Duhet të theksoj që nuk jam kundër shkollës private, përkundrazi ajo do ruajtur e forcuar si garanci e pluralizmit në sistemin e edukimit kombëtar. Kur shteti ndikon negativisht në sistemin publik të edukimit, shkolla private me pavarësinë e saj e ka ma të lehtë ta refuzojë ndikimin e politikës në konceptimin e saj. Por pikërisht për ta forcuar atë duhet kujdesur edhe cilësia e saj në të gjitha aspektet: nuk ashtë e mundur, fjala vjen, të gjenden me mijra

pedagogë të niveleve universitare me garancinë e cilësisë dhe të koherencës professionale.

4. Për të kuptuar e ndërgjegjësuar të riun mbi ekzistencën e vet, raportin e tij me shoqërinë a me besimin fetar, shkolla duhet të jape një kuadër të qartë të teorive filozofike kryesore dhe evolucionin e tyre, qoftë edhe në forma intuitive ilustruar me veprën letrare. Kjo ka qenë dobësia kryesore e shkollës së regjimit komunist.

5. Të mësuarit shpesh herë merr karakter autoritar duke komprometuar të nxënit. Shoqëritë moderne kanë sukses në përgatitjen e një elite që siguron kërkimin shkencor në nivele të larta, por vërehet edhe prirja kah një rënie e papranueshme e treguesve mesatarë të formimit kulturor, që me fjalë të pakta do të thotë njerëz me pavarësi intelektuale të pamjaftueshme. Kjo dukuri denoncohet parreshtur nga organizmat më të rëndësishme që ndjekin evoluzioni e edukimit në botë. Në këte dukuri ndikon edhe dështimi i shumë të rinjve para vështirësive te landëvë shkencore përfshirë filozofinë. Rilindja jonë e bindi popullin që shpëtimi vjen nga shkolla, nga dituria. Mësuesi autoritar përpiqet t'i fusë në kokë nxënësit çka mundet pa i bërë thirrje personalitetit të të riut. Kjo udhë çon në dështim proçesin e të nxënit. Rilindasit e quajnë të madh e të pazevendësueshëm rolin e prindit në për shkollimin e fëmijës [1]. Parimi i tyre ishte thellësisht modern: *më parë binde birin për nevojën e diturisë, kështu mendja e tij hapet e të nxënit vjen i natyrshëm.* Ku e shohim këtë parim të madh të didaktikës moderne e që etërit e rilindjes e gjetën në thesarin e urtësisë popullore? Në

veprën e rilindasve tanë. Ata me durim ringjallën ndërgjegjen kombëtare e pastaj shtruan problemin e lirisë. Pa hapin e parë, nuk do të kishte mundësi të shkohej drejt lirisë. Nënkuptoj jo thjesht çlirimin e vendit, por edhe më tej: atë çlirim të Njeriut që konsiston në kërkimin e parreshtur të së vërtetës. Liria e Njeriut ashtë e vërteta më e vyer e njerëzimit.

6. Shkolla të bëhet mjedisi ku vetëm puna dhe zotësia përbëjnë meritën e njeriut. Parimi i meritës do të thotë që në jetë puna t'i besohet njeriut vetëm në saje të aftësive dhe në këte nuk duhet të ndikojnë pikëpamjet politike, ideore a fetare të individit. Eksperienca tregon që ky parim nuk dominon jetën e vendit. E dinë mirë poliitikanët dhe jo vetëm ata. Rilindasit në veprimtarinë e tyre kanë vërtetuar se ky parim mund të zbatohet pa vështirësi objektive. Politika sot nuk ashtë e interesuar t'a bëjë të vetin këte parim thellësisht demokratik. Vetëm një shkollë e pavarur nga sistemi politik mund të shndrrohet në një realitet ku ky parim gjen zbatim të mirëfilltë dhe udhëheq edukimin e të rinjve.

7. *Laiçizmi parim themelor i shkollës në idetë e Rilindjes* - Moderniteti i ideve të Rilindjes për një shoqëri me harmoni të pashembullt mes besimeve të ndryshme, do të thotë që parimi themelor në jetën e kombit të jetë laicizmi. Laicizmi dhe jo ateizmi. I pari e sheh të lirë njeriun të formojë bindjet e tija, ndërsa i dyti kur karakterizon një sistem do të thotë autoritarizëm, totalitarizëm. Ky parim e ndrit shembullin shqiptar, sikunder thote Papa Bendetikti XVI [6]: *Àti i Shenjtë vlerësoi bashkëjetesën dhe harmoninë ndër shekuj dhe*

*në kohën tonë një shembull unik të ndjenjave ma të mira paqedashëse njerëzore*. Pikërisht këtë virtyt të kombit tonë në sjelljet e përditëshme, rilindasit e shprehën edhe një jetën politike e kulturore të vendit. Kush më mirë se shkolla mund dhe duhet ta edukojë me piksynim këtë virtyt te brezi i ri, si parim maksimal të laicitetit në jetës kulturore e politike të të gjithë kombit?

*Së dyti*, pikëpamja mbi tolerancën dhe bashkëjetesën e ideve në fushën e shkencës, artit etj, në Shqipëri përfshin edhe fenë si forma të mendimit e të raportit me Zotin. Këte mendim e konfirmon shprehja *jemi bij të të njejtit Zot*. Ky tipar do kultivuar në shkollë për të ndërgjegjësuar brezin e ri për këtë vlerë të madhe që rilindasit e shohin si dritë për universin shqiptar. Këto nuk mund t'i lihen rastësisë. Po u sjell një shembull, thuajse të pabesueshëm. Vjet ne korrik në një forum katolik të përvitshëm në Rimini (Itali), merr pjesë edhe një shqiptar, Teodor Nasi, në rolin e moderatorit. Ai, duke folur për probleme të fesë në Shqipëri, tha: parimi sipas të cilit *feja e shqiptarëve ashtë shqyptaria,* ashtë një pallavër e komunistave. Do më pëlqente ta quaja injorancë këte pohim. Do ishte gjysma e të keqes. Por mjerisht mendoj më keq. Ideja që kombi, në thelb me tre besime fetare, bashkëjeton në paqe e harmoni, vërteton ma së miri vargjet e Pashko Vasës, këtij katoliku të shquar si patriot laik i kombit. Kur arrihet të falsifikohet kjo e vërtetë nga një intelektual i ri shqiptar, mendoni se ç'mund të bajë rastësia dhe braktisja e këtyre ideve. Bertrand Russell në essènë *Liria dhe*

*autoriteti në procesin e edukimit* [4], vëren disa dukuri që mund t'i përmbledhim me dy fjalë:

*Ashtë në natyrën e Shtetit dhe të institucioneve fetare të mos jenë entuziastë që të rinjtë të formojnë një personalitet me përparësinë e mendimit të lirë e të pavarur.*

Në essènë *Pavarësia e Shqipërisë, bijë e Rilindjes Kombëtare* [11], theksoja që idealet për të ardhmen formohen në gjirin e shoqërisë me konvergjencën e qytetarit, politikës, artistit e shkencëtarit dhe, më pas, politika duhet t'i bëjë të vetat ato ideale, sepse është në shërbim të shoqërisë. Nuk duhet që klasa politike të ndikojë qytetarin tej këtyre idealeve, duke tjetërsuar thelbin e tyre. Por propaganda përgjithësisht vihet në shërbim të pushtetit, të klasës politike në përgjithësi. Vetëm një qytetar i formuar mirë nga ana kulturore ashtë në gjëndje të përballojë dyndjen e propagandës. Në këte drejtim shkolla ka vlera të mëdha. Ajo duhet *ta edukojë të riun që të mos bëjë të vetin një pohim a premtim, nëse nuk ka asnjë arsye që ta mbështesë qoftë edhe minimalisht atë si të vërtetë.* Në këte kuptim të gjitha lëndët kanë rolin e tyre. Jo aq përmbajtja, por ideja e të mësuarit duhet ta shohë si themelor atë parim.

Dua të jem i qartë për aspektin fetar në jetën e shkollës: edukimi i fëmijës në pikëpamje fetare duhet të gjejë burimin e natyrshëm të tij te familja me ndihmën e institucioneve fetare. Kjo do të ishte dhe liria e qytetarit në formimin fetar, si pjesë e rëndësishme e

personalitetit kulturor të tij. Pikërisht kjo liri duhet të përjashtojë shkollën nga ana formale në atë edukim. Roli i shkollës ka një tjetër rëndësi e që nuk mund ta zavendësojë asnjë institucion i dytë. *Së pari*, mësimi i historisë duhet të përfshijë edhe studimin e sistemeve fetare kryesore, diferencat mes tyre dhe sidomos vlerat e përbashkëta që kanë. *Së dyti*, roli i shkollës qëndron në idenë që realiteti tredimensional fetar ka si nevojë respektin reciprok që garanton harmoninë e tyre, ekuilibrin dhe së bashku bëhet një nga premisat themelore te demokratizimit real të kombit. Ky rol i shkollës lidhet me mësimin e historisë kombëtare, me veprën e poetëve rilindas, para dhe pas saj. Nuk mund të ketë asnjë kuptim shkolla që nuk garanton përçimin e ideve te Rilindjes Kombëtare tek të rinjtë. Kjo, sepse kombi ynë që rrezikonte të shuhej, ringjalli idenë për ekzistencën e vet në saje të vetmohimit të rilindasve e më tej, nga Filip Shiroka, Pashko Vasa, Naimi, Samiu, Fishta, Mjeda e shumë të tjerë. Epopeja e Skenderbeut dhe lufta a malësisë së veriut e jugut gjejnë shprehjen e tyre më të lartë në poezinë e Naimit e të Gjergj Fishtës. Ne nuk kemi një platformë kulturore filozofike si bazë të ekzistencës kombëtare, përveç se idetë dhe veprën e Rilindjes Kombëtare. Për këte arsye shkolla e ka për detyrë t'i referohet asaj platforme në konceptimin e procesit të edukimit. Kjo që them, mendoj të jetë një invariant universal i bashkësisë së kombeve në të githa kohrat.

8. Poezia e Naim Frashërit veç shumë meritave në formimin e ndërgjegjes kombëtare, ka edhe vlera

didaktike të mëdha e që lidhen me vlera e ide të përbashkëta të krishtërimit, budizmit e islamizmit. Kjo ide që poezia e profetit Naim përçon në botën shqiptare, ashtë *kërkimi i të vërtetës si pamje themelore e botës laike*. Them laike sepse në të vërtetë ajo vjen nga laiciteti i botës antike, si parim i Sokratit e që na vjen përmes shkrimeve të Platonit. Le të shohim në disa poezi se si e trajton Naimi në këte parim.

Vjersha *Jeta:*

*Sa e dua gjithë jetën!*
*Se atje gjej të vërtetën,*
*Yjet, Hënën, hapësirën*
. . . . . . . . . . .

Poezia *Dit'e re: Për festën pagane të ditës së verës, ai këndon duke përfytyruar një gosti universale shtruar nga Zoti vetë e që kjo gosti* ***nxjerr në shesh të vërtetën*** *e bëhet ditë e dashurisë dhe e vëllazërisë .*

*Poezia Dit' e zezë: ashtë dita e luftës së gënjeshtrës me të vërtetën, motiv kryesor në të cilin Naimi sheh kuptimin më të thellë të jetës.*

Poema *Bagëti e Bujqësia:* një det i pafund i urtësisë. Perëndia i drejtohet Njeriut:

*Të kam dhënë mënt të mësosh, të vërtetën me të ta shohç*
.............................................
*Do të të le dhe nevojën, udhën të të tregojë*
*Gjith të mirat që janë, këtu në dhet i kam mbuluar*
.............................................
*I gjen të gjitha me kohë, po rrëmo thellë e më thellë*

*...............................................*
*Nxirr të vërtetënë shesht, paskëtaj të mbretërojnë,*
*Errësira të përndahet, gënjeshtra të pushojë.*

Këtu shohim, sa shkruaja më lart, atë parim filozofik e didaktik të rilindasve sipas të cilit duhet të bindemi për nevojën e dijes para se të kërkojmë të vërtetën. Rilindasit nxorrën në shesh shumë të vërteta e mbi të gjitha urtësinë e popullit. Përse vallë? Sepse *kërkimi i të vërtetës e çliron njeriun dhe i jep kuptim ekzistencës sonë*. A mund të lihet jashtë vëmendjes së shkollës ky parim i madh?

9. Pse flitet aq shumë për këte aspekt të jetës së Njeriut? Cila do të ishte arsyeja që nga lashtësia deri tek doktrinat fetare kryesore gjejmë atë parim si një invariant të mendimit në kohë e hapësirë? Mendoj që përgjigjja duhet kërkuar në faktin që racionalizmi grek, doktrinat e krishtere e islamike janë formuar në pellgun mesdhetar, mëmëdheu i racionalizmit që fillon edhe me shkollën pitagorike, me Sokratin e Platonin, me Euklidin krijues i të parës teori shkencore të njerëzimit [10]. Nuk na shpëton nga vemendja karakteri universal i këtij parimi, që e dallon Njeriun (krijesë e Natyrës a Perëndisë) nga pjesa tjetër e Natyrës. Laicizmi i Rilindjes sonë Kombëtare gjen pamjen e vet themelore pikërisht në atë thelb të përbashkët të tre konceptimeve: sokratian, i krishterë e islamik. Kush do të bashkojë, të harmonizojë e të paqësojë e gjen faktorin e përbashkët në çdo rrethanë e realitet, ashtu si bënë etërit tanë.

10. Në këtë përsiatje më vjen e natyrshme të kujtoj që shumë herë na qëllon të befasohemi nga pastërtia morale e femijëve dhe studentëve tanë; të befasohemi kundrejt nje farë ndotjeje me të cilën koha na shëmton për ipokrizinë dhe moralin tonë të sëmurë. Dostojevski thoshte që kushtet e shoqërisë e prishin njeriun, pra do të shtoja, ndotin së pari shpirtin, pastaj edhe pamjen . . . . Shpirtin pastaj edhe pamjen . . . . . Sepse e Bukura, në konceptimin e lashtë është shprehja e të Mirës. Dhe kur e Mira na le shëndenë, bëhemi shembëlltyrë e shëmtimit. Në këte pikë nuk mund të mos citoj qytetarin e madh të shekullit të shkuar, Bertrand Russell [4]:

*"Vetëm një masë e arsyeshme skeptiçizmi mund të çjerrë velin që fsheh të vërtetën. Pasi çjerrim atë vel, mund të ndërtojmë një moral të ri, mbështetur jo në urrejtjen dhe detyrimin, por në dëshirën për një jetë të plotë dhe në bindjen që njerëzit që i shohim si të ndryshëm nga vetja, janë një ndihmë dhe jo një pengesë për ne, natyrisht pasi të kemi mënjanuar çmendurinë e urrejtjes. Kjo nuk ashtë një shpresë utopike: mund të bëhet që nesër, nëse njeriu vendos të ndërtojë lumturinë e vet dhe jo shkatërrimin e tjetrit".*

Pra, *Mirësia* që prehet në shpirtin tonë sjell edhe shpëtimin e njerëzimit. Nevoja për të edukuar Mirësinë tek i riu përmes ndjenjës për të Bukurën, do të kërkonte një mësues thellësisht të lirë. Duke folur për sistemin e edukimit, Einstein shkruan [16]: *Mësuesi, në një farë kuptimi duhet të jetë një artist i detyrës së tij.* Pra, do të shtoja që ai duhet brenda caqeve të arsyeshme, të lihet i lirë në veprën e të mësuarit. Një gjurmë e shëmtuar e regjimit totalitar ashtë

forma burokratike e kontrollit që shkolla pësonte, shpesh nga njerëz që nuk e njihnin artin e të mësuarit. Ata kontrollorë shpesh ndjeheshin sì zotër të diturisë dhe me forma autoritare të dhunëshme i imponoheshin krijimtarisë së mësuesit. Mësuesi ka nevojë për një liri që i bën të natyrshme shprehjen originale krijuese të tij.




Nëse jemi në një mëndje, që shkolla duhet të bëhet vatër e formimit të qytetarit të ndershëm, bujar e patriot, kush ma mirë se shembulli i veprës dhe jetës së rilindasve tanë apo e qytetarëve të mëdhenj (Einstein, Russell, etj.) na jep pamjen e një modeli që zor se e gjejmë sot midis nesh? Ata me veprën e tyre shprehën,

*Të vërtetën, të Bukurën, Mirësinë dhe Harmoninë e tyre të pafund*

*si shpëtim të njeriut e të njërëzimit e si thelb të demokracisë*

Nevoja për të edukuar *Mirësinë* përmes ndjenjës për *të Bukurën*, do të kërkonte një mësues thellësisht të lirë. Gjurmë e shëmtuar e totalitarizmit ashtë forma burokratike e kontrollit ndaj shkollës, shpesh nga njerëz që nuk e njihnin artin e të mësuarit. Kontrollorët ndjeheshin etër të diturisë dhe atë e identifikonin me dogmën partiake. Autoriteti i dhunës u imponohej bindjeve dhe artit të mësuesit. Mbase ndodh edhe sot. Në ndonjë rast.

Ndonjëherë klasa politike në vend të thelbit të demokracisë, vesh petkun e saj. Greqia e lashtë nuk pati sukses në

formimin e një shteti të madh. Ajo krijoi dijet themelore të asaj kohe, parimet e demokracisë, por elita politike e saj kishte vetëm petkun e ideve dhe pak ose aspak nga urtësia e Sokratit dhe Platonit. Ajo e tradhëtoi thelbin demokratik të filozofisë që dijetarët e saj krijuan si ideal të shoqërisë. Greqia e lashtë dështoi në planin politik dhe ushtarak. Përkundrazi, Roma krijoi një perandori të pamasë duke pushtuar vende dhe nënështruar popuj me forcën e armëve; kjo zgjati disa shekuj deri sa filloi dhe rrënimi i saj, kryesisht nga korrupsioni dhe lufta për pushtet, të paktën siç shkruan Warren Hollister [14]. Ndërsa perandorët e Romës vrisnin njëri tjetrin, kultura, mendimi filozofik e shkencor që patën krijuar pleqtë e urtë të Greqisë, morën udhët e u përhapën në të gjithë mesdheun. Krijuan kudo koloni, qytete të reja e ngado që shkonin njerëzit admironin dijen e saj. Ndërsa Greqia pushtohej nga legjionet romake, vetë  Roma dominohej nga magjija e dijes greke. Kryesisht ishte kjo dije e mesdheut që shënoi të ardhmen e popujve europianë. Për këtë triumf të diturisë asnjë ushtar grek nuk hyri në luftë. Sepse *dija dhe urtësia janë e vërteta e njerëzimit dhe jo lufta,* pikërisht prej asaj urtësie sipas së cilës, *kur njeriu me penë në dorë takon një njeri me pushkë, ky i fundit ashtë një njeri i vdekur.*

Këto mësime të rinjtë duhet t'i njohin për të kuptuar veten, rolin e dijes, kombin e tyre e padrejtësitë që në histori ka vuajtur. Të rinjtë duhet të gjejnë në librat e shkollës urtësinë e kombit, që shprehet në mënyrë hyjnore në çdo pamje të Rilindjes. Ata duhet të dinë që asnjëherë kombi i tyre nuk ka dhunuar lirinë e popujve fqinjë e të mësojnë *që lufta ashtë gënjeshtra, që e vërteta ashtë paqja, harmonia*

*dhe jeta e njeriut*, sikundër na kanë mësuar etërit e Rilindjes sonë Kombëtare. Ky do të ishte mësimi i parë, më i randësishëm e ma i vështirë që shkolla duhet të bajë të vetin, si shprehje e fisnikërisë së shqiptarëve të çdo kohe në të gjitha trevat e saj.

### ***Bibliografia***


1. Sami Frashëri, "*Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e ç'do të bëhet"*, Shtëpia Botuese Mësonjëtorja, Tiranë 1999
2. Eksperienca e shkollës *Udha e Shkronjave*, Tiranë
3. Eksperienca e shkollës *Mustafë Ibishi*, Kramovik Rahovec, Kosovë
4. Bertrand Russell, "*Sceptical Essays"*, George Allen & Unwin Ltd, London, 1928
5. Naim Frashëri, "*Bagëti e Bujqësia, Lulet e verës e vjersha tjera*", Shtëpia Botuese Dituria, Tiranë 2001
6. *Harmonia fetare në Shqipëri - shembull unik i dashurisë njerëzore në botë*, (Papa Benedikti XVI), gazeta *Koha Jonë*, 6 maj 2012
7. Mauro Maggio, "*Buddha, la serenità*", di Liberamente Editore, Trento 2008
8. Luciano Zamperini, "*Platone*", di Giunti Gruppo Editoriale, Firenze (Demetra), 2006
9. Albert Frashëri, "*Shkolla dhe pluralizmi*", gazeta "Mësuesi", 13 nëntor 1996, n.35, Tiranë
10. Albert Frashëri, "*Spiritualiteti në hapësirën mes shkencës e artit*", e përmuajshmja Kontrapunkt, 29 prill 2013

11. Albert Frashëri, *Pavarësia e Shqipërisë, bijë e Rilindjes Kombëtare,* materiale tē Konferencēs Kombētare me rastin e 100 vjetorit tē Pavarēsisē, Tiranē 2012
12. Laurant Bica, "*Naimi në Kostandinopojë*", monografi, botues Universiteti Kristal, Tiranë, 2009
13. Giovanni Reale, "*Saggezza antica*", Raffaello Cortina Editore, Milano, 1998
14. C. Warren Hollister, University of California, Santa Barbara, "*The Making of England, 55 B.C. to 1399*", D.C. Heath and Company, 1988
15. Albert Einstein, *Come io vedo il mondo*, Grandi tascabili Economici Newton, Roma 1988
16. Albert Einstein, *Pensieri, idë, opinioni*, Grandi tascabili Economici Newton, Roma 2004
17. Albert Frashëri, *Aspetti fisico-matematici della musica*, Laboratorio di Musica, L.Sc. "A.Volta", Spoleto, 2007
18. Albert Frashëri, *Tra arte, scienza e spiritualità,* "Spiritualità e Arte", febbraio 2010
19. Albert Frasheri, *Sulla definizione impossibile della Creatività umana*, "Spiritualità e Arte", ottobre 2010

*Prof. Dr. Albert Frashëri*

*Referuar në Kuvendin e ditës Naimjane, Frashër, 25 maj 2013*

*Botuar ne gazetën Koha Jonë, 17 maj 2013*

## Universi Filozofik e Kulturor i Rilindjes Kombëtare – burimi themelor i ideve për jetën e kombit sot e në të ardhmen e tij

*Analizë krahasuese me Iluminizmin Europian dhe me Revolucionet më të rëndësishme të historisë moderne*

### Hyrje

Edukimi ynë ka pësuar magjinë e rilindasve tanë, në atë shkallë sa të mos pushojmë së kërkuari kuptimet më të thella e të mirëfillta të ideve të tyre. Kjo përgjithësisht ka ndodhur në udhëkryqe të caktuara të ekzistencës sonë kolektive, por shumë herë kjo ashtë vërejtur edhe individualisht në mjaft prej nesh.

Shqipëria në 150 vitet e fundit ka jetuar ngjarje të mëdha e tronditëse, ka vuajtur e pësuar pushtime të reja. Kombi ashtë nënështruar nga të huaj e poshtëruar nga diktatura e bashkatdhetarëve të vet. Ka vuajtur në errësirë e ka ecur mes flakësh që mund të ishin vdekjeprurëse. Gjithmonë në një marshim të pandalur, pa marrë frymë e me pak mundësi për të reflektuar mbi çfarë po ndodh dhe çfarë duhet të bëjmë nesër. Njeriu, nga natyra e tij, jeton me mendimet dhe idealet e ditëve ma të mira. Por ato mbeten përsiatje personale dhe lindin e vdesin bashkë me hirin e vatrës shtëpijake.

Intelektualët e çdo fushe, në marshimin shekullor të gjysëmshekullit të fundit, nuk janë ndalur, të marrin frymë, të mendojnë e të kuptojnë se si ato përsiatje personale e të copëzuara të qytetarëve, të bashkohen e të formojnë një mozaik idesh e idealesh të qarta për të ardhmen e kombit. Sepse, pa një komb të arrirë, e nesërmja e brezit të ri do të jetë e mjerë. Fëmijët e qytetarëve dhe pushtetarëve tanë do të vërtitën udhëve të Europës të përunjur e të ligështuar nga varfëria e kotësia, sikundër ishin ndjerë prindërit e tyre në atë prag të viteve '90.

Përkundrazi, ata do të ndjehen të barabartë me qytetarët e tjerë t'Europës vetëm nëse kombi, të cilit i përkasin, do ta ketë rifituar krenarinë e dikurshme. Këta të rinj nuk duhet jetojnë si ajo *manushaqja bukuroshe* e poetit të madh, që *nuk e ngrinte kryet përpjetë*, sepse ndjehej e rënduar nga mjerimi i kombit të vet.

Shqipëria sot përballon problemin e ndërtimit të një shteti dhe demokracie moderne pas ngjarjesh tronditëse në historinë e saj: pesë shekuj të pushtimit otoman, Rilindja Kombëtare dhe Pavarësia, lufta e parë botërore, djegia dhe copëtimi i trojeve të saj, gati dy dekada të mbretërisë së Zogut I-rë, më pas përsëri një luftë shkatërruese dhe mjerimi i totalitarizmit komunist, më absurdi e më çnjerëzori që kombi ka njohur në historinë e tij.

Dy dekada nga viti 1991 deri më sot, na vërtetojnë që udha e demokratizimit dhe zhvillimit ashtë shumë e ndërlikuar. Ndërtimi dhe përsosja e demokracisë lyp forcimin e karakterit europian të shtetit dhe të jetës kulturore ekonomike të kombit. Nga ana tjetër, nëse kjo përpjekje

braktis truallin e traditës kulturore dhe përvojat kombëtare, ashtë e dënuar të dështojë. Të gjitha vendet perëndimore kanë krijuar gradualisht shoqëri demokratike, që në tërësi kanë natyrë të përbashkët. Nga ana tjetër ato janë të ndryshme nga njëra tjetra në masën që përcakton tradita kulturore dhe historia e secilit prej tyre.

Në atë hark kohor të thuajse dy shekujve të fundit ka një invariant të rëndësishëm në ekzistencën kombëtare: lëvizjet patriotike e kulturore, filozofike e letrare që kulmojnë me Rilindjen Kombëtare Shqiptare.

Për thuajse gjysëm shekulli shqiptarët gëlltitën në heshtje dogmën sipas së cilës diktatura e proletariatit *na qënkesh arma që duhej të drejtonte jetën e kombit e të shtetit.* Një pjesë ishin të interesuar që ky besim të mbijetonte e bashkë me të edhe totalitarizmi çnjerëzor. Ata që sajuan dhe imponuan diktaturën e atij regjimi nuk menduan që po shkatërronin vendin e, bashkë me të, edhe të ardhmen e fëmijëve të tyre.

Ndodhi pikërisht kështu.

Kanë kaluar gati 25 vjet nga rënia e murit të Berlinit. Ende shqiptarët kanë mbi supet e tyre pasojat e asaj periudhe të errët, që vazhdoi me rrënimet e viteve të tranzicionit. Të shumta janë pasojat, sikundër qytetarët e dinë mjaft mirë.

Deri tani proçesi i tranzicionit shoqërohet me një mori problemesh e rrethanash të ndërlikuara, që vështirësojnë qeverisjen e vendit. Fjala vjen, çdo ditë e më shumë qytetari flet me mllef për shkallën e lartë të korrupsionit, për mungesën e dialogut mes kundërshtarëve politikë, për një

numër absurd partish politike dhe listash elektorale që çoroditin opinionin shoqëror dhe shtojnë konfuzionin në shumë fusha të jetës ekonomike e shoqërore.

Ka shumë modele të një jete politike virtuoze, si p.sh. në vendet skandinave, në Zvicër, Austri, Gjermani, Danimarkë, e gjetiu. Me sa duket në Shqipëri këto modele nuk konsiderohen si të mundshme ose quhen të papajtueshme me interesat e vogla të një pjese të pushtetarëve.

Ka kaluar një çerek shekulli nga rënia e murit të Berlinit. Në thelb politika ka vepruar e shpenguar nga mendimi i intelektualëve dhe në prani një farë mospërfillje nga ana e tyre. Ndërmjet artistëve  e shkencëtarëve nga njëra anë dhe klasës politike nga ana tjetër ka patur një shkretëtirë të vërtetë, ka munguar dialektika mes tyre.

Rënia e dukshme e përmbajtjes në edukimin dhe formimin e brezit të ri e ka dobësuar funksionin e shkollës dhe e ardhmja nuk mbështetet në një tërësi vlerash kulturore njerëzore, por në akrobacira të çdo lloji e në të gjitha fushat e jetës individuale e të grupit. Ndërkohë në shumë raste shihet edhe aftësia e madhe e shumë të rinjve që kompeticionin e përballojnë me formimin e mirë të tyre duke filluar nga gjuhët e huaja, informatika e matematika. Njoh raste të rinjsh në Tiranë që, krahas punës së përditshme, impenjohen në grupe kërkimi për Microsoft_in si specialistë të programimit në informatikë.

Këta të rinj përbëjnë një shembull, ende shumë larg nga shumica e të rinjve që i kalojnë ditët në ajrin e kondicionuar të kafeneve dhe netët në shoqërira të ndotura

nga kotësia e të paimpenjuarve. Një i ri i tillë, nga pikëpamja e jetës së përditshme, ngjan më shumë me një klon të pensionistit klasik se sa me të riun që të ardhmen e sheh në qartësinë e ideve, në punën intensive dhe në veprimtaritë sportive, artistike e afektive. Këto i japin jetës sonë thelbin njerëzor pa të cilin njeriu thjesht e pëson kohën, por nuk e jeton atë sipas një modeli a projekti individual. Kështu i riu mëson të ankohet për shoqërinë duke e quajtur veten viktimë të saj. Kjo ndodh sepse ai shndrrohet në një krijesë të huaj për shoqërinë dhe vetëm pret prej saj, pa luajtur rolin aktiv që i takon.

Sa më të ndërlikuara bëhen shoqëritë moderne aq më pranë e ndjejmë rrezikun e krizave shpirtënore, por edhe të varfërisë. Sot na shfaqet më qartë se kurrë nevoja që kombi të njohë veten në burimet kulturore të tij, në historinë e traditat, në identitetin e vet. Vetëm kështu mund të gjejmë aspirata të përbashkëta për shoqërinë njerëzore, të cilës i përkasim. E kam fjalën për një model të shoqërisë, për idealet kolektive, për llojin e zhvillimit që duam e që ky zhvillim të mos tjetërsojë humusin kulturor të kombit.

Zhvillimi duhet të harmonizojë universin kulturor të shoqërisë me idealet e saj. Edhe individi ka idealet e tij, më të veçanta. Ai përpiqet t'i sendërtojë ato ideale vetiake në pajtim më një kuadër të përgjithshëm të shoqërisë e duke respektuar normat e saj, morale e juridike. Sa më e ndërlikuar bëhet shoqëria njerëzore, aq më e mprehtë ashtë kjo dialektikë: njerëzit e ndërtojnë shoqërinë në përputhje me vlerat e përbashkëta të tyre; në këtë kuadër ai ndërton jetën e vet me liritë individuale, që natyrisht janë relative. Nga ky relativizëm burojnë të drejtat dhe detyrat e qytetarit.

Zhvillimi, në kuptimin e përgjithshëm të fjalës nuk mund të konceptohet duke imituar të tjerët, sepse çdo komb ka një identitet e realitet kulturor që e dallon nga të tjerët. Mendoni sa të ndryshme janë format e kapitalizmit në vendet skandinave në krahasim me ato mesdhetare apo amerikane. Kjo ndodh edhe pse modelet ekonomike të tyre kanë një thelb të përbashkët. Ky thelb i përbashkët duhet harmonizuar me realitetin kulturor, shpirtëror dhe me identitetin e kombit.

Pra shoqëria duhet të mendojë të ardhmen duke u nisur nga universi kulturor që e  dallon nga popujt e tjerë e të ketë të qarta idealet e tij. Veprimtaria politike, intelektuale, ekonomike duhet të mendohen si shtylla të një ure që nga realiteti i sotëm e çon atë kah idealet, drejt idesë që njeriu ka për të ardhmen e tij.

Ashtë kjo arsyeja që na shtyn të rrëmojmë në kompleksitetin e Rilindjes Kombëtare si burimin më të plotë të ideve largpamëse e të vyera për ekzistencën e kombit shqiptar, për ndërtimin e të ardhmes dhe demokratizimin e shtetit të tij.

Ngjarjet më të rëndësishme në historinë e popujve perëndimorë janë paraprirë nga lëvizje kulturore të shquara. Popujt anglosaksonë janë ndikuar nga idetë e Iluminizmit Europian, veçanërisht prej burimeve angleze e franceze të tij. Dallimet mes pamjeve angleze e franceze të iluminizmit kanë përcaktuar edhe ndryshime të konsiderueshme ndërmjet Revolucionit Francez e luftës për

pavarësi të kombit amerikan.[2]

Idetë iluministe, të kristalizuara duke filluar sidomos nga shek.XVII, kanë karakterizuar identitetin e popujve perëndimorë dhe u kanë dhanë shoqërive perëndimore arkitekturën dhe përmbajtjen e sotme. Shqipëria të tillë ka Rilindjen Kombëtare, një lëvizje e pasur me ide dhe eksperienca të vyera për të ardhmen e kombit. Duke krahasuar, nga njëra anë, Iluminizmin Europian dhe revolucionet që ai ka frymëzuar, me Rilindjen tonë Kombëtare, nga ana tjetër, do përpiqem të argumentoj rolin e madh që kjo e fundit ka për të ardhmen e vendit. Ajo me tiparet e përbashkëta që ka me Iluminizmin Europian dhe dallimet mes tyre, përbën Universin Kulturor e Filozofik që i jep një individualitet të veçantë kombit shqiptar dhe përbën platformën ideore për të ardhmen e tij.

Dokumenti që shpalli pavarësine e kolonive amerikane nga kurora angleze u përpilua dhe miratua nga Kongresi e 13 Shteteve të Bashkuara të Amerikës më 4 korrik 1776, pra 238 vite ma parë. Kushtetuta e këtij shteti të ri u hartua dhe miratua në 1787, pra 227 vite të shkuara. Idetë e këtyre dy dokumentave udhëheqin klasën politike që me përunjësi ndjek atë që baballarët e kombit amerikan kanë

---

[2] Shumë autorë lëvizjen për pavarësi në kolonitë angleze te Amerikës së Veriut, e kanë quajtur *revolucion.* Shumë të tjerë atë lëvizje e shohin si përpjekje për të evituar një revolucion te mundshëm. Midis tyre mund te citojmë Hannah Arendt. Në të vërtetë ashtë e vështirë të përkufizohet kuptimi për revolucionin, sepse trajtimi në histori i këtij koncepti shoqërohet me një masë subjektivizmi të theksuar.

shprehur me urtësi gati dy shekuj e gjysëm ma parë.

Të shohim më parë disa veçori të Iluminizmit Europian dhe ngjarjeve që ai botëkuptim ka frymëzuar. Më pas dëshiroj të shpreh disa mendime mbi humanistët shqiptarë të shekujve XVI e XVII. Kjo na ndihmon të kuptojmë që këto dy lëvizje të mëdha lindën në truallin e traditave kulturore të kombit dhe njëkohësisht shprehin shumë pamje të identitetit të tij. Kjo mendoj t'i japë një shkëlqim edhe më të madh Rilindjes Kombëtare, sepse do të jetë më e qartë natyra e saj plotësisht kombëtare së bashku me të renë që solli në Universin Shqiptar. Në këtë përsiatje, që e kemi detyrë ndaj rilindasve tanë, do të përpiqem të analizoj Rilindjen Kombëtare, duke e krahasuar edhe me iluminizmin europian e me revolucionet më të rëndësishme të vendeve perëndimore, për të kuptuar çfarë kanë të përbashkët ato dhe cila ashtë pamja origjinale e ideve rilindase.

**Iluminizmi Europian**

Krahas lindjes dhe zhvillimit të marrëdhënieve kapitaliste në Angli, Francë e Gjermani, sistemet filozofike që mbizotëronin Europën pësuan ndryshime të ndjeshme. Prirja kah një botëkuptim i lirë e më i hapur ishte një nevojë e shoqërisë që linte pas feudalizmin. Pikërisht kjo liri do të sillte, si një nga frytet e saj, idenë e një qytetari më të emancipuar.

Iluminizmi në format e ndryshme të tij (kryesisht anglez, gjerman e francez) ka udhëhequr formimin e identitetit të

shoqërisë europiane moderne. Idetë e tij gradualisht shndërrohen në një thelb të përbashkët të kodit gjenetik të popujve perëndimorë pavarësisht nga diferencat që këta popuj kanë patur e kanë midis tyre.

Në kulturën iluministe europiane në fushën e teorive filozofike e shkencore shquhen dy mendimtarë, Isaac Newton (1642 – 1727), themelues i filozofisë natyrore moderne, pra i njohjes shkencore të Natyrës; i dyti ashtë John Locke (1632 – 1704), në të cilin iluminizmi njeh mjeshtrin e filozofisë politike. Ai ashtë po ashtu një figurë e shquar e teorisë së njohjes dhe babai i liberalizmit klasik. Newton themeloi mekanikën klasike që na jep mundësinë të kuptojmë e shpjegojmë në mënyrë të arsyetuar Universin dhe arkitekturën e tij. Për herë të parë njeriu kuptoi qartë dhe drejt strukturën e sistemit diellor dhe arsyen e lëvizjes së planeteve rreth Diellit. Locke me studimet mbi kriticizmin, intelektin, teorinë e njohjes dhe tolerancën fetare i hapI rrugën rolit të Njeriut në krijimin e dijes duke dobësuar metodën dogmatike që deri në atë kohë mbizotëronte. Gjithashtu Locke sjell kontribute të randësishme edhe në teorinë e organizimit të shtetit modern, veçanërisht me teorinë e ndarjes së pushtetit në zbatues, ligjvënës dhe të drejtësisë, tre hallka këto që duhet të jenë të pavarura.

Krahas të rejave që sollën Newton dhe Locke, një plejadë mendimtarësh vazhduan të pasurojnë dijen njerëzore duke forcuar rolin e empirizmit dhe përqasjen intuitive në

proçesin e njohjes. Kështu, primati i arsyes si parim udhëheqës në jetën e shoqërisë e çliron njeriun nga nënshtrimi ndaj dogmës dhe i hap udhën drejt të vërtetës.

Në dritën e ideve të këtyre dy korifejve të mendimit shkencor dhe të shumë figurave të shquar europiane, iluminizmi formon bindje mbi natyrën vetëkorigjuese të teorisë dhe dijes njerëzore. Ashtë interesante të theksojmë që ky parim bëhet edhe kriter i korrektesës së teorisë, sikundër urtësia njerëzore na këshillon për veprimet tona. Për të dhanë një shembull, fjala vjen, në Shqipëri pas 25 vitesh qeverisje, krahas anëve pozitive të zhvillimit, vërehen edhe gabime. Nëse klasa politike nuk ashtë në gjendje të korigjojë gabimet që duken sheshit, do të thotë që veprimi politik i saj dëshmon paaftësi thelbësore. Të gabosh ashtë në natyrën e përvojave njerzore; por të gabosh e të mos jesh në gjendje ta kuptosh lajthitjen, do të thotë të mos mundesh ta korigjosh atë. Ky do të ishte një gabim i vërtetë e shpesh herë fatal për individin e shoqërinë.

Sikundër pohon edhe filozofi i madh francez, Voltaire, iluminizmi ze fill në Angli dhe përhapet në Europë me kontributin e figurave më të shquara të kulturës. Në Angli, kjo përputhet me periudhën pas Revolucionit të shek. XVII, që në thelb u drejtua kundër absolutizmit. Figura të shquara të iluminizmit europian gjejmë në të gjitha vendet kryesore. Në Gjermani, Gottfried W. Leibniz (1646 – 1716), Immanuel Kant (1724 –1804); në Francë, Voltaire (1694 – 1778), Diderot (1713 – 1784); në Angli, John Toland (1670

– 1722), Samuel Clark (1675 – 1729). Anthony Collins (1676 – 1729), etj.

Kështu iluminizmi europian shfaqet me ngjyra kombëtare, por krijon edhe një botëkuptim të përbashkët që sendërtohet në lirinë e njeriut (falë përdorimit të arsyes, inteligjencës vetiake), në refuzimin e absolutizmit dhe në tolerancën. Ideja themelore ka të bëjë me proçesin e njohjes që i largohet dogmës dhe i mëshon rrugës induktive dhe përvojës. Idetë e iluminizmit europian ndikuan dhe frymëzuan shumë mendimtarë të të ashtuquajturit Revolucion Amerikan, si Thomas Jefferson (1743 - 1826), Benjamin Franklin (1706 - 1790), që luajtën një rol të madh në kulturën dhe jetën politike të kolonive angleze në kontinentin e ri dhe më pas në shtetin e porsaformuar amerikan.

Ndër mendimtarët anglezë, përfaqësues të iluminizmit, spikatin idetë e *Deizmit*, një rrymë sipas së cilës sistemi fetar duhet dhe mund të jetë racional, i arsyeshëm. Sipas tyre ky *racionalitet* do të jetë në gjendje të refuzojë ato pamje të fesë që nuk gjejnë një shpjegim nga arsyeja e thjeshtë. Të tilla do të ishin mrekullitë, dogmat, ekzistenca e një Zoti personal, etj. Disa mendimtarë të ilumnizmit anglez, si Toland, Collins, etj., u përpoqën të shpjegojnë këto aspekte të doktrinës dhe praktikës fetare, si një realitet trashendent, irracional, pra të pranueshëm nga një arsye trascendentale e pakapshme nga qënia njerëzore.

Deizmi anglez, tregon ekzistencën e një tërësie të vërtetash që janë të përbashkëta për të gjitha besimet fetare. Kjo do të ndihmonte në krijimin e një fryme tolerance reciproke ndërmjet tyre. Vlera e veçantë e kësaj ideje lidhet me numrin e madh të besimeve të sferës së krishterë që ishin e janë të pranishme në vendet veriore të Europës.

Kështu ata kërkuan të mënjanojnë kontradikta të thella me sferën fetare të shoqërisë, botëkuptimi i të cilës ishte rrenjosur thellë te individi. Falë kësaj ndjeshmërie deiste, iluminizmi anglez nuk u ndesh me botën fetare gjatë lëvizjeve politike kundër absolutizmit në shek. XVII, sikundër ndodhi në rastin e Revolucionit Francez.

Deizmi dhe toleranca fetare e botës angleze ndikuan thellë filozofin Voltaire, që kaloi një kohë të gjatë në Londër në mjedisin e mendimtarëve të shquar të saj. Ai luajti një rol kryesor në polemikën e pafund kundër intolerancës fetare dhe fanatizmit në Francë. Madje në Gjermani, vendi i traditave fetare të rrënjosura, Moses Mendelssohn (1729 – 1786) dhe Gotthold Ephraim Lessing (1729 – 1781) përpunuan respektivisht konceptin dinamik të arsyes dhe analizën e natyrës historike dhe edukative të fesë. Këto studime i shkonin për shtat nevojës për të shtrirë në të gjitha fushat e jetës idenë e tolerancës si kusht të bashkëjetesës së botëkuptimeve nga ma të ndryshmet, përfshirë fenë.

Jean-Baptiste d'Alembert (1717 – 1783) dhe Diderot, dy figura kryesore të Iluminizmit francez, në periudhën midis

viteve 1751 dhe 1772, përgatitën dhe botuan të parën *Enciklopedi* në historinë njerëzore. Kjo vepër ishte një sintezë e dijeve të kohës në 17 volume dhe, njëherësh manifest i universit kulturor iluminist. Interesant se si titulli i kësaj vepre madhore buron nga kuptimi sokratian e iluminist i dijes:

*Enciklopedia*
*ose*
*Fjalor i Arsyetuar i Shkencave,*
*i Arteve dhe i Mjeshtërive*
*Paris, 1751*

Pra titulli shpreh qartë idenë mbi dijen e arsyetuar.

Një nga figurat më të rëndësishme të iluminizmit europian, Immanuel Kant, me veprat *Kritika e Arsyes së Kulluar*, *Kritika e Arsyes Praktike*, *Kritika e Gjykimit* analizon problemet e njohjes e të moralit.

Në të gjitha kohët problemi i moralit ka qenë themelor. Me sa duket nga që pak njerëz kanë qenë të virtytshëm. Kanti në essènë *Kritika e Arsyes Praktike,* ndër të tjera konsideron raportin e njeriut me Gjithësinë. Madhështia e Njeriut buron nga cilësitë njerëzore të tij. Me qiellin dhe yllsitë, Kanti dëshmon pafundësinë e Universit, kundrejt të cilit ai ndjehet i vogël. Ja si shkruan ai:

> *Dy gjëra mbushin shpirtin me adhurim dhe veneracion, gjithmonë të freskëta e në rritje, kur mendimi u drejtohet atyre më shpesh e më gjatë:*

*Qielli me yje mbi mua dhe ligji moral brenda qënies sime.*

*. . . . . . . . . Këto dy gjëra . . . . unë i shoh përpara meje dhe u jap kuptim  e i ndërlidh menjëherë me vetëdijen e ekzistencës sime. . . . . . . Pamja mbi mua, shembëlltyrë e një sasie të panumurt botësh, asgjëson rëndësinë time si krijesë shtazore që, pajisur me energji për një kohë të shkurtër, duhet t'i rikthejë planetit materien prej së cilës ashtë formuar. E dyta, ligji moral brenda qënies sime, ma rrit pafundësisht rëndësinë, kuptuar si vlerë e inteligjencës; kjo ndodh në sajë të personalitetit tim, prej të cilit ligji moral më krijon një jetë të pavarur nga pjesa instinktive dhe nga bota shqisore . . .*

[ Nga *Kritika e Arsyes Praktike* ]

Kanti e konsideronte iluminizmin si rizgjim të Njeriut, që del nga gjendja e një inferioriteti të pafund dhe vihet në rrugën e arsyes. Këtë, Njeriu e bën duke shprehur besim në inteligjencën e tij dhe përvojat personale e kolektive. Mendimi i lirë dhe drita e arsyes duhet të karakterizojnë idealin e Njeriut. Me iluminizmin Njeriu për herë të parë ndjen shijen e pavarësise dhe vlerën e saj në dallimin midis ekzistencës thjesht si një organizëm i gjallë i Gjithësisë dhe të qënit Njeri. Në shprehjen e Kantit, me iluminizmin Njeriu e mbikalon fazën e fëminisë dhe hyn në moshën madhore.

Për hir të së vërtetës duhet të kujtojmë që me iluminizmin zgjohen disa nga parimet themelore të filozofive antike.

Sipas tyre (Sokrati, Platoni etj.) kërkimi i të vërtetës e çliron njeriun nga amullia, errësira dhe e bën atë të ndërgjegjshëm për jetën dhe domethënien e saj. Ky kërkim harmonizon përvojën personale me arsyen e njeriut. Vetë shpirti kritik i qytetërimeve antike mesdhetare, thelb i identiteit europian, rilind me iluministët. Ai mendohet të jetë një nga cilësitë themelore të qënies njerëzore. Kjo aftësi individuale dhe dialogu përcaktojnë sjelljet e grupit dhe shndrrohen në thelb të demokracisë në shoqëritë moderne. Te filozofia e Epikurit dallojmë si parim themelor lirinë e vetëdijes. Pra iluminizmi ka rrënjë të thella në lashtësi. Këto i gjejmë në përpjekjen njerëzore për ta çliruar atë përmes formave të lira të të menduarit, që kanë karakterizuar botën antike.  Nuk mund të mos theksoj që këto bindje u përhapën edhe në poemat  letërsine e antikitetit: Prometheu rrëfen urrejtjen e tij për Perënditë sepse ato, shprehet ai, nuk e njohin *vetëdijen njerëzore* si Hyjnìnë ma të Lartë.

## Revolucioni si lëvizje kundër Absolutizmit

***Revolucioni Anglez*** (1642 – 1660) paraprin periudhën e konsolidimit të kulturës iluministe europiane dhe u zhvillua më tej bashkë me të. Ai revolucion u drejtua kundër absolutizmit dhe kërkonte fuqizimin e Parlamentit si shprehje e vullnetit dhe nevojave të shoqërisë. Pikërisht këto nevoja jetike për zhvillimin e mëtejshëm të shoqërisë kushtëzuan lulëzimin e filozofisë dhe prirjen e saj drejt ideve që çlironin shoqërinë nga absolutizmi. Revolucioni

anglez ishte hapi i parë në lëvizjet europiane të kësaj natyre. Gjykimi i mbretit anglez në emër të popullit dhe dënimi me vdekje i tij, janë shembulli i parë në histori i asgjësimit të një despoti me një proçes të regullt gjyqësor.

Revolucioni në Francë (1789 – 1792) u frymëzua nga idetë e Iluminizmit, tashmë të afirmuara në shtetet kryesore europiane.

> *Botëkuptimi për Njeriun dhe marrëdhënien e tij me shoqërinë, sikundër konceptohej nga Iluminizmi Europian, tashmë shprehte idealin e një kombi të emancipuar. Vetëm atëhere roli i shkollës dhe i dijes doli në pah me vlerat universale e të pazëvendësueshme që ajo ka në formimin e Njeriut.*

Në të dy rastet, Angli e Francë, konflikti ndërmjet Absolutizmit dhe ideve të reja çoi në luftë civile dhe më pas në restaurimin e monarkive përkatëse, por me forcimin e rolit të Parlamentit. Në Angli, përpara se t'i rikthejnë kunorën, përfaqësuesit e Parlamentit e detyruan mbretin të betohet që do të respektonte dokumentin e hartuar *Karta e të Drejtave (1689).* Ky dokument përcaktonte kufizimet e pushtetit mbretënor dhe të drejtat e patjetërsueshme të qytetarit.

Pas më shumë se një shekulli, një konflikt i borgjezisë me absolutizmin e monarkut shkaktoi ***Revolucionin Francez*** idetë e të cilit përfshinë të gjitha fushat kryesore të jetës,

nga politika, arti, shtypi, arsimi, etj. Edhe në këtë rast eliminimi i pushtetit despotik të sovranit, e shndërron njeriun e shtypur në qytetar aktiv të shoqërisë me të drejta të përcaktuara me ligj. Menjëherë pas marrjes së Bastijës, në gusht 1789 u miratua *Deklarata e të Drejtave të Njeriut dhe Qytetarit.* Parimet themelore të këtij dokumenti u sintetizuan në katër të drejta, tashmë të quajtura të natyrshme për Njeriun:

1. *Barazia e qytetarëve para ligjit.*
2. *Mbrojtja e të drejtave të pamohueshme: liria, prona dhe siguria.*
3. *Sovraniteti popullor.*
4. *E drejta për të kundërshtuar çdo formë të shtypjes e tiranisë.*

Ky dokument u frymëzua edhe nga *Deklarata e Pavarësisë Amerikane* (1776), që e parapriu Revolucionin Francez. Këto lëvizje të mëdha kundër despotizmit, gjejnë bazën teorike në veprën e filozofit John Locke. Ky e konsideronte të natyrëshme të drejtën e popujve që të ngrihen me forcë kundër tiranisë. Locke ka besim që populli do ta përdorë këtë të drejtë estreme të tij vetëm në raste të nevojës reale kundër pabarazive dhe padrejtësive të thella e të vazhdueshme.

Më poshtë do shohim se çfarë kanë të përbashkët dhe në ç'pikëpamje dallojnë nga njeri tjetri këto lëvizje të mëdha shoqërore.

Marrëdhëniet e Revolucionit Francez me kishën u acaruan tej mase. Ideja për të kufizuar privilegjet shekullore të aristokracisë dhe të klerit, degjeneroi në veprime të gabuara. Dokumenti *Kushtetuta Civile e Klerit* (korrik 1790) e shpronësoi Kishën dhe riorganizoi strukturat e saj si institucione publike. Në këtë konceptim priftërinjtë do të ishin nëpunës të zgjedhur nga populli e të paguar nga shteti. Klerikët duhej të betoheshin që do t'i qëndronin besnik Kushtetutës republikane. Është e vërtetë që arsyeja e dukshme e kësaj reforme ishte ekonomike, por në thelb ajo buronte nga ideja e gabuar që autorët e reformës patën për shtetin laik. Ata identifikuan laiçizmin me ateizmin dhe i hapën rrugën një shteti që donte të ushtronte kontrollin mbi fenë duke e aneksuar atë si një hallkë të shtetit. Jemi kështu pranë një konceptimi thuajse ateist të shtetit.

Në një shoqëri laike jeta tokësore duhet tu përgjigjet kritereve të vendosura me ligj nga shteti., ndërsa etika individuale dhe jeta personale duhet të jenë të lira dhe mund të ndjekin mësimet e fesë. Laiku në fushën e dijes e krijon njohjen përmes përvojave njerëzore dhe veprimtarisë intelektuale vetiake. Ai nuk pranon autoritetin e dogmës që shërbehet nga lart.

Në shtator 1792 u shpall Republika që shënon një erë të re për Francën dhe të gjithë Europën. Në qershor 1793 u miratua *Kushtetuta Demokratike Republikane*. Në të drejtat e qytetarit nuk është i vetëm parimi i meritës dhe talentit, por shtohet në krahasim me *Deklaratën e të Drejtave të*

*Njeriut dhe Qytetarit,* edhe parimi *i nevojës*. P.sh., Kushtetuta sanksionon me ligj parimin sipas të cilit *Edukimi (Arsimi) ashtë një nevojë e çdo qytetari.* Kushtetuta përcakton me ligj një kohëzgjatje të shkurtër për funksionet e randësishme publike, që sot përbën një problem të madh për shumë vende europiane. Praktikat e udhëheqësve politikë që synojnë pozitën komanduese për një e dy dekada, janë të zvetënuara nga koha dhe shumë të dëmshme e të urryera për shoqërinë.

Revolucioni francez, pas shpalljes së të drejtave të qytetarit dhe miratimit të Kushtetutës republikane, duke acaruar marrëdhëniet me kishën, me aristokracinë e vendit, bëri jo pak gabime. Konflike të shpeshta ndërmjet udhëheqësve të revolucionit, çuan në një diktaturë dhe terror të vërtetë. Kjo gjendje e dimë se si përfundoi: me Napoleonin, Republikën dhe pastaj me Perandorinë. Por kjo nuk e pengoi përhapjen e ideve të revolucionit. Ato ide nuk mund të kalonin në tehun e gijotinës, si mbreti e shumë të tjerë. Ato u transformuan në një botëkuptim të ri për organizimin e shoqërisë njerëzore, për të drejtat e njeriut dhe i dhanë një identitet të ri qytetarit europian.

Këto dy revolucione, lëvizje që çuan në luftë civile, ndryshuan thellësisht ekuilibrat politike, dobësuan absolutizmin, forcuan rolin e parlamentit. Si pasojë u krijuan kushtet për një qarkullim më të lirë të ideve dhe projekteve politike. Edhe pse në të dy rastet u rikthye

monarkia, idetë iluministe kishin dobësuar absolutizmin e vjetër dhe i hapën rrugën demokratizimit të shoqërisë.

Në dallim nga Franca, revolucioni në Angli nuk pati një projekt kushtetues si në Francë. Madje pikërisht kompleksiteti i detyrave që përballoi revolucioni francez rrezatoi në të gjithë Europën idetë dhe idealet si një model për të ardhmen. Me atë revolucion filloi periudha moderne e historisë.

I ashtuquajturi ***Revolucion Amerikan***, përballoi probleme të ngjashme me ato që jetoi Rilindja Kombëtare Shqiptare. Ai revolucion synoi çlirimin nga kolonializmi anglez dhe futi vendin në rrugën e demokratizimit e të zhvillimit të gjithanshëm. Shumë studjues shprehin mendimin që kjo lëvizje e madhe e kombit amerikan në thelb evitoi një revolucion, kaosin dhe shkatërrimin e vendit. Në kuptimin klasik të termit *revolucion,* në të vërtetë udhëheqësit amerikanë synuan më shumë ta evitojnë, se sa të bëjnë një revolucion. Megjithatë tradita europiane e ruan ende këtë term, që në interpretimet e shumta ashtë mjaft delikat.

Dy revolucionet, francez e amerikan, janë lëvizjet politike më të randësishme të kohëve moderne, megjithë dallimet jo të vogla që kanë. Tiparet e përbashkëta të tyre zënë rrënjë në truallin e iluminizmit europian. Ato janë idetë dhe karakteret thelbësore të përbashkëta të shoqërive perëndimore moderne. Rilindasit harmonizuan urtësinë dhe traditën kulturore kombëtare me prirjen iluministe të

shoqërive europiane. Pikërisht për këtë arsye *analiza krahasuese e Rilindjes Kombëtare Shqiptare me këto dy revolucione të epokës moderne,* ë*shtë një borxh që ne u detyrohemi rilindasve të ndritur nga jugu në veri të trojeve shqiptare.*

Me dy fjalë, Revolucioni amerikan u drejtua kundër politikës së Anglisë që kufizonte çdo nismë të natyrës ekonomike të pavarur të kolonëve amerikanë si dhe lirinë e tyre. Këto kufizime dhe privacionet e shumta në fushën e të drejtave, pa hyrë në hollësira, e bënë të pashmangshëm konfliktin. Kolonët, të vendosur në kontinentin e ri prej më shumë se një shekull e gjysëm, ndjeheshin si bij të trojeve amerikane. Kryengritja e përgjithshme e armatosur, nga viti 1775 deri në 1782, përfundon me paqen e nënshkruar në Versajës. Anglia njeh pavarësinë e kolonive amerikane dhe të drejtën e tyre për t'u shtrirë më në perëndim të kontinentit.

Dokumenti i parë i randësishëm, *Deklarata (Shpallja) e Pavarësisë*, u miratua nga Kongresi i mbledhur në Filadelfia në 1776 ku morën pjesë 13 shtete. Në vitin 1787 u miratua *Kushtetuta e Shteteve të Bashkuara të Amerikës.* Themelimi i këtij shteti të ri do të mbetej një fakt pak i rëndësishëm për historinë botërore, po të mos ishin të rejat që ai solli në konceptimin e të drejtave dhe të organizimit të shtetit. Brenda pak kohe Sh.B.A. u shndërruan në një nga demokracitë moderne më të arrira.

Në veprën *The origins of Totalitarism,* Hannah Arendt (1906 – 1975) trajton edhe disa pamje të revolucionit amerikan. Kushtetuta e vitit 1787 ishte frut i kuvendimeve të gjata dhe kompromiseve për të pajtuar mendimet e ndryshme të hartuesve të saj. Puna e përbashkët për hartimin e saj i ndërgjegjësoi hartuesit mbi randësinë e Kushtetutës si dokument i shkruar dhe me vlere të përjetëshme, një lloj aleance e shkruar ndërmjet përfaqësuesve të kombit. Kjo na sjell ndërmend 10 porositë që Moisiu u dha ebrenjve dhe që këto porosi përbëjnë edhe sot aleancën e tyre me Perëndinë.

Dua të theksoj që këto dy dokumenta të revolucionit amerikan, shprehin në rrethanat historike të kohës, botëkuptimin e tyre për shtetin, për demokracinë dhe idealet për shoqërinë e të ardhmes, ndikuar nga Iluminizmi Europian dhe përvojat e popullit amerikan.

Ja si paraqitet *Deklarata e Pavarësisë* në pjesën hyrëse të saj:

> *Kur në rrjedhën e ndodhive njerëzore, për një popull bëhet e nevojëshme të çlirohet nga rrethanat politike që e mbajnë të robëruar prej një tjetri dhe të fitojë statusin e mëvetësisë, për të cilën ligjet e Natyrës dhe Perëndia i kanë dhanë të drejtën si dhe fuqitë e tjera të Tokës, e drejta njerëzore për të gjykuar veprimet tona e lyp që të qartësohen arsyet që na shtyjnë kah ndarja.*

*Ne u rrëfehemi të Vërtetave të maposhtëme, në vetvete më se të qarta:*

- *Që të gjithë njerëzit janë krijuar të barabartë,*
- *Që Krijuesi i ka plazmuar ata me disa të drejta të patjetërsueshme,*
- *Që ndër këto të drejta janë jeta, liria dhe kërkimi i lumturisë.*

E natyrëshme ngjashmëria mes *Deklaratës të të Drejtave të Njeriut* (1789) në Francë dhe *Deklaratës së Pavarësisë* (1776) në Amerikë. Kjo ngjashmëri shpjegohet me themelin e përbashkët që ato gjejnë në idetë e Iluminizmit Europian. Megjithë diferencat, në thelb ato sanksionojne me ligj kushtetues të drejtat themelore të individit.

*Këto të drejta që kakakterizojnë qytetërimet perëndimore moderne e kanë burimin në idetë e Iluminizmit Europian. Këto ide vazhdojnë të frymëzojnë popujt në udhën e emancipimit të tij.*

Të dyja këto karta e të drejtave të Njeriut shpallin, si të drejtë natyrore të tij, të kundërshtojë në të gjitha format shtypjen, mjerimin dhe çdo politikë që pengon mirëqenien e shoqërisë. Natyrisht ato dokumenta shprehin një ideal, sepse në praktikën e këtyre shteteve zbatimi i parimeve kushtetuese për barazi e drejtësi ka njohur, krahas sukseseve të mëdha, edhe privacione të shumta. Përmirësimi i statusit real të të drejtave të Njeriut ka pësuar gradualisht përmirësime të thella dhe kjo, pikërisht

në saje të parimeve kushtetuese të qytetërimeve moderne. Fjala vjen, në Sh.B.A. qytetarët me origjine afrikane kanë sot të drejta politike të papërfytyrueshme një shekull më parë. Në Europë sot votojnë edhe gratë, e drejtë që ato nuk e kishin në kohën e revolucioneve iluministe, madje as edhe një shekull më parë.

> *Revolucionet amerikane dhe franceze, edhe pse u frymëzuan nga të njëjtat ide të Iluminizmit dhe drejtoheshin kundër despotizmit e shtypjes, kanë diferenca jo të vogla. I pari parashtroi qëllime konkrete, si pavarësinë, organizimin e shtetit të ri dhe respektin ndaj çdo tradite kulturore a fetare të qytetarëve.*

Këto detyra konkrete, në rastin e amerikanëve, gjetën mbështetje pikërisht në idetë iluministe mbi të drejtat e detyrat e njeriut si dhe mbi konceptin modern të shtetit, sikundër patën shprehur John Locke e të tjerë.

Në rastin amerikan ka qenë i randësishëm edhe raporti ndërmjet Kishës dhe Shtetit. Thomas Jefferson (1743 – 1826), ndikuar nga Iluminizmi Francez dhe Deizmi i lindur në Angli, ishte një nga autorët kryesorë të *Deklaratës së Pavarësisë* dhe shumë i bindur për nevojën e një shtetit laik dhe liberal. Në të njejtën kohë ai ishte edhe një besimtar e aktivist i kishës. Por, ndikuar nga iluminizmi europian, donte një kishë larg dogmave dhe më pranë njeriut. Megjithatë, ai dhe klasa politike amerikane nuk e

cënuan kurrë integritetin e fesë. Jefferson, njeri me formim enciklopedik, përgatiti një version të Biblës, mjaft të thjeshtuar dhe të xhveshur nga ngjarjet mbinatyrore që sipas mendimit të tij ishin të rreme. Ai ungjill u botua pas vdekjes së tij me titullin *Bibla e Jeffersonit*. Nga ana tjetër, sipas pikëpamjes së mendimtarit Thomas Jefferson, problemi i besimit fetar ashtë një çeshtje personale, për të cilën njeriu ashtë i lirë dhe nuk duhet t'i japi llogari askujt. Do të shtonja që pikërisht ideja iluministe mbi lirinë e të menduarit, duhet të përjashtojë acarimin e marrëdhanieve midis laiçizmit dhe fesë.

Revolucionit Francez pati gjithashtu despotizmin si shkak kryesor të revoltës. Kjo lëvizje popullore, me përmasa të padëgjuara, pati si themel ideor platformën e iluminizmit europian, por asaj i mungoi një program me detyra konkrete. Në metamorfozën e kësaj lëvizjeje mungesa e qëllimeve të qarta errësoi, në një farë kuptimi, drejtimin e saj. Udhëheqësit e revolucionit sfiduan çdo ndjenjë e pasion njerëzor. Kjo shkaktoi përdorimin e pakufishëm të dhunës. Nga një anë armiqësia e revolucionarëve francezë ndaj klerit, nga ana tjetër lidhja e fortë e amerikanëve me Kishën dhe me moralin e krishterë. Parabola e revolucionit francez çuditërisht harkon si një ylber qiellin e historisë njerëzore, përmes ngjarjeve të diskutueshme si gijotina, Republika, Terrori i Bardhë, Direktorati, Gjeneralët, Shpërndarja e Parlamentit, Këshilli me tre antarë, Perandoria. Pra një tjetërsim i vërtetë i detyrës fillestar që ishte lufta kundër despotizmit të mbretit.

Këto janë mendime e vlerësime kryesisht të historianëve. Shpesh këta janë të kushtëzuar nga sistemi, të cilit i përkasin. Fjala vjen, shumica e kritikave vjen nga studjues të përtejoqeanit. Nga studjues europianë, përkundrazi qortohet mosrespektimi në Sh.B.A. i të drejtave që garanton *Deklarata e Pavarësisë* dhe *Kushtetuta,* trajtimi i indigjenëve të kontinentit të ri, të drejtat e zezakëve deri më dje, etj.

Pavarësisht nga kritikat duhet theksuar që Sh.B.A. në këto dy shekuj kanë luajtur një rol udhëheqës dhe themelor në demokratizimin e shteteve perëndimore, si model dhe në praktikën e saj. Natyra demokratike në atë realitet gjen shprehjen e saj më bindëse në fushën e artit, të kërkimit shkencor dhe të sistemit të drejtësisë.

Analizat mbi Revolucionin Francez shpesh kanë qenë kontradiktore. Sot me të drejtë ai konsiderohet flamur i aspiratave të popujve për liri e barazi, për emancipim të shoqërisë. Ai tronditi me themel botën e vjetër feudale. Ato dy revolucione së bashku, secili në mënyrën e vet, treguan që idetë e të ardhmes bëhen realitet vetëm nëse sendërtohen në trulli e traditave të kombit. E tregoi Revolucioni Amerikan me eksperiencën e tij. E vërtetoi edhe Revolucioni Francez me gabimet e rënda të tij. Me këtë rast ashtë detyra jonë kundrejt brezave të ardhshëm të kujtojmë që duke tradhëtuar traditat kombëtare dhe idetë iluministe të lirisë e përparimit, regjimi totalitar i dikaturës së proletariatit e poshtëroi dhe e ndrydhi në errësirë popullin për një gjysëm shekulli.

## Disa karakteristika të qytetërimit europian

Duhet të analizoj shkurtimisht disa karakteristika të qytetërimit europian, për të cilat kjo analizë krahasuese, me Rilindjen tonë Kombëtare, ka nevojë.

Politikanët europianë në përpjekjen për të shkruar një kushtetutë të Bashkimit Europian në periudhën nga vitet 2001 në 2004, i referohen Iluminizmit si matricë filozofike dhe njëherësh e idealeve të popujve europianë. Kjo zgjedhje e tyre, deri më sot, nuk ka pranuar opinionin e qarqeve fetare që duan të sanksionojnë me ligj kushtetues mbareuropian rrënjën e krishterë të identitetit europian. Megjithë ndikimin e madh të qarqeve fetare mbi klasën politike të vendeve europiane, kjo nuk u arrit. Fitoi ideja e një Europe laike, konceptuar e farkëtuar mbi idetë e Iluminizmit europian (të drejtat e njeriut, barazia e qyetarëve para ligjit, e drejta për arsimimin, demokracia, etj.), duke zhgënjyer shpresat e idhtarëve të rrënjëve të krishtera.

Duke filluar nga pontifikati i Papa Vojtilës, doktrina fetare, jep përshtypjen të jetë më e moderuar në ndërtimin e raportit me botëkuptimin laik të shoqërisë. Për herë të parë në historinë e krishtërimit Papa polak bëri, në emër të Vatikanit, kritikë të hapur për proçesin dhe dënimin e Galileos. Mendoj që me figurën simbolike të ketij mendimtari të madh, krishtërimi donte të çlirohej nga mëria shekullore e botës laike për fajet e Inkuizicionit.

Ideja e nje Europe laike, ngritur mbi dritëhijen e iluminizmit

europian, nuk mohon rolin e krishtërimit në historinë dhe kulturën europiane. Përkundrazi, filozofi austriak Karl Popper identitetin europian e shprehu me quadrinomin:

*racionalizmi grek – krishtërimi – shpirti kritik – bashkëjetesa e ideve të ndryshme*

Thelbi i përbashkët i popujve europianë ashtë pikërisht racionalizmi grek dhe jo krishtërimi që në Europë e gjejmë në forma nga më të ndryshmet, që në histori janë gjendur shpesh në konflikte mes tyre.

Mendoj që feja e krishtere nuk mori forma fondamentaliste si ato të ndonjë feje tjetër monoteiste, pikërisht sepse u zhvillua në gjirin e një bote antike që kishte bërë të vetat shpirtin kritik dhe bashkëjetesën e botëkuptimeve të ndryshme. Në pellgun mesdhetar, gjithashtu, kishte lulëzuar edhe zanafilla e mendimit demokratik të shoqërisë.

Ato tipare të qytetërimeve antike mesdhetare përbajnë ndryshimin themelor mes tyre dhe qytetërimeve parahelenike. Të gjitha këto të fundit kanë zhvilluar artin, por të parët që i dhanë një strukturë logjike e koherente dijeve, ishin grekët. Me ta lindi nocioni i teorisë, në kuadrin e të cilës deduktohen njohuri të reja. Ky ishte hapi më i rëndësishëm në evolucionin e dijes njerëzore.

Racionalizmi, si metodë e kërkimit njerëzor, kërkon të kuptojë botën, universin dhe natyrën njerëzore jo nga pikëpamja e dogmës fetare dhe legjendave, por sipas kanuneve të logjikës. Pushtimet territoriale në lashtësi kanë

patur ngahera natyrë të përkohshme. Përkundrazi, magjia e shpirtit kritik të Njeriut dhe bashkëjetesa e ideve të ndryshme në një shoqëri përbajnë një botëkuptim që pushtoi përgjithmonë me dritën e vet të gjithë popujt europianë, pa përdorur as edhe një ushtar. Kjo nuk kish ndodhur kurrë në historinë njerëzore, madje sot mund të themi që ishte e para dhe e fundit herë që një botëkuptim të ndikojë me themel identitetin e popujve *europianë*. Kjo e ka bërë qytetarin polak të afërt me francezin e italianin, me shqiptarin e me finlandezin.

Edhe vet Iluminizmi fillon duke ringjallur disa të vërteta të filozofisë së lashtë mesdhetare e duke i zhvilluar më tej ato e në përputhje me rrethanat historike e shoqërore të kohës. Eksperiencat ballkanike kanë treguar që kur në një shoqëri mbizotëron ndikimi i fesë, lindin dogma e qëndrime shoviniste e fondamentaliste që, ndër të tjera, identifikojnë konceptin e kombit me fenë. Vetë ato dogma shtrëmbërojnë parimin e krishterë të dashurisë për të afërmin e për drejtësinë njerëzore.

Duke filluar nga Iluminizmi dhe revolucionet e mëdha të kontinentit, shumë ideale dhe parime bëhen pronë e përbashkët e popujve europianë. Të tilla janë idetë për barazi e drejtësi, për shtetin e të drejtës në përgjithësi. Kuptimi mbi shoqërinë perëndimore bazohet gjithmonë e më shumë në konceptin mbi qytetarin dhe lirinë e tij. Kjo liri përfshin edhe të drejtat, por ka dhe kufizime që burojnë nga detyrat e qytetarit.

Roli gjithmonë në rritje i gruas në shoqëritë perëndimore dhe të drejtat e plota të saj për arsimin, punën dhe rolin në shoqëri e familje përbëjnë një karakteristikë që dallon qytetërimin europian e në përgjithësi atë perëndimor.

## Humanistët shqiptarë në truallin e traditës kulturore kombëtare

***Gjergj Kastrioti***

Rilindja Kombëtare nuk u krijua nga hiçi në shkretëtirë. Ajo nuk ishte një rastësi e kohës, por përgjigjja logjike e botës kulturore të kombit në rrethanat historike që njohim. Kjo përgjigje ishte koherente me traditën kulturore të kombit, me përvojat e luftrave për liri nga Gjergj Kastrioti e pas tij. Gjergj Kastrioti u bë një figurë legjendare në të gjallë të tij në të gjithë Europën dhe u shndërrura në hero poemash e veprash muzikore. Në Itali dhe në Europë ai u quajt *nje figurë heroike më e madhe se vetë jeta.*

Ai nuk qe thjesht një prijës i madh ushtarak, por edhe nje mendimtar i hollë që e shihte krishtërimin si një nga themelet e përbashkëta të popujve europianë dhe mbrojtjen e tij si themel për të ardhmen e Europës. Këtë ide e thekson me vendosmëri studiuesi italian Giorgio Otranto, profesor i Historisë së Krishtërimit Antik në Universitetin e Barit:

> "*Historiografia duhet të thellojë studimin e rolit që Gjergj Kastrioti ka pasur në krijimin e një ndërgjegje eurokrishtere moderne. Vepra e*

*dyfishtë për të bashkuar vendin politikisht e për ta lidhur në mënyrë të qëndrueshme me sistemin e vendeve perëndimore, ishte një ide e projekt i ndritur dhe modern; do të thoja dramatikisht modern, një lloj intuite që e tejkalonte epokën e për të cilën Europa është ende debitore ndaj Skënderbeut dhe Shqipërisë.*"

Ajo epope natyrshëm tërhoqi vëmendjen e shqiptarëve kah një vetëdije kombëtare që tashmë kishte një thelb më të qartë: nevojën për liri, traditën kulturore, fenë dhe në radhë të parë gjuhën si limfë e identitetit kombëtar.

### ***Humanistët dhe epopeja e Gjergj Kastriotit***

Gjendja pas pushtimit otoman dhe ndikimi që sollën luftrat e Skënderbeut, e forcuan vetëdijen kombëtare, e cila gjente jo vetëm te gjuha, por edhe te feja e krishterë arsyen e unitetit si komb. Por pushtimi otoman e tjetërsoi, e dëmtoi randë këtë prirje që u vërejt gjatë dhe pas epopesë së luftrave të princave shqiptarë. Islamizimi ishte proçesi që e komprometoi mbijetesën e kësaj vetëdije në botën shqiptare. Pikërisht në këto rrethana lind vepra e humanistëve të shquar të shekujve XVI-të e XVII-të.

Në horizontin e kulturës shqiptare formohet dhe çfaqet vepra e një plejade humanistësh, nga Marin Barleti (1450 - 1512), Gjon Buzuku (1499 - 1577) e Pjetër Budi (1566 - 1622 ), Frang Bardhi ( 1606 - 1643 ) e Pjetër Bogdani (1625

- 1689). Epopeja e Skënderbeut ndikoi thellësisht botëkuptimin dhe veprën e tyre. Nëse në krah të Kastriotit veproi mendja e shquar e peshkopit dhe diplomatit Pal Engjëlli, tani në shërbim të nevojave të kombit u vunë patriotët, që në një essè të mëparshme kam quajtur *Plejada 5B*. Është vërtet një konstelacion (në shqip – yllsì), që ndrit qiellin e errët të botës otomane. Figurat e saj ishin patriotë dhe prelatë të kishës katolike. Cila ashtë merita kolosale e tyre?

1. Pavdekësuan epopenë e lavdishme të Skënderbeut me veprat e Marin Barletit e më pas edhe të Dhimitër Frangut, që u përkthyen menjëherë në të gjitha gjuhët e Europës së qytetëruar. Përndryshe ajo epope do të humbiste në obskurantizmin armiqësor të Perandorisë Otomane. Dy veprat e Barletit, njëra për Gjergj Kastriotin dhe tjetra mbi rrethimin e Shkodrës ku ai ende i ri mori pjesë, dokumentuan qëndresën dhe heroizmin e kombit. Barleti shkruan historinë përmes mendimit humanist të tij dhe jo si klerik, sepse në rrëfimin e tij, ngjarjet historike janë vepër e njeriut dhe jo e forcave te mbinatyrshme. Pra, thellësisht humaniste pikëpamja e Barletit për historinë.

2. Përkthyen veprat kryesore të liturgjisë së krishterë në gjuhën shqipe. *Meshari* i Buzukut, përmban lutjet fetare që shpejt shndrrohen në një shkollë, ku njeriu i thjeshtë pasuron gjuhën amtare dhe e ruan atë.

3. Me veprat e Budit dhe Bogdanit shqipja krijon e tregon mundësitë shprehëse edhe në fushën e mendimit

filozofik. Gjuha shqipe kalon sprovën e përkthimeve letrare, edhe në prozë e poezi origjinale. Mund të citojmë veprat e Budit, përkthimet *Doktrina e Krishtenë* (1618) e *Rituali Roman* (1621) dhe veprën kryesisht origjinale *Pasqyra e të rrëfyemit* (1621); veprat e Bogdanit, *Jeta e Iezu Krishtit*, kryesisht përkthim dhe veprën origjinale *Çeta e profetëve*.

4. Nën ndikimin e veprës së *Plejadës 5B* përhapet përvoja e mësimit të gjuhës amtare nën kujdesin e famulltarëve patriotë e të patrembur. Në thelb, shkolla shqiptare lind pikërisht në atë periudhë e në forma të fshehta, mes vështirësish të patreguara krijuar nga pushtuesi dhe forcat e errëta të shovinizmit ballkanik. Ndërsa populli vuante në një darë që e ndrydhte nga të katër anët, kujtesa e tij ruante të patjetërsuar gjuhën, këngët e trimave, legjendat, vallet e veshjet që karakterizonin identitetin e tij. Këtë thesar të madh ai e ruajti si prushin jetëdhanës nën hirin e vatrës.

Është e vërtetë që kjo lëvizje humaniste së pari ishte kryesisht vepër e kishës katolike të veriut, që duke parë rrezikun e shkatërrimit të traditave kulturore e fetare prej depërtimit të islamizmit në truallin e krishtërimit të hershëm, u mobilizua në shumë plane. Nga ana tjetër nuk mund t'a thjeshtojmë atë lëvizje në kufijtë e çeshtjes fetare. Përkundrazi, ajo u përfaqësua dhe u prì nga figura të mëdha të botës shqiptare, që e tejkaluan pamjen thjesht fetare të veprës së tyre. Ata ishin patriotë të mëdhenj dhe intelektualë të ndritur. A kam të drejtë ta pohoj këtë mendim? Vepra e Barletit për Skënderbeun u shkrua në

latinisht dhe u bë burimi kryesor i studimeve europiane për epopenë e Gjergj Kastriotit. Një tjetër vepër mbi heroin kombëtar u shkrua në Itali nga Dhimitër Frangu (Drisht, Shkodër 1443 – Trevi 1525) e në gjuhën latine. Ky ishte nga familja e dukëve të Drishtit dhe fare i ri 16 vjeç hyri në shërbim të Skënderbeut e më pas u bë njeri i afërt i tij dhe ruajtës i thesarit. Ky libër u gjet nga nipi i Dh. Frangut, që pasi e përktheu dorëshkrimin në italisht e botoi në Venetik në vitin 1539, pra 14 vjet pas vdekjes së autorit. Në Itali ky libër ka patur rreth 20 ribotime nga studjues të shumtë që përmes kësaj vepre e konsideruan humanist figurën e Dh.Frangut. Menjëherë ajo u përkthye e u botua në Angli, Francë, Gjermani,  Danimarkë e në shumë vende të tjera.

Vepra e Bogdanit, *Çeta e profetëve*, u botua (1686) në Padova, një nga qëndrat ma të randësishme të Rilindjes italiane. Bogdani, veprën e shkruar në shqip, e përktheu në italisht. Ai e botoi librin në dy shtylla, njëra në shqip dhe krahas saj tjetra në italisht. Suksesi ishte i madh. *Çeta e profetëve,* pa disa ribotime brenda pak kohëve si, fjala vjen, 1691, 1702, etj.

Dua të sjell një tjetër dëshmi që më ka befasuar: arqipeshkvi francez në Tivar, Brocard, në një relacion në latinisht të vitit 1332, shkruan:

> *"Gjuha shqipe ashtë krejt e ndryshme nga latinishtja. Megjithatë, në librat e tyre, shqiptarët përdorin shkronjat latine."*

Kjo ashtë një dëshmi e prelatit të lartë të kishës që, në shek. XIV, nga Franca shërbente në Tivar dhe nuk ka asnjë arsye të mendojmë që pohimi i tij të jetë i rremë. Në stuhitë e panumërta që ky komb ka kaluar, forca shoviniste të Ballkanit kanë bërë të pamundurën për të zhdukur çdo dokumentacion që dëshmon vitalitetin dhe cilësitë e kombit të lashtë shqiptar, në jug të vendit si dhe në veri. Janë djegur e shkatërruar me themel objekte të kultit, libra e biblioteka, shkolla e arkiva. Në këtë traditë antinjerëzore pak vite më parë, grupe shovinistësh bombarduan dhe dogjën shtëpinë muze të Lidhjes së Prizrenit e bashkë me godinen dogjën edhe dokumentacioni e vyer të asaj lëvizjeje patriotike. Veprime të tilla janë bërë në ditët tona, mendoni se ç'ashte bërë në shekuj.

Ne sot kemi një morì të dhënash që dokumentojnë përkatësinë e plotë të traditës kulturore shqiptare në familjen e popujve të qytetërimit europian. Ato hordhì të kohëve të luftës e të paqes, nuk kanë mundur të tjetërsojnë origjinalitetin e traditës kulturore popullore. Edhe pse i shtypur e i varfëruar, shqiptari nga hera ka kënduar këngët e tij, ka hedhur vallet sipas dokeve të veta, ka tejçuar nga ati në bir legjendat në prozë e në poezi, në majat e Alpeve e në luginat e panumërta të vendit. Ai ka folur gjuhën e etërve edhe kur erresira shekullore i verbonte pamjen, por jo mëndjen. Janë zhdukur dokumenta që vështirësojnë hulumtimin nga ana e specialistave, por thelbi i kombit, folklori dhe të tjera ngjyra tipike të identitetit shqiptar nuk mund të fshiheshin nga kujtesa e kombit.

Më lart desha të tregoj vlerën e madhe të veprave të humanistëve tanë. Nuk dua të na shkasë nga duart një e vërtetë e madhe: këta humanistë të shquar të botës shqiptare, përputhen në kohë me Rilindjen Europiane.

*Universi kulturor i kombit shqiptar ka qenë gjithmonë i sinkronizuar me frymën europiane.*

Duke filluar nga Barleti e deri te Bogdani, veprat e tyre dëshmojne një shpirt patriotik që shpëtimin e kombit e shihnin, jo në lutjet drejtuar Perëndisë, por te ruajtja e gjuhës që kish vlerën e bashkimit të kombit, në shqetësimin për padijen e popullit që ridhte nga mungesa e shkollave në gjuhën amtare, në vlerën që sillte liria në dinjitetin e njerëzve dhe në kujdesin për traditat kulturore të popullit. Ky botëkuptim i tyre ishte dritë për botën shqiptare dhe thellësisht humanist. Pa e tepëruar, mund të pohojmë që ky humanizëm ishte një tipar i tyre i mirëfilltë.

Dua të përfundoj këto vëzhgime, me dy fjalë për veprën e Pjetër Budit, që sipas mendimit tim shpreh në mënyrën më të plotë e më laike një botëkuptim të qartë për çështjen kombëtare dhe thelbin iluminist të humanistëve shqiptarë. Nga ana tjetër vepra e tij, një epope njerëzore e vërtetë, dëshmon ma së miri që kjo prirje humaniste në trojet shqiptare buron nga natyra e traditave kulturore të kombit.

Pjetër Budi nuk mund të interpretohet jashtë një kuadri gjeokulturor dhe as shkëputur nga tradita të vyera të krahinës që e lindi: Mati i lashtë, origjina e Kastriotëve,

krahina që e ruajti të gjallë veprën e birit të saj, Gjergjit.

Budi lindi në Mat në vitin 1566, pra shumë afër me epokën e Kastriotëve, lavdia e të cilëve ishte ende e freskët përgjatë luginës dhe maleve të Matit. Budi, autodidakt, nuk mund të arrinte ato maja të kulturës së kohës; kjo ka qenë e mundur falë virtyteve dhe urtësisë së popullit matjan, thelb i mjedisit që formoi Budin. Kjo shpjegon edhe pavarësinë e lartë që ai tregoi në formimin vetiak e në veprën e tij, si gjuhëtar, shkrimtar e luftëtar i çeshtjes kombëtare. Budi u kërkoi famulltarëve të dioqezës së tij që shërbesat dhe lutjet të bëheshin vetëm në shqip, sepse Zoti, thoshte ai, do gjuhën amtare si mjet komunikimi me të.

Në këto rrethana, Budit iu desh të luftonte në disa fronte: kundër pushtimit otoman, por edhe kundër klerit të huaj në Shqipëri. Prandaj më 1622 organizoi një mbledhje të të gjithë klerikëve shqiptarë të zonës së Shkodrës, Zadrimës, e Lezhës dhe i bëri të betoheshin e të nënshkruanin një vendim se nuk do të pranonin kurrë klerikë të huaj. Në një letër të shkruar në shqip ai ankohet për varfërinë e mosdijen e popullit dhe shpreh keqardhjen e tij që këtu nuk ekzistojnë shkolla shqipe. Këto qëndrime dhe bindje të Budit e vështirësojnë marrëdhaniene tij me Vatikanin.

Në dhjetor 1622 mbytet duke kaluar lumin Drin. Mendohet që vdekja e tij nuk ishte aksidentale. Atë e shkaktuan qarqet antishqiptare, që shikonin tek Budi një atdhetar të flaktë dhe një nga organizatorët e luftës së popullit për çlirim nga zgjedha e huaj. Bogdanin serbët e nxorën nga varri e trupin e tij të bërë çika ia hedhin qenve. Papa Kristo

Negovani, Petro Nini Luarasi e shumë të tjerë më pas, u vranë si luftëtarë që donin shkolla shqipe. Shqiptarët janë i vetmi komb që ka martirë të gjuhës amtare. Kjo dëshmon një nivel te lartë qytetërimi. Pjetër Budi ashtë padyshim nga martirët e parë të gjuhës shqipe.

Para tij njohim vetëm një vjershë të shkurtër me tetë vargje, të shkruajtur nga arbëreshi Lekë Matrënga, kurse Budi na ka lanë rreth 100 faqe prozë origjinale dhe 23 vjersha me rreth 2.500 vargje, prandaj me të drejtë ai mund të quhet pionieri i vjershërimit shqip. Në një poezi të Budit, gjejmë këto vargje:

. . . . . . . . . . . .
*Ku janë ata pleq bujarë,*
*që qenë përpara ne,*
*e ata trima sqimatarë,*
*të shpejtë si rrufe?*

. . . . . . . . . . . . . .

Poeti, i shqetësuar për fatin e popullit, vajton mungesën e trimave të dikurshëm për të cilët vatani kishte aq shumë nevojë.

Vepra e Budit, këtij gjeniu autodidakt që kish mësuar shkrimin nga priftërinjtë e krahinës së tij, tregon që ai e kish kuptuar kohën e vet, rolin unifikues të gjuhës në jetën e kombit dhe këtë botëkuptim nuk e mbajti për vete, por e sendërtoi në një vepër shkencore, letrare dhe atdhetare të lartë. Nga ana tjetër, emancipimi i një kombi nga pikëpamja gjuhësore i shtron rrugën atij kah një dije më e qartë dhe

më e arsyetuar. Kjo rrit pavarësinë Njeriut dhe *e çliron atë nga zgjedha pseudointelektuale e dogmës.* Budi shfaqet si iluminist që me magjinë e gjuhës amtare lehtëson të kuptuarit jo dogmatik të të vërtetave.

Budi shkruajti për mjerimin e popullit dhe padijen e tij si fatkeqësinë më të madhe të kohës. Pas Budit edhe Pjetër Bogdani e konsideroi këtë problem të madh. Ky shkroi tre parathënie, në të cilat rrëfen motivet frymëzuese për shkrimin e veprave të tij. Këto motive ishin idealet e larta njerëzore dhe patriotike

> “ . . . . . . *ngase po dergjet atdheu në robëri të errët, i verbuar me dy palë mjegulla të zeza mbi faqe, që janë mëkati dhe mosdija*"

Mëkati duhet të jetë konvertimi në besimin fetar të pushtuesit. Bogdani e quan mëkat edhe për arsyen se të ndarë në dy besime fetare të ndryshme, problemi i lirisë do të ishtë ma i vështirë. Pastaj ai flet për mosdijen si shkak të mjerimit moral e material. Përmenda edhe Bogdanin sepse ai me siguri ka pësuar ndikimin e Budit, sikundër Budi ka njohur me siguri veprën e Buzukut. Në vitet e fundit të jetës Budi ka qenë në zonën e Shkodrës ku edhe vdiq. Bogdani nga 1656 në 1663 ishte ipeshkëv i Shkodrës. Është e pamundur që Bogdani të mos e ketë njohur veprën e Budit.

Frang Bardhi botoi (1635) fjalorin e parë latinisht – shqip kur ende ishte student në Romë dhe, me të mbaruar

studimet, u emërua drejtpërdrejt ipeshkëv i Sapës. Pra, janë data të shënuara që ndjekin njëra tjetrën:

1504 dhe 1508 Marin Barleti boton veprat për epopenë e Skënderbeut,
1555 Gjon Buzuku botoi *Mesharin*
1616 – 1621 Pjetër Buda botoi tre veprat e njohura
1635 – Frang Bardhi botoi fjalorin latinisht - shqip
1680 – 1688 Pjetër Bogdani botoi veprat e tij

Ato mbulojnë dy shekuj, me vepra në gjuhën shqipe, në një kohë kur në Perandorinë Otomane, shqiptarët ishin të vetmit që nuk kishin të drejtë të hapnin shkolla në gjuhën amtare. Dhe kjo si mallkim e hakmarrje për veprën monumentale të Gjergj Kastriotit.

Epopeja e Gjergj Kastriotit së bashku me veprën e *Plejadës 5B* ndritin një hark kohor treshekujsh të dokumentuar historikisht dhe artistikisht nga humanistët shqiptarë. Dëshmitë e para të frymës humaniste të tyre i gjejmë në interpretimet thellësisht njerëzore të ngjarjeve në veprën e Barletit. Kjo vazhdon me shqipërimin e liturgjisë duke dhënë një armë të fortë për mbrojtjen, pasurimin e shqipes dhe një liturgji fetare të kuptueshme nga besimtarët.

Shqipërimi i liturgjisë, nuk mund të mos e vërejmë, paraprin përfundimin e punimeve të Kuvendit të Trentos, (1545 – 1563). Ky kuvend ishte kundërveprimi i kishës

katolike ndaj reformave luterane e kalviniste. Delli iluminist i humanistëve shqiptarë të asaj plejade shfaqet në shqetësimin e tyre për *paditurinë* e popullit dhe me përpjekjen për ta kufizuar atë sadopak. Sipas historianit Pëllumb Xhufi, gjuha shqipe ashtë mësuar shume ma parë nga kjo datë, të paktën nga shekulli XVI, falë rolit të kishës, që në veri pati Austro-Hungarinë si mbrojtës të komunitetit katolik. Kjo del të ketë ndodhur edhe në komunitetet ortodokse të jugut të Shqipërisë, ku kushtet nuk ishin aq të mbara sa në veri.

Rilindja Kombëtare Shqiptare pati në veprën e figurave dramatike të asaj plejade, paraardhësen e saj. Pra të pohojmë sot që Rilindja Kombëtare nuk vjen rastësisht në një vend, por si zhvillim logjik i një tradite kulturore kombëtare edhe pse në kushte të ndryshme historike, do të thotë që thelbi i këtyre lëvizjeve kulturore e politike, njëherësh, ashtë thellësisht kombëtar.

Këtë mund ta pohojmë pa frikë: ashtë e natyrëshme të mendojmë që rilindasit ta kenë njohur fare pak veprën e humanistëve shqiptarë të shekujve XVI e XVII, sepse një pjesë e veprave të tyre ishin mbuluar nga pluhuri i harresës në bibliotekat e Vatikanit. Në veprën e humanistëve shohim të shprehur një kujdes hyjnor për rolin e gjuhës në çeshtjen kombëtare dhe në marrëdhënien e individit me Perëndinë, sikundër duhet interpretuar thelbi i veprës së Budit, Buzukut e Bogdanit. Të njejtën urtësì e ndjeshmëri tregojnë edhe rilindasit, ndaj gjuhës dhe dijes. Kjo nuk mund të jetë

një rastësi. Ngjashmëria e madhe e këtyre dy botëkuptimeve na jep të drejtë të themi që ato lindin nga i njëjti burim. *Ndjeshmëria intuitive, spontane e popullit shqiptar ndaj gjuhës dhe dëshira për shkollën, si vatër e dijes, si formë e ekzistencës së tij janë limfa e përbashkët e këtyre dy lëvizjeve të mëdha filozofike e kulturore të kombit shqiptar. Kjo limfë është në natyrën e kombit, ajo herët a vonë dhe sa herë të jetë nevoja do të ndikojë vetëdijen e kombit dhe do të sendërtohet në letrat e intelektualëve patriotë të tij.* Kur toka hapet vetvetiu prej forcave të mirëfillta të Natyrës, nga thellësia e saj del ai zjarr e flakë që Toka ruan në gjirin e saj.

Kjo ndodhi në universin shqiptar me humanistët e shekujve XVI e XVII si dhe me Rilindjen Kombëtare.

**Rrethana historike të Rilindjes Kombëtare**

Shekulli XIX i gjen trojet shqiptare me pashallëqe të dobësuara ose të rrënuara. Nga ana tjetër në universin politik e kulturor të perandorisë osmane ndritin shumë figura shqiptare: guvernatorë të shquar si Mehmet Aliu i Egjyptit e Vaso Pasha, njerëz të kulturës si Hasan Tahsini, vëllezërit Frashëri, e të tjerë. Sami Frashëri shkruante që *shumë burra shqiptarë i kanë bërë shërbime të shquara turkut apo vendeve fqinjë dhe pak ose aspak mëmëdheut*. Kjo në një farë kuptimi përbënte një braktisje të kombit dhe të ardhmes së tij. *Shqipëria*, shkruante Samiu, *duhet të ngrihet e të shpëtojë o do shuhet nga faqja e dheut*. Kjo e vërtetë dramatike e rëngjethëse, perceptohej nga shqiptarët

prej kohësh. Aty nga mesi i shekullit XIX, shfaqen elemente të një ripërtëritjes së një vëmendjeje ndaj çeshtjes shqiptare.

Në hapësirën mes shekujve XVI e XIX ishte konsoliduar një realitet kulturor e fetar shumëfaqësh që karakterizohej nga bashkëjetesa paqësore. Përmasa e trefishtë fetare me ekuilibrin dhe harmoninë e saj, ishin shndrruar në një invariant karakterizues të evolucionit ekonomik e kulturor të universit shqiptar. Në historinë e trojeve shqiptare nuk kishin ndodhur kurrë akte të dhunës kolektive për shkaqe fetare. Përkundrazi ato pamje të botës shqiptare kishin mbijetuar, edhe pse në varfëri e mjerim, me respektin reciprok mes tyre, nga Shkodra deri në jugun e thellë.

Kalbëzimi dhe më pas rënia e Perandorisë Otomane e gjetën kombin shqiptar të nënshtruar prej gati pesë shekujsh. Shumica myslimane kishte pësuar ndikime të ndjeshme të islamizmit, veçanërisht në planin kulturor. Vendi dukej i veçuar nga Europa, pra kombi më i vjetër i saj ishte tjetërsuar në shumë pamje të tij. Banori i trojeve shqiptare shpesh herë e kish humbur vetëdijen mbi historinë dhe identitetin e vet. Shqipëria ishte i vetmi vend i Perandorisë otomane në të cilin shkollat në gjuhën amtare ishin të ndaluara dhe komuniteti i krishterë i braktisur nga shumë të drejta.

Në atë periudhë vende fqinj që e kishin fituar pavarësinë, ushqyen politikat shoviniste të ambjenteve fondamentaliste të Ballkanit. Këto e kishin dobësuar ndërgjegjen kombëtare

në favor të besimeve fetare, në të gjitha trevat ballkanike. Feja shitej si amalgamë e kombit, si arsye themelore e tij. Kjo pikëpamje e ortodoksive ballkanike përpiqej të justifikonte shovinizmin e verbër të atyre qarqeve. Sami Frashëri, Vaso Pasha, më vonë françeskani Marin Sirdani e shumë të tjerë e kanë hedhur poshtë tezën sipas të cilës feja na qënkej një me kombin.

Franca e Spanja edhe pse janë vende katolike prej gati dymijë vjetësh, janë dy kombe të ndryshëm në gjuhën, në traditat kulturore e në shumë pamje të tjera të realiteteve përkatëse. Përfytyroni një llafemadh duke parë librat e dijetarëve europiane deri aty nga vitet '700, përfshi filozofët Newton e Leibniz. Me të parë që ato janë të gjitha në latinisht, llafemadhi kokëbosh na ngrihet e na zbulon që e gjithë Europa na qënkesh popull latin.

Shkalla e ulët e arsimimit dhe analfabetizmi i përhapur nuk mund ta ndihmonin çeshtjen kombëtare. Arsimimi i pamjaftueshëm dhe niveli i ulët i emancipimit të shoqërisë e vështirësonin mendimin e pavarur të njeriut dhe e reduktonin në rob të dogmave të pushtuesit dhe armiqve të tjerë të atdheut.

*Ai nuk mund të përballonte i vetmuar shumë*

*pikëpyetje jetike të ekzistencës së tij.*

Ideja që pavarësia intelektuale e qytetarit varet shumë nga formimi i tij, në konceptimin e illuministave bëhet mjaft i randësishëm. Njeriu që nuk e ka këtë pavarësi tjetërsohet

në bindjet dhe në mendimet e të të tjerëve. Ai e lë problemin e vet jetik në duar të botës, pra mbetet pasiv në përcaktimin e të ardhmes së vet. Individi dhe grupi (familja, fshati, qyteza), në konceptimin e ekzistencës vetiake tashmë ishin shumë larg nga terreni kulturor i shoqërive perëndimore, të cilët kishin evoluar mjaft kah idealet e demokracisë.

Krahinat e trojeve shqiptare edhe kur ishin katolike ose krejt ortodokse kushtëzoheshin nga pushteti lokal i aristokracisë së vendit, si Muzakajt, Komnenët, Balshajt, etj. Ata shpesh herë vinin interesat vendore a vetiake mbi ato kombëtare. Fjala vjen, dualizmi i pashallëqeve të fuqishme të *Bushatllinjve* dhe *Tepelenës* solli dështimin e andrës për pavarësi dhe një zhgënjim të madh në rrethet intelektuale.

Dështimi i dy pashallëqeve mendoj ta ketë arsyen e vet në mungesën e vetëdijes kombëtare që rrethanat historike kishin krijuar. Vetëm koha e Gjergj Kastriotit pati sjellë bashkimin e të gjitha krahinave rreth çeshtjes së lirisë dhe ruajtjes së identitetit, që në atë kohë, interesi politik identifikoi me fenë. Vepra politike e ushtarake e Kastriotit pati rëndësi kontinentale për të gjitha vendet europiane. Jo vetëm kaq. Studiuesi italian G. Otranto, profesor i Historisë së Krishtërimit Antik në Universitetin e Barit, në një konferencë europiane shprehet kështu:

> "*Historiografia duhet të thellojë studimin e rolit që Gjergj Kastrioti ka pasur në krijimin e një ndërgjegje eurokrishtere moderne. Vepra e*

*dyfishtë për të bashkuar vendin politikisht e për ta lidhur në mënyrë të qëndrueshme me sistemin e vendeve perëndimore, ishte një ide e projekt i ndritur dhe modern; do të thoja dramatikisht modern, një lloj intuite që e tejkalonte epokën e për të cilën Europa është ende në borxh ndaj Skënderbeut dhe Shqipërisë.*"

Epopeja e princave të krishterë shqiptarë, me në krye Skënderbeun, i dha dritë dhe krenari identitetit shqiptar. Ajo epope përban një nga parabolat më të ndritura të historisë së trevave shqiptare.

Lëvizja e njerëzve të kulturës u drejtua kah problemi i gjuhës. Në këtë fushë ndrit figura e Kostandin Kristoforidhit (1827 – 1895) me veprën shkencore të tij në favor të gjuhës shqipe, me përkthimet në toskërisht dhe gegërisht të Ungjijve, Psalmeve, etj. Kështu gjuha u bë objekti kryesor i kujdesit të rilindasve. Kristoforidhi, Vëllezërit Frashëri, Vaso Pasha, Filip Shiroka e shumë të tjerë i shërbyen gjuhës me studime, libra për mësimin e saj, poezi që i shërbente çështjes kombëtare edhe në lëvrimin e gjuhës dhe sidomos në hapjen e shkollave shqipe. Kështu ringjallet një vetëdije kombëtare që organizon punën në lëmin politik e kulturor. Nuk ashtë aspak qëllimi i këtij shkrimi të tregojë në hollësi mbi Rilindjen Kombëtare. Do të doja vetëm të tregoja krahas meritave të saj edhe ngjashmëritë me lëvizje të tjera të natyrës iluministe në europë e më larg saj.

## Intuicioni gjenial i Rilindjes Kombëtare

Që në krye rilindasit kuptuan që:

*a)* Perandoria Otomane po gremisej e bashkë me të mund të rrezikonte mbarë kombi shqiptar. Intelektualët shqiptarë kishin depërtuar thellë në adminstratën e perandorisë dhe shpesh herë roli i tyre ishte vendimtar në mjaft fusha të jetës politike dhe kulturore të saj.

*b)* Problemi nuk ishte thjesht çlirimi nga robëria otomane, por zgjimi kulturor i mbarë kombit shqiptar dhe e ardhmja e tij.

Ky zgjim do të ishte *hapi i parë* për çlirimin nga zgjedha turke dhe faktori vendimtar për zhvillimin mbarëkombëtar. *Së dyti*, vetë çlirimi nga robëria do të bëhej kushti vendimtar për të hyrë në udhën e emancipimit të shoqërisë, njeriu do të ndjehej vërtet i lirë dhe shoqëria ma pranë udhëve të zhvillimit. Lëvizja për ringjalljen, rilindjen e vendit pati një konceptim gjenial. Ajo konsideroi jo pjesërisht, por në tanësinë e vet problemin e rilindjes së vendit me largpamësi të mahnitëshme:

*zgjimi i vetëdijes kombëtare, pavarësia, krijimi i shtetit dhe problemi i të ardhmes*

Një nga kryeveprat e Rilindjes ashtë krijimi i vetëdijes kombëtare në vijat më karakterizuese të saj e në mënyrë të veçantë lidhur me lirinë e me identitetin e kombit shqiptar. Njëherësh me konceptimin teorik, rilindasit ditën të

organizoheshin. Ata bashkuan të gjitha trevat shqiptare rreth idealit që koha i shpaloste kombit.

*Përfundimi*: Rilindja Kombëtare përballon problemin *teorikisht* në rrafshin historik, filozofik e kulturor si edhe në atë *praktik* me veprimtarinë e Lidhjes së Prizrenit që bashkon rreth vetes krahinat nga jugu deri në zonat më veriore të trevave shqiptare.

Pas 1912 vendi vuajti nga një konfuzion i thellë që përfshiu të gjitha pamjet e jetës së kombit. Kjo ndodhi sepse, *së pari*, jeta politike pati ndërhyrje negative nga jashtë, nga shovinizmi i vendeve fqinjë që sabotuan çeshtjen shqiptare, dogjën sa mundën e vranë qytetarë e mësues të shkollave shqipe. *Së dyti*, platforma e Rilindjes Kombëtare nuk u kuptua drejt nga shumë përfaqësues të jetës politike të vendit dhe aq më pak u zbatua me bindje e qartësi në tërësinë e saj.

Në problemet e mprehta politiko-ekonomike universi kulturor i kombit nuk u thellua në njohjen e vlerës së madhe që patën idetë e Rilindjes. Nuk ka patur asnjëherë përpjekje serioze e sistematike për të njohur tek historia e saj një platformë të plotë idesh e idealesh si themel të shoqërisë, si udhërrëfyes në ekzistencën dhe zhvillimin mbarëkombëtar. Ky mendim a bindje gjen arsyen e vet në faktin që mungesa e një platforme të pranuar nga të gjithë shkaktoi një mori qëndrimesh e veprimesh eterogjene e divergjente.

Përfundimi? Përfituan forcat e errëta shoviniste e

fondamentaliste të Ballkanit.

Si qytetar, ndjej nevojen të theksoj se, më tej, regjimi totalitar komunist mbyti në djep çdo ide të ndryshme nga ideologjia dhe politika e partisë në fuqi. Ajo parti pati frikë nga e vërteta, tjetërsoi vlerat e mëdha të Rilindjes Kombëtare, sidomos në fushën e të drejtave të njeriut. Këto që po shkruaj kanë parasysh dhunën e organizuar e sistematike kundër shumë figurave të pavarura në fushën e artit, shkencës, kulturës në përgjithësi. Ajo detyroi të shuhen në mërgim figura të medha të kombit, që nuk besuan në idetë komuniste. Të tilla figura ishin qytetarët e shquar të kombit si Faik Konica, Mehdi e Mit'hat Frashëri, Ernest Koliqi e shumë të tjerë. Nën totalitarizmin komunist Rilindja mbijetoi vetëm në disa pamje të pjesëshme të saj dhe nuk u trajtua aspak në tanësinë e vet si platformë idesh mbarëkombëtare. Partia e dhunës dhe e mjerimit imponoi ideologjinë e saj në kundërshtim edhe me kodikët e principatave shqiptare, që na përcollën parimin:

*Kundërshtarin mos e duaj, por bëj kujdes të respektosh nderin e tij.*

Mos të harrojmë që edhe sot, megjithë përmirësimet e ndjeshme, politika synon dhe arrin të kontrollojë e të manipulojë mjetet e informacionit (gazeta, TV, etj.) duke lënë në harresë visaret e kombit. Kam parasysh humanistët e mëdhenj të shekujve XVI e XVII, Rilindjen dhe çfarë solli historia pas saj. Organizmat ndërkombëtare duke vlerësuar lirinë e mjeteve të informacionit, e përcaktojnë si *gjysëm të*

*lirë* shtypin dhe mediat shqiptare. Për një vend që për gjysëm shekulli u shtyp nga një diktaturë totale, ky fakt duhet të shqetësojë qytetarin.

Ne duhet të kuptojmë thellë nevojën e një platforme idealesh, idesh e përvojash. Kështu ka ndodhur e ndodh ngaherë me popujt e qytetëruar.

***Revolucioni francez*** është paraprirë nga iluminizmi, në të cilin ai revolucion gjeti arsyen themelore dhe që ma pas dështoi përkohësisht e pikërisht pse tradhëtoi ato ide të mëdha. Historia e mëtejshme europiane u përvijua me ato ide iluministe të shekullit XVIII, të cilave u qëndroi besnike, madje edhe sot pas më shumë se 250 vjetësh.

***Revolucioni amerikan*** nisi me idenë e lirisë dhe fill pas shpalljes së pavarësisë sanksionoi me kushtetutë aspiratat, idealet dhe parimet themelore që vazhdojnë të udhëheqin ende sot jetën e atij kombi të madh. Ato parime nuk u përcaktuan nga klasa politike, por u seleksionuan në thesarin e kulturës dhe shkencës bashkë me përvojat e vyera të kombit. Deklarata e shpalljes së pavarësisë të Sh.B.A. përmban edhe të drejtat që karakterizojnë qytetërimin e kombit amerikan. Ky dokument themelor, miratuar më 4 korrik 1776 nuk është firmosur nga kryetari i shtetit, George Washington. Kjo nuk është e rastit. Dokumenti u firmos nga njerëz, personaliteti i të cilëve shquhej kryesisht në fushën e kulturës e të shkencës, si fjala vjen, Thomas Jefferson dhe Benjamin Franklin, njerëz me prirje universale në fushën e dijes njerëzore. Ky qëndrim

respekton traditën sipas të cilës janë këta njerëz që me veprën e tyre udhëheqin të ardhmen e popujve.

***Shqiptarët*** nuk kanë patur në historinë e tyre një lëvizje patriotike aq të plotë, komplekse e të qartë sa Rilindja Kombëtare. Ajo ringjalli frymën e humanistëve të mëdhej të shekujve XVI e XVII në kushtet historike e në rrethanat politike të kohës dhe në pajtim me traditat kulturore dhe identitetin e popullit. Ajo solli në universin shqiptar ide bindëse për kombin dhe fatet e tij, një platformë kompakte përvojash e parimesh jetëdhanëse.

Këto janë arsyet që duhet të na shtyjnë të shohim te Rilindja Kombëtare burimin e ideve kulturore, filozofike e politike që kanë nevojë të kuptohen në tërësinë dhe madhështinë e tyre.

Shkurtimisht le të vërejmë disa tipare të përbashkëta dhe disa dallime ndërmjet tre lëvizjeve: amerikane, franceze dhe shqiptare. Kjo, për të kuptuar që edhe pse këto tre lëvizje kishin si filozofi frymëzuese iluminizmin europian, ato shprehën edhe dallime jo të vogla që buronin nga rrethanat historike e nga traditat kulturore të secilit komb.

1. Para shpalljes së pavarësisë *territori amerikan* ishte i ndarë në disa koloni që kishin secila një guvernator të emëruar nga mbreti i Anglisë. *Trojet shqiptare* më prag të luftrave për pavarësi ishin të ndara në vilajete, qeverisur nga një pashà i caktuar nga Porta e Lartë. Në të dyja rastet të drejtën ligjvënëse e kishte mbreti (sulltani).

2. *Banorët e Amerikës* vinin nga vende të ndryshme të Europës, kryesisht të gjuhës engleze dhe pak te gjuhës franceze apo spanjolle. Në *trojet shqiptare* kryesisht flitej shqip, edhe pse populli nuk kishte të drejtë të hapte shkolla në gjuhën amtare.

3. *Amerikanët* u përkisnin besimeve fetare të ndryshme, por të gjitha të krishtera e të pavarura nga shteti. *Shqiptarët* kishin kryesisht tre besime fetare, nga të cilat riti mysliman ishte i privilegjuar në marrëdhaniet me shtetin.

4. *Amerikanët* kishin problemin e mprehtë të marrëdhanieve me indigjenët dhe shtrirjen e mëtejshme kah perëndimi. *Shqiptarët* kishin mbi kokë rrezikun e shovinizmit ballkanik që synonte troje të shqiptarëve.

5. Në rastin e *revolucionit francez*, përbërja e popullsisë, feja dhe gjuha paraqiteshin homogjene. Feja kishte ndikim shumë të madh në punët e shtetit.

6. *Të tre lëvizjet*, franceze, amerikane dhe shqiptare drejtoheshin kunder despotizmit: të mbretit të tyre francezët, të një mbreti të huaj amerikanët e shqiptarët.

7. *Revolucioni francez* u frymëzua nga Iluminizmi Europian e kryesisht me pamjet kombëtare të kësaj lëvizjeje filozofike e kulturore. *Për amerikanët* ndikimi më i madh vinte nga trajtat angleze të Iluminizmit Europian. *Në rastin shqiptar*, intelektualët kryesisht kishin studjuar në shkolla të Perandorisë Otomane, në shumicën e rasteve në Zosimenë e Janinës më prirje të theksuara perëndimore. Të tjerë kishin studiuar edhe në Europën

perëndimore, si Hasan Tahsini, Faik Konica, Ndre Mjeda, Fan S. Noli, Gjergj Fishta, etj. Ata ishin në kontakt të vazhdueshëm me idetë e Iluminizmit Europian. Nga pikëpamja kulturore rilindasit patën ndikimin e thellë të kulturës perëndimore. Mjafton të kujtojmë që në vargjet e Naim Frashërit, *Dielli lind, andej nga perëndon*. Figurat e Rilindjes shqiptare, edhe pse mbi katër shekuj në robërinë otomane, njihnin gjuhët e lashta, por edhe ato perëndimore. Shumë herë ata kanë shkruar në gjuhë të huaja, frëngjisht, anglisht apo italisht dhe botuar në ato vende veprat e tyre. Fjala vjen, Vaso Pasha botoi në Paris "*Alphabet latin pour la langue albanais*". Janë të panumërta veprat e njerëzve të kulturës shqiptare shkruar në gjuhë të huaja e botuar ne vendet perëndimore.

8. *Revolucioni amerikan*, në fillimet e tij u drejtua vetëm kundër pushtimit dhe despotizmit të një mbreti të huaj. *Ai francez* kundër despotizmit të mbretit të tij. *Lëvizja kryengritëse shqiptare* u desh të përballonte reaksionin e otomanëve, por edhe dhunën e armatosur me masakra e plaçkitje të forcave shoviniste të fqinjëve.

9. *Francezët* duhet të reformonin shtetin, ndërsa s*hqiptarët* dhe *amerikanët* duhej të themelonin një shtet që më parë nuk e kishin. Pavarësisht nga ky ndryshim, në të tre rastet idetë udhëheqëse ishin ato iluministe me nuancat më lidheshin me tradita historike e kulturore kombëtare.

10. Pas rrëzimit të mbretit, *francezët* gradualisht arritën të shpallin republikën, më pas njohim terrorin dhe

konfuzionin politik. Kjo gjendje e çoi vendin në një qeverisje me direktorat e më pas në pushtetin e perandorit, duke tradhëtuar kështu idenë thelbësore të revolucionit. *Amerikanët* fituan pavarësinë dhe kaluan në menjëherë e pa probleme në krijimin e shtetit. *Shqiptarët* fituan pavarësinë, por duhej të përballonin mënxyra të patreguara të fqinjëve. Krijimi i shtetit pati shumë vështirësi. Kjo ndodhi sepse shumë figura të skenës politike komprometuan harmoninë në jetën politike të vendit. Nga ana tjetër ndërhyrjet e fuqive të mëdha për stabilizimin e situatës gjeopolitike në Ballkan dëmtuan rëndë kombin shqiptar në favor të Greqisë e Serbisë. Kjo e Serbisë, që mblodhi në suazën e vet disa popuj e troje të Ballkanit, ishte një gabim i pafalshëm. U deshën 100 vjet që Europa të kuptonte gabimin e saj e ta korrigjonte atë, qoftë edhe pjesërisht.

11. *Revolucioni francez* acaroi marrëdhëniet me klerin dhe deshi ta trajtojë atë si një strukturë shtetërore. Ky ishte një qëndrim jo laik, por ateist armiqësor e i pafalshëm. Kjo tradhëtonte parimin iluminist mbi lirinë e mendimit e të besimeve fetare, pavarësinë e ideve të qytetarit nga shteti dhe nga feja. Kjo lajthitje nga idetë e iluminizmit dhe të revolucionit francez të mirëfilltë, bashkë me terrorin dhe amullinë, çuan në dështimin e lëvizjes që duhet të çlironte qytetarin nga despotizmi. Në atë fazë ai revolucion degjeneroi dhe zëvendësoi absolutizmin e mbretit me një terror të ri. Më pas zhvillimi i shoqërisë franceze shkoi në drejtimin që frymëzonte iluminizmi duke formuar një nga demokracitë klasike të qytetërimit europian. Në *rastin amerikan dhe shqiptar*, përkundrazi,

> nuk u prekën liritë dhe traditat e besimeve fetare, që ishin një problem vetiak i qytetarëve. Ndërsa amerikanët kishin në gjirin e tyre besime fetare të familjes së krishterë, në Shqipërinë e porsaformuar, ishin dy besime të krishtera (katolikë e ortodoksë) dhe po aq islame (sunitë e bektashinj). Fatmirësisht bashkëjetesa dhe harmonia që karakterizonte qënien e tyre në të gjithë historinë e vendit, mbijetoi. Kjo, falë veprës së rilindasve, ishte shndrruar në një invariant të qëndrueshëm të jetës së kombit shqiptar. Trajtimi i problemeve fetare krahas shtrirjes së arsimit në trojet shqiptare, nuk solli kurrë probleme. Fëmijët frekuentonin të njëjtat shkolla pa asnjë dallim feje.

Me këtë analizë krahasuese mund të shohim më qartë meritën e rilindasve në shtrimin e problemit kombëtar. Ata e rrokën atë problem me nxitimin që koha u lypte dhe në të gjitha pamjet thelbësore të asaj kohe e të së ardhmes. Fillin udhërrëfyes të teorisë dhe praktikës ata e kishin endur me parimet e Iluminizmit Europian dhe traditën kulturore kombëtare. Përse duhet ta njohim si gjenial veprën dhe aktualitetin e pavdekshëm të ideve të tyre?

*Shqiptarizma – tipar themelor i identitetit kombëtar, harmonia ndërfetare dhe pavarësia reciproke e shtetit dhe fesë, dija dhe kërkimi i të vërtetës si udhë qe e bën të lirë Njeriun dhe rrit dinjitetin e tij, shkolla si institucion universal i shoqërisë dhe roli i saj në*

*emancipimin e kombit dhe si thelb i demokracisë . .*

Janë këto disa nga parimet dhe idetë rilindase, për të cilat ka nevojë sot dhe nesër vendi ynë, nëse dëshiron të begatojë si vënde të tjera europiane. Në këto ide shohim traditën e popullit ashtu si na vjen nga vepra e humanistëve, në to gjejmë dritën që sollën në botën shqiptare rilindasit, si patriotë dhe iluministë. Ata skalitën në truallin shqiptar ajkën e urtësisë popullore dhe këtë e bënë më penë e me pushkë.

Shumë prej nesh e kanë ndjerë veten ligsht në ndonjë moment të jetës së tyre dhe kanë dashur ta fshehin origjinën. Ky ka qenë një mjerim që na e solli pushtimi otoman dhe më tej edhe totalitarizmi komunist. Varfëri e tejskajshme dhe mungesë e lirisë. Kush jeton me këto të dyja plagë, zor se mund të ketë dinjitetin e qytetarit të lirë. Ne e dimë fare mirë se çdo të thotë kjo.

Drita që sollën rilindasit në qiellin e kombit shqiptar duhet nderuar si *Karta e të Drejtave* në Angli (viti 1689), si *Deklarata e Pavarësisë* (1776) dhe *Kushtetuta e Sh.B.A.* (1787), si *Kushtetuta Demokratike Republikane* (1793) në Francë.

Demokratizimi i vazhdueshëm dhe zhvillimi ekonomik e shoqëror i këtyre kombeve ka ndjekur dhe ndjek parimet e mëdha të këtyre kartave. Në rastin shqiptar nuk ka patur një kushtetutë hartuar nga rilindasit. Pikërisht si në rastin

e Anglisë që një të tillë nuk e ka as edhe sot. Por Rilindja prodhoi një dokumentacion të pasur lidhur me veprimtaritë e saj. Lidhja e Prizrenit ishtë një lëvizje mbarëkombëtare dhe e pasur me dokumentacion mbi organizimin dhe qëllimet e saj. Në fushën e historisë, filozofisë dhe letërsisë, vepra e tyre është një univers që do studjuar. Për të sjellë një shembull, po citoj veprën e Sami Frashërit mbi të kaluarën e të ardhmen e Shqipërisë. Ajo është një vepër e dendur me ide dhe mendime për fatet e kombit dhe jo vetëm, por edhe për shtetin e shqiptarëve. Kush ka gërmuar për të lexuar veprën e Vaso Pashës *L'alphabet Latin appliqué à la Langue Albanaise (1878)?* Ashtë shumë interesante të shihet se si e argumenton ky intelektual iluminist i botës shqiptare, edhe pse ofiqar i lartë i Perandorisë Osmane, që sheh te alfabeti latin instrumentin e shkrimit të shqipes. Ata nuk dhanë receta, por rrëmuan thellë, siç thotë Naimi në vargjet e tij. Kishte një alfabet latin me ndonjë shtesë për tinguj që i mungonin latinishtes e që ishte përdorur edhe në Stamboll nga Tahsini, Naimi e Samiu dhe nga vetë Vaso Pasha. Por ata vazhdonin të hulumtonin për një variant më të mirë dhe, nuk mund të mos e shpreh, ata nuk ndikoheshin nga politika e radhës në pikëpamjet e tyre shkencore filologjike dhe historike, sikundër ka ndodhur pas tyre dhe sot në jo pak raste. Them kështu, sepse ata përgjithësisht ishin njerëz me kulturë universale e të ndritur nga botëkuptimet më të përparuara të epokës iluministe europiane.

Asnjë qeveri shqiptare nuk ka krijuar një institut studimesh mbi përmbajtjen e Rilindjes Kombëtare, sikundër vendet europiane kanë edhe për figura të veçanta të kulturës së tyre. Për të mos u endur me sy mbyllur nëpër udhët e historisë, çdo komb i referohet disa vlerave themelore që burojnë nga parimet dhe idetë që morali dhe tradita kulturore e tij.

Jeta dhe evolucioni i shoqërisë përbëjnë një sistem të ndërlikuar, shumë më tepër se ai i botës shtazore. Inteligjenca e njeriut, përveç ndihmës, i sjell edhe mjaft probleme shoqërisë. Vesi dhe babëzia e errësojnë arsyen e mirëfilltë të veprimeve dhe dëshirave individuale duke e shndërruar njeriun në krijesën më kontradiktore dhe, shpesh herë, më të vuajtur. Nga ana tjetër forca e tij arrin të ketë ndikime të ndjeshme edhe në ekuilibrin e ekosistemeve, në atë masë sa të rrezikojë deri edhe jetën në planetin tonë. Në këto rrethana është e nevojshme që morali dhe ecuria e shoqërisë t'i referohet një sistemi vlerash kulturore dhe morale afatgjate e të pranuara nga universi kombëtar. Ky sistem a platformë kulturore do të shprehte idetë dhe aspiratat e kombit për të ardhmen; nga ana tjetër ajo do të frymëzonte të gjitha programet e veçanta e të kufizuara në kohë të qeverive të ndryshme. Prej saj do të buronte një politikë që gradualisht do të perfeksiononte demokracinë në vend në pajtim me traditën kombëtare, me realitetin dhe përvojat europiane.

Një sistem i çfarëdo natyre qoftë (fizik, biologjik, astronomik, etj.), ka një rrjedhë që përcaktohet nga parime themelore, të cilat njeriu që nga agimi i shfaqjes së tij mbi faqen e dheut, ka dashur të njohë e të kuptojë përherë e më thellë. Sistemi, në dukje shumë kompleks, i lëvizjes në Univers ka disa parime themelore e të pavarura, prej nga burojnë të gjitha ligjet që njeriu ka mundur të zbulojë. Disa pak nga këto parime, të pavarura ndërmjet tyre, janë në gjendje të shpjegojnë të gjitha fenomenet dhe lëvizjet e Natyrës dhe Universit. Të gjitha të tjerat mund të deduktohen nga ai grusht parimesh themelore. Fjala vjen, po të pranojmë parimin sipas të cilit drita përhapet në rrugën më të shkurtër, mund të vërtetojmë ligjin e reflektimit të dritës. (Në të vërtetë ky parim eshtë vetëm i përafërt).

Kështu ndodh edhe me sistemin kompleks të shoqërisë njerëzore. Sikundër sistemet e Natyrës, edhe shoqëria njerëzore ka nevojë për parime që respektojnë historinë, identitetin, moralin e një kombi. Shoqëria njerëzore mund të konsiderohët si sistemi më i ndërlikuar, sepse në të ndikon një faktor subjektiv, vullneti i Njeriut, që shpesh herë tjetërson rrjedhën natyrore të fenomeneve.

Rëndësi ka që kombi të njohë në traditën dhe në lëvizjet shoqërore më të rëndësishme, parime dhe norma juridike e morale të shkruara ose të shndërruara në thesar të vyer nga përvoja dhe urtësia kombëtare. Popujt këtë e kanë bërë përmes kushtetutave dhe përvojave tipike kombëtare që respektohen nga qeveritarët. Në Shqipëri kishte një kushtetutë të hartuar nga komunistët dhe me pas një tjetër

të hartuar me ngut e që nuk parashikon kufizimet e nevojshme kohore në veprimtarinë politike, si p.sh. numur të kufizuar mandatesh, etj. Kushtetuta amerikane i referohet ideve të iluminizmit, që lind në Angli, dhe traditës britanike në administrimin e shtetit e të drejtësisë. Përkundrazi, kushtetuta shqiptare u hartua në një masë të kondsiderueshme nga njerëz jo specialista e nën shtytjen e këshilltarëve të huaj e me vrap. Kjo u bë pa hedhur sytë aspak nga tradita kulturore e kombit tonë duke filluar nga jeta qytetare, (fjala vjen në Shkodrën djep i qytetërimit apo në Korçën e kulturuar), nga humanistët e mëdhenj dhe sidomos duke mospërfillur aspak thesarin e pafund të ideve të Rilindjes Kombëtare që ishin shprehje filozofike, politike e kulturore e të gjitha krahinave të vendit.

Të kthehem te rasti i Anglisë që një kushtetutë të shkruar nuk ka patur dje dhe as sot. Kushtetuta e Mbretërisë së Bashkuar (Britania e Madhe dhe Irlanda e Veriut) përbëhet nga tërësia e ligjeve dhe parimeve me të cilat prej shekujsh qeveriset Mbretëria e Bashkuar. Nuk ekziston një dokument i shkrojtur në formën e kushtetutës, si për shumicen e vendeve të botës. Në vitin 1867, gazetari i parlamentit anglez, Walter Bagehot (1826 – 1877) botoi një *përsiatje, essè* a *saggio* me titull *The English Constitution*.

Në këtë libër ai analizon kushtetutën, jo të shkruar sepse ajo nuk ka ekzistuar asnjëherë, por ashtu si shfaqet në traditën engleze. Shpesh ky dokument i tij, që shpreh thelbin e parimeve kushtetuese të pashkruara britanike,

quhet *the cake of custom*, pra si të themi, *E ëmbla e zakonit* apo mbase ma mirë *ajka e traditës*. Autori ndalet veçanërisht në jetën e Parlamentit dhe të Monarkisë Britanike, duke krahasuar sistemin anglez me atë amerikan të qeverisjes. Kjo vepër u bë shpejt themelore, madje që nga ajo kohë monarkët e Anglisë e studjojnë me themel atë.

Rasti i Anglisë vërteton rëndësinë që ka për një shtet që të respektojë parime e norma që përcaktojnë mekanizmat themelore në ecurinë e vendit. Nuk ashtë në praktikën e vendeve demokratike që çdo qeveri e radhës të sjellë pseudoparime të reja. Kjo do thotë që vendi të mos ketë një linjë në ecurinë e tij, por të vërtitet sa djathtas majtas, pa një busull e ide të qartë, pra si çifuti në shkretëtirë, që do të na kujtonin lëvizjen browniane. Tashmë ashtë bërë rrugë që çdo qeveri e re, porsa merr pushtetin në dorë, flak tej te gjithë funksionarët e institucioneve të vendit, nga ministritë, organet e drejtësisë, e kudo. Një ambasador nxirret në udhë të madhe e në vend të tij emërohet një tjetër nga pala fituese. Kjo praktikë anadollake ka vetëm një interpretim: nuk jemi në një shtet të së drejtës. Nuk ndodh në asnjë vend demokratik të botës që njerëzit të flaken tej me këtë mëndjelehtësi. ***Njeriu dhe aftësitë e tij janë pasuria më e madhe e një kombi***.

Me shëmbullin e kushtetutës së pashkruar engleze dhe veprën e shkruar nga W.Bagehot, dua të tregoj që në rastin shqiptar nevoja e madhe ashtë të kuptohen mirë e qartë

figurat e mëdha të kombit dhe idetë e tyre. Të studjosh kompleksin e veprave të Rilindjes sonë do të thotë të nxjerrësh në pah vlerat e saj përmes parimeve dhe idealeve që ajo shpreh. Sepse nga këto parime dhe ideale, që shprehin iluminizmin njerëzor dhe traditën më të mirë kulturore dhe urtësinë e kombit, mund të ndërtojmë të ardhmen e të kemi edhe një kushtetutë, që duke parë edhe modele përkatëse të vendeve demokratike, të ketë një karakter thellësisht kombëtar.

Nuk ashtë aspak qëllimi im të shpreh tërësinë e ideve të Rilindjes. Kjo duhet dhe mund të jetë frut i kërkimit kolektiv e nga specialistë të pavarur nga politika, pra nga figura me personalitet të fortë. Them kështu, sepse me përjashtim të ndonjë gjeniu (e të tillë nuk para ka udhëve të qytetit), të tjerët pak a shumë kanë të njëjtin nivel profesional; diferencën e bën natyra e njeriut dhe pavarësia e personalitetit të tij, që mund ta përmbledhim me fjalën shqipe *karakter i fortë dhe ndershmëri profesionale.*

Për të shprehur sadopak kompleksitetin e problemit, po sjell disa shembuj mbi konceptet me të cilat lidhet dija jonë për kombin dhe Rilindjen Kombëtare.

### Në se qëndron kuptimi mbi Shqiptarizmën

Termi *Shqiptarizëm* ashtë përdorur nga rilindasit. Të ndritur ishin Naimi, Vaso Pasha, Ndre Mjeda, Gjergj Fishta, Fan S. Noli. Më vjen si muzikë vargu i tyre për gjuhën shqipe e për shqyptarinë. Më dukën si të ardhur nga

Perëndia me humanizmin dhe dritën e tyre. Patriotë e artista të pashembullt.

Ky kuptim për shqiptarizmën shpesh herë mbetet intuitiv. Por rilindasit na mësojnë që intuita mund edhe të gabojë dhe nuk ashtë e mjaftueshme për të bindur njerëzit. Intuita na ndihmon të bëjmë hipoteza të arsyeshme, që më pas kanë nevojë për verifikime në përvojën njerëzore apo edhe të vërtetohen teorikisht, sikundër vjen nga agimi i iluministëve të Anglisë, shkencëtarë ë filozofë të shekujve XVII, XVIII.

Shembulli i punës kolosale që rilindasit kanë bërë për vetëdijën kombëtare, art e shkencë njëherësh, na bind që edhe ato ndjenja të thjeshta e të natyrëshme, kanë nevojë të përpunohen e tu jepet një kuptim e përmbajtje të qarta. Në lidhje me shqiptarizmën, unë po kufizohem të tregoj vetëm se sa i ndërlikuar ashtë ai kuptim, pra që ka nevojë të studjohet e kuptohet në tërësinë poliedrike të tij.

Periudha e kalimit nga ilirët në shqiptarët përputhet pjesërisht edhe me kohën e dyndjeve sllave në trojet ilire. Në ata shekuj ilirishtja shndrrohet dhe merr formën e shqipes. Trojet e të folurës shqip ngushtohen në favor të fiseve sllave që dyndën në rajon: një pjesë nën mbrojtjen e kishës së Romës, të tjerë të ftuar nga kisha bizantine. Të parët gradualisht u konvertuan në katolikë, të tjerët pas shiizmës u kthyen në ortodoksë. Principatat shqiptare, pas shekullit X-të gjenden me një gjuhë të përbashkët, pra me shqipen, bija e vetme e ilirishtes. Ndërkohë, pra deri në

momentin e shiizmës, këto principata janë shqipfolëse dhe të krishtera (ende nuk ka katolikë e ortodoksë). Pas ndarjes (shek. XI-të) këto krahina bashkëjetojnë, (me gjithë luftrat mes tyre si në të gjitha principatat e krishtera të Europës), me të nëjtën gjuhë dhe me dy besime fetare, tashmë të ndryshme. Me pushtimet e Turqisë dhe epopenë e Gjergj Kastriotit, motivi që i mban bashkuar ato principata nuk është feja. Tashmë dy besime fetare të ngjashme, por njëra me kryet kah perëndimi e tjetra kah lindja. Me këtë mund të interpretohet flamuri i Kastriotit me shkabën dykrenare që sheh kah lindja e perëndimi. Janë të pandërprera qëndrimet armiqësore të shovinizmave greke e serbe ndaj trevave shqipfolëse e të kombit më të vjetër të gadishullit, siç shkruan Marin Sirdani në përsiatjen *Vepra atdhetare e françeskanve në Shqypni.*

Shqiptarët e hershëm, në historinë e tyre kanë vuajtur e përballuar luftra për të mbrojtur trojet dhe identitetin e tyre nga fqinjë të etur për hapësira të reja. Duke analizuar sagën e pafund të ebrenjve, Hermann Hesse shkruan***:***

> "*Urrejtja kundër çifutëve ashtë një kompleks inferioriteti i maskuar. Kundrejt popullit të lashtë e të urtë të çifutëve, disa shtresa më pak të urta të një race tjetër ndjejnë zilì që lind nga konkurrenca dhe nga një inferioritet përunjës***.**"

E njëjta mërì me sa duket ka shkaktuar dyndjet e panumërta kundër Shqipërisë e shqiptarëve. Natyra

paqësore e shqiptarëve këshillon që të njohim historinë e padrejtësitë e pësuara. Nga ana tjetër të kuptohet që vetëm natyra paqësore e tij duhet të udhëzojë e frymëzojë ndjenjat e vëllazërisë mes popujve fqinj që tek njëri tjetri duhet të njohin meritat e anët positive. Kjo është e nevojshme sepse miqësia e mirë bën themel me cilësitë e mira të njerëzve e jo me të metat që të gjithë i kemi me bollëk. Këtë na kanë mësuar rilndasit. Të mos identifikojmë fqinjin me pjesën negative të tij.

Ashtë e natyrshme të mendojmë që pikërisht ato qëndrime armiqësore bënë që në ndërgjegjen kolektive të zotërojë faktori *gjuhë* mbi atë *fetar*. Ky mbizotërim i faktorit gjuhësor, fillimisht spontan, përcaktoi *de facto* gjuhën si karakterizues të kombit dhe jo fenë. Ky ishte një gjenialitet i kombit, pastaj edhe i princave dhe intelektualëve të të gjitha kohëve. Kjo e vërtetë shpreh një thelb iluminist në natyrën e shqiptarëve, që e konceptuan ekzistencën e tyre rreth gjuhës së përbashkët dhe jo mbi besimet fetare, sikundër kanë bërë popuj të tjerë. Motivi kryesor ishte kombi shqipfolës që i bashkoi nën Skënderbeun ato krahina. Natyrisht, nga pikëpamja politike, Gjergj Kastrioti përdori edhe krishtërimin si armë të tij, dhe këtë e bëri duke mbajtur shikimin kah perëndimi. Po të kishte qenë feja në plan të parë, atëhere ortodoksët do luftonin në krah të grekëve apo serbëve, të cilët nuk bënë një luftë të vërtetë kundër sulltanit, madje Serbët me krushqira deshën të hiqeshin si miq e aleatë të Turqisë.

Pra epopeja e Kastriotit sanksionoi të qënurit shqiptar si thelb të kombit. Ky thelb, natyrisht nuk përmban vetëm gjuhën, por edhe historinë dhe traditën kulturore të tij. Ajo pasurohet me kontributin e madh të Naimit e poetëve të tjerë dhe me eksperiencën e Lidhjes së Prizrenti që bashkoi rreth çeshtjes kombëtare të gjithë pa dallim feje a krahine.

Për Naimin shqipja ishte *gjuhë Perëndie*. Dheut që ka tretur dhe ruan eshtrat e të jëmës, Naimi i thotë *tani ty të kam nënë*. Thellësisht artistike dhe filozofi e urtësisë popullore!

Në ndjesinë dhe mëndjen e Fishtës, atdheu ashtë *Toka, shqyp ku flitet* (Shqypnia e lirë). Në Lahutën e Malcisë ai ritmon kështu kushtrimin për liri:

*Bini Toskë ju n'pikë të vrapit*
*mos tu ndalin mal as zall*
*Naim Frashëri i ra Qitapit*
*Mos me e lshue Shqipninë*
*për të gjallë*

Pra shqypja dhe Shqypnia, sikundër kohë më parë Sami Frashëri dhe Vaso Pasha kishin formalizuar në veprën e tyre shqiptarizmën:

*Çoniu, shqyptarë, prej gjumit çoniu,*
*Të gjithë si vllazën n'nji besë shtërngoniu,*
*E mos shikoni kisha e xhamia:*
*Feja e shqyptarit asht Shqyptaria!*

Ndërsa Sami Frashëri shkruan:

*Mos shikoni bes' e fe; myslimanë, katolikë, ortodoksë, gjithë Shqipëtarëtë, sa jan' e tek janë, janë vëllezrë. Gjithë duhet të bashkohenë nënë fjamurit të shënjtuarë të Shqipërisë. (faqe 75) . . . . . . . . . Në Europë e në vende të ndritura me qytetëri, shumë herë kanë nxjerë vrasje të mëdha e të tëmeruara, në Shqipëri këto grinda nukë dihenë edhe kurrë s'ka ngjarë gjë në mesit të myslimanëve e të krishterëvet, në mest të katolikëve e t'ortodoksëvet a në mest të synnijet e të bektashinjët. Shqiptari është shqiptar para se të jetë mysliman a i krishterë.*

[Sami Frashëri: Shqipëria çka qenë, ç'është e çdo të bëhetë, faqet 75, 39]

Deri edhe Pater Anton Harapi shkruante:

*Toskë e Gegë, muhamedanë e të krishtênë, e me besën e burravet, me besën shqiptare, të lidhemi për t'i a mbajtë shqiptarit të paprekun nji Zot të vërtetë, nji atdhé të lumtun, për ta bâm Shqipnin e re, të fortë e të madhnueshme, të denjë për Skanderbén. T'i diftojmë, po, botës se shqiptarët janë njimend burra; se mund të jemi Toskë e Gegë, muhamedanë e të krishtênë, e njiheri shqiptarë të njimendët.*

Pra, toskë e gegë, muhamedanë e të krishtenë, të gjithë jemi njëherësh shqiptarë të mirëfilltë. Është madhështore qartësia dhe vendosmëria më të cilën në të gjitha kohërat dhe të gjithë intelektualët patriotë kanë shpallur shqiptarizmën si ashtin e kombit. . . . . . . . e nuk mund të ishte ndryshe.

Vepra e rilindasve dhe jeta e tyre personale harmonizojnë pikëpamjen politike me atë filozofike e historike si dhe me veprën letrare madhore të Naim Frashërit, që pasqyron, hulumton shpreh me mjeshtëri artistike të rrallë të gjitha idetë e mësipërme.

Shumë herë vërehen prirje për të deklaruar poet kombëtar ndonjë figurë tjetër, edhe pse të shquar. Vlera e poetit, si për çdo artist a figurë madhore, matet me shumë parametra. *Së pari*, merita artistike dhe vlerat e saj në një rrethanë historike të caktuar. Ne kemi poezi të Lasgushit, Migjenit e shumë të tjerë që nderojnë kombin dhe gjuhën e tij. Është Migjeni, ndoshta i vetmi artist edhe në horizontin botëror, që në *një moment trishtimi iu lut Perëndisë t'i jepte një sinfoni*.

Nuk ka kuptim të krahasohen mes tyre artistët e mëdhenj, sepse të jesh i tillë do të thotë të lësh një gjurmë origjinaliteti të veçantë. Poezitë e Lasgushit e të Migjenit, të Fishtës e Mjedës janë ar i kulluar. Ata shfaqen në jetën e kombit me ndjeshmëri thellësisht njerëzore e si artista të pafund. Por duhet të kuptojmë që Naimi jo vetëm përtëriu shqipen dhe e bëri të aftë për poezinë lirike, por e lëvroi si

një gjuhë të thellë për të shprehur ato të vërteta filozofike e të urtësisë popullore, për të cilat kombi kishte nevojë në atë moment historik të madh. Prandaj koha e vendosi atë në majën më të lartë të veprës letrare shqipe. Vonë pas Naimit kemi Faik Konicën dhe Fan Nolin, rilindas të vonë që dhanë një kontribut gjenial në evolucionin e shqipes letrare moderne.

Filozofinë dhe urtësinë e Rilindjes e gjejmë në melodinë e vargjeve plot ngjyrë të Naimit. Nga kjo pikëpamje poezia e tij bëhet udhërrëfim i qartë për qytetarin në botëkuptimin e Rilindjes Kombëtare. Një fenomen të tillë kemi njohur, fjala vjen, në raportin e Dantes me kulturën e kohës. Ky poet i jashtëzakonshëm parapriu Rilindjen Italiane dhe atë Europiane, pra vlerësimi i tij nuk mund të shkëputet nga madhështia e momentit historik, një nga krijuesit e të cilit është Dante. Ai për hir të ideve dhe bindjeve të tija, që nuk i tregëtoi me të fuqishmit e kohës, e përfundoi jetën në mërgimin e trishtuar të njerëzve të mëdhenj, sikundër ndodhi me Naimin e Samiun, me Mehdi Frashërin e me Mit'hatin.

Kemi edhe poetë që deri dje i kënduan lavdisë së Partisë dhe udhëheqësit të saj, kur ajo parti i dënonte, madje edhe i pushkatonte artistët. Kështu bëri me dy poetë të rinj, Genc Leka dhe Vilson Blloshmi që i pushkatoi në vitin 1976, sepse ata na paskëshin përkthyer poetët romantikë francezë reaksionarë dhe se në ditaret e tyre u gjetën mendime kritike ndaj partisë në fuqi. Ndryshe problemi i

rilindasve. Ata i burgosën, i vranë, i helmuan, kur ata shkruanin ne gojën e ujkut. Sami Frashëri mbeti i burgosur brenda mureve të shtëpisë në vitet e fundit të një jete të shkurtër. Papa Kristo Negovani (1875 – 1905) u vra nga dora e një grupi rrugeçërish andartë të ndërsyer si qentë nga shovinistët fqinj, pse bënte meshë në gjuhën shqipe. Kishte vetëm 30 vjeç Negovani. I njëjti përfundim edhe për Petro Nini Luarasin (1865 – 1911) e helmuan, si mëkatar që u mësonte fëmijëve gjuhën e nënës. Pra, ngado që ta shohim, problemi na qënkesh gjuha shqipe, për logjikën e armiqve të Shqipërisë.

> *Pra gjuha ashtë vetë thelbi i shqiptarizmës dhe gjaku i saj. Ekzistenca e kombit endet rreth shqiptarizmës, si ind gjithformues i një krijese të paqme e me zemë të madhe, që ushqen çdo qelizë të saj me pamjet e shumta të kulturës dhe historisë, ndjenjave dhe idealeve të tij.*

### Problemi i të drejtave dhe i parimeve udhëheqëse

Miku ynë, prof. Alfred Frashëri, e ka studjuar me pasion e me themel veprën e rilindasve edhe në teorinë dhe praktikën e shtetit, për të shkuarën e sidomos për të ardhmen e vendit. Kjo, mendoj, duhet parë e vlerësuar si një vepër thellësisht patriotike dhe përbën një drejtim të hulumtimeve që duhen bërë në këtë fushë.

Unë do të doja thjesht të shtroj problemin e të drejtave që

në rastin e Rilindjes Kombëtare ashtë mjaft kompleks dhe meriton vëmendjen e të gjithë shqiptarëve. Mendoj kështu, sepse, sikundër e kam shkruar edhe më lart, këto pamje të veprës rilindase duhen rrëmuar, zbuluar e radhitur si e meritojnë.

Ata kanë shkruar jo në kushtet e iluministëve europianë, por në grykën e ujkut. Vepra e tyre me vështirësi gjente botime jashtë ligjit e që sillnin rreziqe serioze për autorët. Përhapja e tyre gjithashtu mjaft e vështirë. Shpesh herë artikuj, essè a letërkëmbime janë humbur. Dua të them që ne disponojmë një dokumentacion, por jo krejt krijimtarinë shumëplanëshe të tyre. Të rrëmosh në pluhurin e gati dy shekujve e të gjesh dokumente plotësuese, i ngjan kërkimeve arkeologjike. Kjo edhe për një arsye tjetër. Shpesh herë njerëz jo dashamirës kanë rrëmuar para nesh për të gjetur e fshirë nga faqja e dheut ato të vërteta që Rilindja Kombëtare na pati sjellë. E bënë serbët shovinistë duke bombarduar e djegur Muzeun e Lidhjes në Prizren në ditët tona, e kanë bërë disa herë andartët grekë duke djegur e plaçkitur, shtëpira, qëndra banimi e sidomos objekte me rëndësi historike e dokumentare. Tre herë ata dogjën Frashërin!.

Me poezinë, publicistikën dhe vepra të urtësisë, si ato të Samiut e Vaso Pashës, Mjedës e Konicës, Nolit e Fishtës, ata dokumentuan mendimet e tyre për lirinë dhe të ardhmen. Ne duhet t’i nxjerrim ato si të vërteta e parime themelore të kombit. Me vargjet e tij Naimi na e la porosi:

"*të vërtetat do të ti jap të fshehura thellë në dhè; duhet të gërmosh thelle e të nxjerrësh të vertetën në shesh*".

Në veprën e Sami Frashërit kemi të përmbledhur platformën rilindase. Kur flet për të drejtën dhe forcën, duhet të kuptojmë mirë vlerën e saj dhe ky të shihet si një parim i urtë demokratik. Njeriu mund të ketë shumë talent e zgjuarësi për të studjuar e për tu bërë njeri. Kjo ashtë forca e tij. Por kjo nuk mjafton, sepse duhet që e drejta e sanksionuar me ligj t'ia garantojë mundësinë për të studjuar dhe kushtet përkatëse. Samiu flet për një koncept modern të shtetit të së drejtës. Ai dhe të gjithë rilindasit njohin të drejtën e qytetarit për një shoqëri që i garanton përparimin, arësimin dhe paqen shoqërore. Kjo ashtë një e drejtë themelore e qytetarit të demokracive moderne, që rilindasit përcaktojnë si ideal të shoqërisë. Natyrisht të tilla ka plot në veprën e tyre. Ne duhet të kuptojmë se çfarë është frut i urtësisë popullore dhe çfarë na jep kultura e popujve te tjerë. Sepse shpesh herë citojmë urtësinë e popujve të tjerë, pa njohur thesarin e dijes sonë popullore; ose pa ditur çfarë vjen nga vepra e rilindasve e çfarë nga përvojat e popujve të tjerë.

Ja dy shembuj që, përveç thelbit përparimtar, shprehin edhe elegancën e stilit popullor, që e gjejmë në rrëfimet e popullit, në vepra të vjetra në shqip a të sjella përmes rilindasve tanë:

> *Kur njeriu me penë, udhëton e takon një njeri me pushkë, ky i fundit ashtë një njeri i*

*vdekur.* (Në rrëfimet popullore)

*Në do të korrësh mot, mbill grurë. Në do të korrësh pas një shekulli, ndërto shkolla.* (Sami Frashëri)

*Anmikun mos e duaj, por baj kujdes me respektue nderin e tij.*

(Kanuni i Lekë Dukagjinit)

Dy të parat shprehin mjaft bukur vlerën dhe forcën e dijes. E para ashtë mjaft e lashtë. Njeriu mposht forcën fizike të ariut, luanit dhe elefantit vetëm në sajë të zgjuarsisë e jo të muskujve. Mos të harrojmë që dija, në realitetin kulturor europian, merr vlerën e emancipimit dhe çlirimit të njeriu nga dogma, vetëm duke filluar nga shekulli XVII, me iluminizmin. Pra populli e ka shprehur shumë herët këtë thelb të iluminizmit.

Edhe e treta është gjeniale. Nga literatura, në shkrimet e filozofit francez Voltaire, gjejmë idenë e dialogut ndërmjet botëkuptimeve të ndryshme. Natyrisht kjo vjen nga bota e lashtë mesdhetare, por që Europa mesjetare e dogmës dhe luftrave të përherëshme, kishte humbur bashkë me shumë urtësira të tjera të qytetërimeve antike. Voltaire thotë: *Nuk besoj në idenë tënde, por do të jepja edhe jetën në mënyrë që ti të mund ta shprehësh atë.*

Fjalët e urta që solla më lart, janë parime humanitare të rëndësishme për shoqëritë moderne. Ne nuk duhet t'i

paraqitim ato si parime të sistemeve filozofike të vendeve të huaja, sepse ato edhe më herët janë shprehur me art nga urtësia popullore e kombit tonë. Ai që nuk e njeh urtësinë e popullit, nuk mund të jetë mësues, artist, politikan dhe as qytetar i mirë.

Dua të them se ajo që vjen si krijim i popujve të tjerë, qoftë e mirseardhur në trojet tona e në librat e shkollës. Por nuk ashtë e udhës të mohojmë e të mos njohim urtësinë popullore të etërve tanë. Sepse duke mos e përfillur atë, varfërojmë artificialisht kulturën kombëtare dhe po ashtu krijojmë ndjenja inferioriteti të padrejta.

Samiu dhe të gjitha figurat e Rilindjes Kombëtare i kanë këto ide përparimtare. Të gjithë së bashku. Kjo ndodh sepse shpesh herë ato janë shprehje e urtësisë popullore. Samiu, fjala vjen, kur shtron problemin e të drejtës për arësim e për të shkruar e lexuar gjuhën amtare, padashur na sjell ndërmënd urtësinë e Sokratit. Të tjera herë ai na shpalos pamjen thellësisht iluministe të formimit të tij. Janë të tillë këta korifej të mendimit kombëtar, nga humanistët Barleti, Budi, etj. deri te rilindasit. Sami Frashëri thotë që shteti duhet të garantojë falas të drejtën për arësim të fëmijëve, duke u dhanë atyre edhe mjetet shkollore falas nga shteti. Jemi në vitet 1880. Në Europën perëndimore këtë e gjejmë vetëm pas viteve ’60 të shekullit të XX. Pra shpesh herë, këto të drejta ne i kemi të konceptuara në thesarin e Rilindjes Kombëtare dhe nuk kemi pse t’i referojmë si të huazuara nga mjedise kulturore të huaja.

## Disa përfundime mbi Rilindjen Kombëtare

Kjo lëvizje unikale në historinë e kombit, është një det i thellë mendimesh e parimesh jetëdëanëse. Ajo është e pasur me përvojat e kohëve të vështira e me ideale të qarta për të ardhmen. Ato përvoja përfshijnë veprimtarinë politike, idenë e shtetit dhe ndërtimin e tij, organizimin e jetës kulturore dhe respektin për krijimtarinë popullore, deri tek veprimtaritë dhe botimet shkencore.

Nevoja e nje Instituti Mbarëshqiptar të Studimeve Rilindase del si një problem kombëtar. Atë që ka bërë Walter Bagehot për parimet themelore kushtetuese e të pashkruara të Britanisë së Madhe 150 vite të shkuara, duhet ta bajnë njerëzit e shkencës e të artit të kombi tonë, martir e të lashtë. Në rastin e lëvizjeve të mëdha në Angli, Francë e në Sh.B.A., vërejtëm se si dokumentat e shkruara ose të pashkruara mbi platformat politike e kulturore, idetë dhe karta e të drejtave apo kushtetuta e 250 viteve të shkuara, përbëjnë edhe sot idealin e së ardhmes, themelin e shtetit të së drejtës.

Ne duhet të kuptojmë që çdo popull ka një gjerdan idesh e përvojash që i ruan si sytë e ballit, sepse ato janë një thesar, sidomos për të ardhmen. Duke ndërthurur materialin me disa karakteristika të iluminizmit europian dhe të urtësisë sonë popullore nga njëra anë, e duke bërë disa krahasime me revolucionet amerikan e francez, nga ana tjetër, deshëm të tregojmë origjinalitetin e rilindasve tanë.

1. *Ata përqafojnë idetë iluministe mbi lirinë, barazinë dhe vëllazërinë, por nuk bartin prirjet kah dhuna ndaj fesë që u pa gjatë revolucionit francez.*
2. *Përdorimi i alfabetit latin në veprat e tyre orientoi përfundimisht vendin kah perëndimi, ide që e gjejmë shprehur qartë në të gjithë poezinë rilindase.*
3. *Laicizmi i Rilindasve tanë synon një shtet jo ateist e që nuk interferon me fenë, që duhet të ketë liri të plotë në kuadrin e një shoqërie demokratike. Një nga kryeveprat e tyre qëndron në platformën dhe veprimet konkrete për harmonizimin e realitetit fetar tridimensional.*
4. *Rilindasit, teorikisht dhe praktikisht mbrojtën dhe çuan më tej tiparet e bashkëjetesës së ideve të ndryshme në gjirin e tyre, shpirtin kritik dhe aftesinë e madhe organizative.*
5. *Kryevepër e tyre ishte edhe përtëritja dhe forcimi i vetëdijes kombëtare mbi baza shkencore (historike, filozofike) dhe kulturore të shëndosha. Poema e Naim Frashërit ringjalli epopenë e Skenderbeut.*
6. *Brënda pak dekadave u organizua dhe përhap mësimi i gjuhës, shkrimi, botimi dhe përhapja e veprave që synonin mëkëmbjen e vetëdijes kombetare. Këto në forma ilegale e me rrezikun e kokës, si ndodhi në të vërtetë.*
7. *Ata nisën me ringjalljen e asaj që kombi kishte bërë në të kaluarën. Pra sukseset e tyre u mbështetën në truallin kombëtar e në përvojat pozitive të historisë së tij. Vepra e*

*Rilindjes Kombëtare përbën një urë ylber të mirëfilltë, që përpiqet të lidhë të kaluarën me të ardhmen e kombit.*

8. *Problemi i metodës: metoda kolegjiale me mirëkuptim të thellë ndermjet tyre, ja jep një shembull të shkëlqyer të organizimit, konceptit modern për punën në grup dhe thelbit demokratik të marrëdhanieve mes tyre. Kjo në ditët tona ka vlera të pallogaritëshme. Mjafton të mendojmë që në ditët tona grupet politike të partive të ndryshme nuk gjejnë kurrë një ide të përbashkët e, si të tillë ta përpunojnë në dobi të shoqërisë. Kështu qytetari sheh se si pëlhurën që end një qeveri e shpërbën qeveria pasardhëse, siç bënte Penelopa e kohëve të lashta.*

Nëse pyesim pse kjo vendosmëri për të ruajtur atë platformë vlerash që solli Rilindja Kombëtare? Pyetja ashtë e drejtë dhe e natyrshme, sepse shpesh herë nuk njihet evolucioni i dijes njerëzore.

Platforma filozofike, politike e kulturore, idetë dhe parimet e Rilindjes Kombëtare shprehin disa të vërteta themelore të ekzistencës së njeriut. Problemi ashtë që idetë e mëdha nuk lindin çdo ditë dhe shpesh herë kalojnë shekuj në mugëtirën e dogmave të lashta a moderne pa ide të reja. Mjafton të kujtojmë që të gjitha idetë iluministe janë të kultivuara që në kohën e Platonit, Epikurit, Demokritit, Sokratit e Aristotelit, shumë kohë më parë se të bëhej i mundur realizimi i tyre. Me pas, ato ide e parime humbën në obskurantizmin mesjetar. Iluminizmi i ripërtëriu ato ide dhe i përgatiti për një shoqëri të mundëshme në rrethanat

historike, politike e kulturore të kohës. Që nga koha e Iluminizmit, ka zhvillime të rëndësishme, por asnjë prej tyre nuk sjell një sistem të ri të vërtetash që të superojë thelbin e Iluminizmit Europian. P.sh., njohim parimin sipas të cilit dija e çliron Njeriun prej autoritetit të dogmës dhe e shndërron atë në qytetar të lirë. Shqiptarët njohin mirë autoritetin e dogmave që totalitarismi komunist u imponoi me dhunë për një gjysëm shekulli. Ky, pra, *ë*shtë një parim i qytetërimeve të lashta që, siç e thashë më lart, rilind nga shekulli  XVII e këtej. Me vlerën e dijes Iluminizmi udhëheq emancipimin e shoqërisë dhe koncepton shkollën si kryefjalë të demokracisë.

Në këtë analizë nuk ishte aspak qëllimi im të shprehja tërësinë e ideve të Rilindjes. Kjo duhet dhe mund të jetë frut i kërkimit kolektiv e nga specialistë të pavarur nga politika, pra nga figura me personalitet të fortë. Them kështu, sepse me përjashtim të ndonjë gjeniu (e të tillë nuk para ka udhëve të qytetit), të tjerët pak a shumë kanë të njëjtin nivel profesional; diferencën e bën natyra e njeriut dhe pavarësia e personalitetit të tij, që mund ta përmbledhim me fjalën shqipe *karakter i fortë dhe ndershmëri profesionale.*

Them kështu sepse shpesh herë historia shndrrohet në një kronikë ngjarjesh që rrëfen mbretër e perandorë dhe turmën që i shkon nga pas. Kjo traditë shpesh herë sjell në librat e historisë pikëpamjen dhe të vërtetën e pushtetit, duke braktisur në pluhurin e kohës vuajtjen njerëzore. Ajo

gjithashtu përjashton e nuk përfill atë botëkuptim që, përmes vuajtjes, buron nga urtësia popullore dhe nga vepra e njerëzve të ndritur. Sokratin e dënuan me vdekje të pijë helmin, Galilein, që hapi një horizont të ri të kërkimit shkencor, e kyçën në shtëpi deri sa vdiq, sikundër edhe Sami Frashërin, Giordano Brunon e dogjën të gjallë sepse e mendonte Universin ndryshe nga dogmat e kohës. Rilindja shqiptare pati shumë martirë barbarisht të vrarë apo helmuar nga forca të errëta të Ballkanit. Arsyeja? Sepse ata sollën në dritë dhe mbrojtën të vërtetat e kombit të tyre. Sa herë sistemi ka djegur libra në sheshet e qyteteve europiane, për të vërtetat që ato i zbulonin njeriut e që nuk përputheshin me dogmën e sistemit a të monarkut? Kur flasim për tiraninë, ajo në radhë të parë ruan menderen nga idetë e reja që nuk përputhen ma dogmën e saj, sepse ka frikë nga çdo libër i ri. Ajo nuk druan pamjen fizike të një qytetari të panjohur, por porsa sheh ekzistencën e tij, kërkon të depërtojë mendimet e tij. Në një farë kuptimi thelbësor mund të themi që historia njerëzore ashtë histori e evolucionit të mendimit njerëzor. Ja pse pushtetarët a monarkët kanë patur frikë nga Iluminizmi, nga Rilindja Kombëtare e nga çdo ide e re që sheh dritën e Diellit.

Kur një klasë politike ka dashur të ketë duar të lira e të bëjë ç'të dojë, ka lanë në errësirë botëkuptimet e përparuara dhe idetë e mëdha të lëvizjeve kulturore kombëtare formuar në truallin e traditës së popullit. Kjo, me sa duket shpjegon shumë qëndrime që nuk përkojnë me sa jemi duke biseduar.

Fola më lart për historinë dhe vuajtjen njerëzore, sepse Rilindja Kombëtare është në thelbin e vet edhe shprehje e vuajtjeve të popullit. Pikërisht nga kjo vuajtje burojnë ato ide dhe ideale të larta e të ndritura. Në këtë kuptim fola për kotësinë dhe hipokrizinë e historisë jashtë vuajtjes njerëzore. Këtë vuajtje e gjejmë të skalitur në veprën e artistave, rapsodëve dhe në atë të legjendave të të gjithë popujve. Kur një lëvizje shoqërore shpreh pikërisht këto pamje të jetës njerëzore, atëhere ajo sjell në jetë dije të vërtetë. Kështu ka ndodhur me mendimtarët iluministë që nuk bënin pjesë në shpurën e monarkut, por shprehën ide dhe ideale të larta të kombit të tyre. Kjo ndodhi me humanistët e mëdhenj shqiptarë dhe sidomos me rilindasit shqiptarë që janë më pranë kohës së pushtetarëve tanë.

Pra le të pohojmë me zë të lartë karakterin origjinal të Rilindjes sonë Kombëtare, pa mohuar ndikimin e madh të Iluminizmi europian. Të shohim në krijimtarinë e rilindasve pamjet e identitetit tonë, idetë e mëdha dhe idealet për të ardhmen. Të kuptojmë që çdo komb ka një kartë, të shkruar ose jo, të parimeve që e udhëheqin e që këto parime janë jetëgjata e të vyera. I takon universit shkencor e kulturor t'i ripërtërijë ato dhe t'i verë në themel të edukimit në funksionin e shkollës dhe në vetëdijen e mbarë qytetarëve.

**Bibliografia**

1. Sami Frashëri, 1899*: Shqipëria çka qenë, ç'është e çdo të bëhetë.* Bukuresht, Botim tjetër Tiranë 1988, Akademia e

Shkencave e Shqipërisë.

2. Edwin E. Jacques, The Albanians: *An Ethnic History from Pre-Historic Times to the Present,* Mc.Farlands & Company, Inc. Publishers, Jefferson, Nord Carolina, 1995
3. Giorgio Otranto, *Dagli Illiri agli Albanesi*, Konferenca e Komisionit të BE mbi edukimin ndërkulturor, në Puglia, vëllimi përmbledhës i kumtesave botuar nga IRRSAE Puglia, 1992, Bari (pag. 31- 48)
4. Albert Frashëri, *Valori e problemi della cultura albanese nei riflessi sulla scuola*, Konferenca e Komisionit të BE mbi edukimin ndërkulturor, në Puglia, 1992, vëllimi përmbledhës i kumtesave botuar nga IRRSAE Puglia, 1992, Bari (pag. 260 - 279)
5. Albert Frashëri, *Spiritualiteti në hapësirën mes shkencës e artit*, Kontrapunkt (insert për artet, në Gazeta 55), 29.04.2013
6. Albert Frashëri, *Pavarësia e Shqipërisë – bijë e Rilindjes Kombëtare*, Gazeta Koha Jonë, 11 qershor 2012, Tiranë
7. Albert Frashëri, *Idetë e Rilindjes Kombëtare dhe shkolla si themel i demokracisë*, Gazeta Koha Jonë, 17 maj 2013, Tiranë
8. Hannah Arendt, *The Origins of Totalitarism,* 1951, New York
9. Àt Marin Sirdani, *Vepra atdhetare e françeskanve në Shqypni,* Revista Hylli i Dritës, n. 12, 1940, Shkodër
10. *Kuvende Shkencore në Frashër (2004 - 2010)*, botim i komunës së Frashërit, 2010

11. L. Tornatore, G. Polizzi, E. Ruffaldi*, Filosofia, testi e argomenti, Vol.1, 2, 3, 4 Loescher Editore, 2000 , Torino*

12. Immanuel Kant, *Risposta alla domanda: che cos'è l'illuminismo?, 1784*

13. Bertrand Russell, *Sceptical Essays, Routledge Classic 2004, Oxford*

14. Alfred Frashëri, *Shqipëria që të përparojë duhet të vërë në jetë mësimet që rilindasit na i dhanë 135 vjet më parë,* Botuar në Gazetën Dita, 11 Korrik 2013 dhe në Gazetën Telegraf, 22 Tetor 2013

15. Alfred Frashëri, *Mehdi Frashëri, vazhdues i vepres së rilindasve, që qëndroi për 32 vjet në rrjeshtat e para për bërjen e shtetit shqiptar*, Konferenca Shkencore "Njerëzit e shquar të trevës së Përmetit",Shoqata Atdhetare Kulturore Mbarëkombëtare "Përmeti", 2014.

16. Naim Frashëri, veprat, botim i RILINDJA, Prishtinë, 1978

17. L. G. Crocker, *Un'età di crisi. Uomo e mondo nel pensiero francese del Settecento*, Editore il Mulino, 1959, Bologna.

*10 janar 2014 – 7 shkurt 2014*

*Prof. Dr. Albert Frashëri,*

*përgatitur me rastin e 25 majit 2014.*

## MEHDI FRASHËRI, VAZHDUES I VEPRES SË RILINDASVE, QË QËNDROI PËR 32 VJET NË RRJESHTAT E PARA PËR BËRJEN E SHTETIT SHQIPTAR



Pesëdhjetë vjet më parë ndërroi jetë në mërgim Mehdi Frashëri, Qytetar Nderi i Përmetit, mbajtësi i urdhërit "Gjergj Kastrioti Skënderbeu" dhe sot na jepet mundësia për të analizuar dhe paraqitur veprimtarinë e këtij intelektuali, shkrimtari, nëpunësi civil, shtetari, diplomati dhe politikani shqiptar të shquar por kontradiktor, i dënuar me vdekje, i share e mallkuar ndër vite, por i amnistuar në vitin 1959, të cilin historia e ngriti në lartësinë që meriton, sepse punoi për ngritjen e shtetit shqiptar dhe ndënji në ballë të drejtimit të shtetit edhe në periudhat më të vështira dhe të turbullta që kaloi Shqipëria dhe bota mbarë.

Mehdi Frashëri u lind në Frashër në 28 shkurt të vitit 1872. I ati i tij ishte Ragib Velibelliu dhe nëna Aishe Çaçi. E ëma e Ragib plakut ishte nga Shënepremtja. U martua me Neire Biçaku, e bija e Jusuf Biçakut dhe Hedije Zogut, halla e Ahmet Zogut. Kishte dy djem e dy vajza: Vehbiu (1906-1989), Ragibi (1913), Shehriari (1907-1999) dhe Mediha

(1911). Vdiq në moshën 91 vjeç, më 25 maj 1963 në Romë. Mehdiu kishte edhe dy vëllezër, Ganiun dhe Tekiun dy motra: Arziko, nëna e Virgjinesha (Xhina) Starova (Frashëri) dhe Hatixhenë, e ëma e Xhemal Kostrecit.

Mësimet e para i mori në Frashër e më pas në kolegj në Konicë. Shkollën e mesme e kreu në Liceun e Manastirit, të cilin e mbaroi me rezultate të shkëlqyera në vitin 1894. Në kohën kur ai studionte në Manastir, familja e Ragib Velibelliut (Frashërit) pati disa konflikteve të karakterit politik me Portën e Lartë të Stambollit dhe ata u internuan familjarisht nga fshati Frashër për në Turqi. Pas përfundimit të mësimeve në lice, Mehdiu vazhdoi studimet në Mülkiye të Stambollit për shkencat politike dhe ekonomike. Në universitet u diplomua me rezultate të shkëlqyera në vitin 1897.

Mehdi Frashëri, në rrugën e traditës së frashërllinjve, shkolloi të gjithë fëmijët e tij në shkollat dhe universitetet e Europës. Djali i madh Vehbiu u diplomua në Gjermani në një shkollë Tregtare, Ragipi u diplomua në Fakultetin e Drejtësisë në Romë, si dhe në Akademinë Ushtarake në Torino. Medihaja studio dhe u diplomua në një Universitet të Gjermanisë, pasi kishte mbaruar shkollën amerikane të Dakos në Kamëz. Nga katër fëmijët vetëm Shehriari u martua me leksoviqarin Remzi Çelon, sekretar i Legatës shqiptare në Selanik. Tre fëmijët e tjerë, Vehbiu, Medihaja dhe Ragipi nuk u martuan asnjëherë. Vehbiu pas pas kryerjes së studimeve u kthye në Tiranë dhe u muar me tregti, për të mbajtur familjen në periudhën e mbretërisë. Gjatë periudhës së pushtimit nazist 1943-1944, ai ka qenë disa kohë në postin e zv / Ministrit të Punëve të Jashtme të

Shqipërisë. Ragipi pas përfundimit të dy fakulteteve në Itali, punoi në administratën shtetërore shqiptare në Tiranë, por më pas ushtroi avokatinë. Medihaja ka qëndruar gjithmonë në shtëpi duke u marrë me punët e shtëpisë.

Gani Rakib Frashëri, vëllai i Mehdi Frashërit, ishte deputet shqiptar në Parlamentin turk. Ai, së bashku me Ismail Qemalin dhe me 8 deputetë të tjerë, kundërshtuan kërkesën e Sadriazemit që të ndalohej gjuha shqipe dhe shkrimi i saj.

**Kariera politike e Mehdi Frashërit**

Rezultatet e shkëlqyera në studimet e larta, bënë që qeveria e Turqisë të ftonte Mehdi Frashërin për të punuar në administratën shtetërore turke, duke e emëruar N/Prefekt të Sanxhakut të Thrakës. Aftësitë dhe dijet e tij bënë që ai të ngjiste shpejt shkallët e karierës dhe në vitin 1911 u emërua Mutasarrifat i Jerusalemit dhe më pas Guvernator i pëgjithshëm i Palestinës nën otomanët. Pas një viti, në 1912 u dërgua Nën komisar i Turqisë në Egjypt.

Në shtatorin e vitit 1912, Mehdi Frashëri lë postin e tij në Egjypt dhe kthehet në Shqipri për të kontribuar për pavarësinë e Shqipërisë dhe për 32 vjet kontribuoj për ngritjen e shtetit shqiptar dhe të administratës së tij. Ai u zgjodh Prefekt i Durrësit në kohën e Princ Vidit, deputet, ministër, kryetar i Këshillit të Lartë të Shtetit, Kryeministër dhe anëtar i Këshillit të Lartë të Regjencës. U caktua edhe Përfaqësues i Qeverisë shqiptare pranë Komisionit

Ndërkombëtar të Kontrollit për Shqipërinë nga 17 maj 1914. Në fund të nëntorit 1918, u aprovua formimi i Këshillit Kombëtar Shqiptar në Durrës dhe Mehdi Frashëri u zgodh Ministër i Punëve të Brendshmë,në qeverinë e Turhan Pashës. Edhe disa vjet më vonë, në 1920 ai u emërua Ministër i Punëve të Brendshmë, funksion që e pati edhe pas Kongresit të Lushnjes. Në këtë detyrë ai dha një kontribut të madh në organizimin e mbajtjen e zgjedhjeve parlamentare të vitit 1921, të cilat nga qarqet e huaja diplomatike u konsideruan zgjedhje të lira e demokratike. Nga këto zgjedhje ai u zgjodh deputet (1921-1923). Më 1921 u zgjodh Ministër i Punëve Botore. Komisar i Lartë në Komisionin Ndërkombëtar për caktimin e kufinjve të Shqipërisë u caktua në vitin 1923. Në vitet tridhjetë ka qenë edhe Ministër i Bujqësisë. Deri në vitin 1939 me disa ndërprerje të shkurtëra, Mehdi Frashëri ishte deputet i Parlamentit shqiptar dhe përfaqësuesit të Shqipërisë pranë Lidhjes së Kombeve (sot OKB) në Gjenevë të Zvicrës (1933 - 1939). Ka qenë edhe delegat i Shqipërisë në Konferencën e Paqes në Paris (1919). Në vitin 1929 Mehdi Frashëri u zgjodh në postin e Kryetarit të Këshillit të Shtetit. Në histori mbahet mend dy herë si Kryeministër i Shqipërisë: Në periudhën 21 tetor 1935 – 9 nëntor 1936 ka qenë i dhjeti kryeministër i shtetit shqiptar, i ardhur në pushtet pas Pandeli Evangjelit dhe duke ia dorëzuar atë Kostaq Kotas. Emërimi i tij në atë funksion kishte për qëllim që të krijonte kushtet për të kaluar situatën e vështirë në të cilën ndodhej vendi.

Ardhja e Mehdi Frashërit në krye të qeverisë shqiptare, asokohe u përshëndet nëpërmjet shtypit nga shumë

intelektualë të njohur si, Padër Gjergj Fishta etj. të cilët e "*konsideruan qeverinë e tij me frymë thellësisht liberale dhe e kohës*", shkruan nipi i tij Tefik Çelo në një artikull të botuar. Ishte edhe kryeministri i shtatëmbëdhjetë (24 tetor 1943 – 3 nëntor 1943) pas Eqrem Libohovës dhe i zëvendësuar nga Rexhep Mitrovica. Herën e dytë, ai ishte anëtar i Këshillit të Lartë të Regjencës Shqiptare, që ishte institucioni shtetëror në mungesë të princit të kurorës, nën okupacionin nazist gjerman. Në periudhën 5 nëntor 1943 deri 21 korrik 1944 kryente edhe detyrën e Ministrit të Punëve të Jashtme.

Pa shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë dhe deri në mesin e viteve njëzet, Mehdi Frashëri, si Përfaqësues i Qeverisë shqiptare pranë Komisionit Ndërkombëtar të Kontrollit për Shqipërinë (1914), si edhe Komisar i Lartë në Komisionin Ndërkombëtar për caktimin e kufinjve të Shqipërisë (1923), ka punuar dhe kontribuar për çështjen e madhe të caktimit të kufinjve të shteti të ri shqiptar. Në të gjithë këtë periudhë të gjatë pune të tensionuar, me diskutime e debate, me kundërshti e gjyqe, për tri probleme janë bërë ndër vite diskutime dhe janë ngritur akuza.

Ndriçimin e këtyre problemeve dhe përgjigjen ndaj akuzave e ka bërë më mirë se kushdo vetë Mehdi Frashëri, në shkrimet që ka lënë, të cilat janë në librin e tij "Kujtime (vitet 1913-1933), botuar nga shtëpia botuese OMSCA-1, 2005. Nën titullin "Ju rrëfej të vërtetën e Vermoshit dhe Shën Naumit" ai dëshmon për vendimet e tij në pranverë dhe në verën e vitit 1924 gjatë diskutimeve në terren për vendosjen e piramidave të kufirit në sektoret problemorë. Në korrespondencën me Mbretin Zog, "E vërteta e

Protokollit të Korfuzit" më 20 janar 1960, ai trajtoi problemin e Protokollit të Korfuzit.

***Shën Naumi***:

Manastiri i Shën Naumi merr nismë në shekullin e X-të nga murgu Naum, dishepull i Cirilit dhe Metodit, në kufijtë perëndimore të perandorisë së madhe bullgare të asaj kohe. Kulti i Shën Naumit gjatë shekujve X-të e më pas ka qenë

pranuar dhe përvetuar me afsh nga shqiptarët. Përkushtimi për Shën Naumin nuk ka bërë pjesë asnjëherë në besimtarinë popullore sërbe (Gogar Justin). Prandaj Komisjoni i Kufive vendosi që Shën-Naumi duhej t'i jepet Shqipërisë.

*Mehdi Frash*ëri shkruan:

> "*Mirpo Serbia si popull fanatik orthodoks sllav, as me një mënyrë nuk donte t'ja linte. Komisjoni i Kufive, Shqipërisë i këshilloj që Shën-Naumin, Shqipëria ta shkëmbente me një vend tjetër, pse serbët me këtë pretekst do të krijonin vështirsina të mëdha. Në bazë të këtyre konsideratave Qeveria Shqiptare më ngarkoi mua Mehdi Frashërin me caktue mënyrën e shkëmbimit. Unë nuk pashë posibilitete që Shën-Naumi të shkëmbehej me vende shqiptare, pse nga katundi Lin i Shqipërisë vazhdojshin katunde sllavo-bullgare. Me të tilla katunde me popullsi eterogjene, Shqipnia jo vetëm nuk forcohej, por*

*përkundrazi dobsohej. Atëhere unë Mehdi Frashëri vendosa që Shën-Naumi t'i mbesë, me një periferi shumë të ngushtë Serbisë, por kufini në vend që të vazhdonte që nga kodra e Zagoriçanit (Gurrasi i sotëm, AF) gjer te Qafa e Plloçit, ku ndodheshin dy versante: versanti i Maliqit dhe Liqeni i Ohrit, vija e kufinit të hidhej ke Mali i Thatë, e të përfshinte katundin shqiptaro-orthodoks Pëshkupat. Ky katund po t'i mbetej Serbisë, me kohë do të sllavizohe, m'anë tjetër gjithë Lugina e Cerovës, ku katundet shqiptare kishin tokat e tyre i mbeteshin Shqipërisë, përveç këtyre i mbeteshin, dhe një pjesë e madhe e kullotave verore Shqipërisë. Po të peshohet Shën-Naumi me këto avantaxhe që thamë më sipër, ky solucjon ishte më i favorshëm për Shqipninë...... Mbas shumë bisedave midis Komisionit dhe dy delegatëve të interesuar, qeveria jugosllave më në fund si kompensim shkëmbimi pranonte që t'i cedonte Shqiprisë katundin Pëshkopi nga ana e Pogradecit në rrëzën e Malit të Thatë dhe tokat e tri katundeve që si të tilla i mbeteshin Shqipërisë, por që tokat e tyre mbeteshin në Jugosllavi. Me cedimin e këtyre tokave Shqipërisë, kufiri jugosllav largohej nga rruga Korçë-Pogradec 13 kilometra. Me një fjalë, Shqipëria cedonte një kishë dhe ballë saj merrte një katund dhe tokat e katundeve: Tushemisht, Podgorican*

*dhe Halamja; përveç këtyre, kufiri jugosllav largohej nga rruga Korçë-Pogradec 13 kilometra. Se, po të mos ishte bërë kjo marreveshjë, rruga Korçë-Pogradec ndodhej një nishan pushke me kufirin jugosllav"*

***Vermoshi***

*"Konferenca e Londrës duke e përshkrue kufirin nordik shqiptar, thoshte : "Territori de Klemendi", mirë-po me këtë shprehje shumë i pa-caktue nuk kuptohej Vermoshi, pse Klemendi përbahet nga 6 Bajrakët, të cilët kufizohen me vallatën e Lumit Cen, Vermoshi mbetej jashtë, si kullotë. Në kohën e Turqisë malazezët sulmojshin Vermoshin dhe malsorët shqiptarë e kundërshtojshin me armë. Qeveria otomane në një faqe të Luginës së Vermoshit, për të ndalue grindjet që thamë, kishte ba një karakoll tue vendos ushtri. Ujnat e Vermoshit vejnë në Danub e jo n' Adriatik. Unë Mehdi Frashëri kur shkova në Vermosh, një mbrëmje mblodha bajraktarët shqiptarë të asaj xone dhe i pyeta se si mbas mendimit të tyne, qysh mund të provohej se Vermoshi asht shqiptar. Midis këtyre malsorëve ishte një far Uc Turku, i cili nga përpjekjet që kishte ba me kohë me malazezët ishte plagosë dhe kishte mbetë sakat, gjith-ashtu, në këto grindje të ma parëshme, të vramit shqiptarë kishin varre katolike në vend. Kur erdhi Komisjoni i Kufinit me pyet palët, malsorët t'onë me Uc Turkun*

*dhanë arsyetimet që i kisha porositë unë, (Mehdi Frashëri) kurse, serbët, ndër të cilët një ishte avokat, njani oficer, dhe tjetri gazetar, dhanë argumentet qesharake, pa logjikë. Komisjoni vendosi në bazë të anketit, që Vermoshi t'i mbetej Shqipërisë. Mbi këtë vendim, malsorët okupuan Luginën e Vermoshit dhe filluan të ngrehin shpija. Mbas disa kohësh atje u ngrehën 600 shpija shqiptare, duke prfitue nga qetësija që mbretënonte në Shqipninë e Lirë. Me gjithë këtë t'arratisunit politikë shqiptarë botonin të kundërtën duke thënë se Mbreti Zog Vermoshin ja la Serbisë, një rrenë kolosale".......*

Dhe më tej:

*"… Erdhëm përsëri në Vermosh, por këtë rend filluam të caktojmë kufirin e të vëmë piramidat. Përseri kurdisem çadrat në Vermosh dhe filluam të shënojmë mbi tokë vijen e kufirit duke gjurmuar vendimin e Konferencës së Londonit dhe atë të Parisit. Zona e Vermosit përbëhet prej tre sektorësh: 1.Lugina e Vermoshit, 2.Lugina e Vocipotokut, 3.Gropa e një përroi që ndodhet afër Andrievicës. Vendimi i Konferences së Londonit thoshtë se nga Montevilla e mbasandej kufiri i Shqipërisë do të jetë kufiri i vjetër, që ka qënë midis Turqisë dhe Malit të Zi. Nga rrëza e Montevilles dilte një përrua që*

*quhet Skrobotin. Ky përrua ka dy rrjedhina (versant). Rrjedhina e Veriut ka një kurriz të gjatë, që ndan luginën e Vocipotokut nga ajo e Skrobotinës. Ky kurriz quhet Velipojë, mbi të ushtria turke që ruante kufirin e atëhershëm, kishte goditur një karakoll, i cili ishtë djegur e shëmbur prej malazezëve, por rrënimet dukeshin. Meqenëse këto rrënime provonin kufirin e vjetër turko-malazes, për të cilin bëhet fjalë vendimi i Konferencës, Velipoja na mbeti neve. Mirëpo faqja tjetër e Velipojës ishte kullotë e malazezëve dhe për këtë shkak në kohën e Turqisë midis malazezëve me një anë dhe turko-shqiptareve, më anën tjetër, ngjanin luftra. Delegati jugosllav dëshironte që kjo copë kullote t'i mbetej Jugosllavise dhe ballë kësaj, ne të merrnim liqenet e Rakavecit, që shërbenin për të pire ujë bagetia e Kelmendit, sepse mali tjetër ishte i thatë. Dhe, veç kësaj, të na jepnin edhe një rrip tjetër nga ana e Grencarit, për të pasur rrugë e për të zbritur në përruan, që ishte afër Andrievicës. Kjo mënyrë zgjidhjeje ishte e dobishme për të dy anët, sepse shuhej grindja e armatosur dhe ne kishim lehtesirat e liqeneve dhe të rrugës afër karakollit të Grencarit. Unë, para së të jepja pëlqimin, u këshillova me malësorët, të cilët më gëzim dhanë pëlqimin e tyre, sepse sigurohej Vermoshi. Unë, veç pikave që u thanë më sipër, kërkova që nga*

*pjesa e kullotës që shkëmbenim me shqehët, një qark me një shtizë prej 100 metra përqark karakollit të Velipojës, që do të shërbente për mbrojtjen e vendit, t'i mbetej Shqipërisë, sepse përndryshe godina e karakollit nuk mund të ngrihej atje ku ka qënë, se vija e kufirit shkonte gjatë kurrizit. Ngritja e karakollit të Velipojes do të shërbente për qetësinë dhe për sigurinë e Vermoshit....".*

Më tej, në analizë të fundit Mehdi Frashëri shkruan

*" Refugjatët kundërshtarë këto dy çështje donin t'i shfrytëzonin për qëllimet e tyre kundërshtare dhe këtë gjë e tregonin si tradhti, por në realitet tundej mali për një mi. Rrethi i Shën Naumit që cedonte Shqipëria, ishte një copë tokë me diametër gjysmë kilometri. Pozitën e Shën Naumit donin ta tregonin si pikë strategjike, kurse në realitet kjo pikë, me shkëmbimet e përmendur, përmirësohej në favorin e Shqipërisë. Gjithë zhurma bëhej prej disa ortodoksëve të Korçës, që i jepnin Shën Naumit rëndësi fetare. Me këtë marrëveshje, çështja e kufijve shqiptarë, që kishte mbetur e varur që nga viti 1913, për 13 vjet rresht merrte formën definitive dhe ky përcaktim në politikën ndërkombëtare merrte një zgjidhje të favorshme dhe qetësiprurëse për Shqipërinë, sepse moscaktimi i kufijve definitivisht linte portë të çelur për elementët e*

> *brendshëm që mendonin keq për avenirin e Shqipërisë…”.*

Në Parlament çështja e kufijve me Jugosllavinë kaloi në majin e 1925-s, afër 13 vjet pas Pavarësisë. Bisedimet e zgjatura risëpër kufirin i kushtonin shtetit shqiptar afro 1 milion franga ari (Swire J., 2005). Në librin e tij “Shqipëria – ngritja e një mbretërie” shkruan:

> *“Qeveria shqiptare, duke e konsidruar konfliktin e zgjatur më të dëmshëm për Shqipërinë se sa një sacrificë, duke vepruar sipas këshillës së fuqive të mëdha më në fund pranoi të lëshonte malin e Vermoshit dhe Shën Naumin në shkëmbim të fshatit Peshkupica. …Caktimi i vijës kufitare ju besua Konferencës së Ambasadorëve. Çështja u mbyll më 30 korrik 1926, u firmos protokoli që konformone kufinjtë e Shqipërisë nga Zhyl Karrboja, lordi Kru, baroni Avexaba, vikondi Ishi, Karapanosi, Spalajkoviçi dhe Ilaz Vrioni dhe* ***Shqipëria pushoi së qëni një “shprehje gjeografike”, 14 vjet pas shpalljes së Pavarësisë****”.*

**Protokolli Korfuzit**

Shqipëria ndodhej në një gjendje të turbullt, shumë të vështirë në fillimin e vitit 1914. Për sy e faqe, Venizellos më 30 dhjetor 1913 u përgjigj kërkesës së Komisionit Ndërkomtar të Kontrollit se do të tërhiqte ushtërinë nga krahinat jugore të Shqipërisë. Ndërkohë organizoi “*Kompanitë e shenjta*” me kriminelë të nxjerrë nga burgjet

dhe disa grekomanë shqiptarë të rekrutuar dhe i futi në krahinat e Gjirokastrës dhe të Korçës për të therrur shqiptarët dhe shkatërruar vendin me zjarr.

Në vazhdën e synimeve dhe përpjekjeve të fqinjëve për grabitjen e tokave shqiptare ishte edhe shpallja në Gjirokastër t'ashtuquajturës qeveri "t'Epirit të Veriut" 28 shkurt 1914. Pas pak ditëve u shpall edhe autonomia e Himarës. Këto synime hasën kundërshtitë e shqiptarëve dhe të qeverisë së tyre. Problemet për kufirin jugor me Greqinë u diskutuan edhe ndërhyri Komisioni Ndërkombëtar dhe organizoi një mbledhje nën drejtimin e kolonel Tomson, ku merrnin pjesë të dërgur nga Qeveria Shqiptare dhe Qeveria e Epirit të Veriut. Mbledhja u zhvillua në kushtet kur andarët grekë kishin filluar masakrat dhe dogjën 314 fshatra në krahinat e Përmetit, Leskovikut e Kolonjës, e deri në Skrapar. Masakra filloi më 25 shkurt 1914, kur bandat e andarëve dogjën fshain Pacomit të Përmetir dhe therën 75 banorë të tij myslimanë. Dhe vazhduan me Këlcyrën, Katundishtën, Fratarin, Vribobin, Ogrenin, Kostrecin, Kosovën, Badëlnjën, Peshtanin e Shqerisë ku vranë 40 burra dhe therrën 27 foshnja, qe u prenë kokat dhe i hodhën në një pus, dhjetra gra i përdhunuan. Më 13 mars vajtën në Zleusë dhe me 20 prill dogjën fshatrat në Kolonjë. Vetëm në Panarit therrën 275 veta. Më 23 prill iu turën Kokojkës së Frashërit, Selenicës, Kreshovës ku therën 13 gra, Borockës, Pagrisë. Në Frashër dogjën 318 shtëpi dhe lanë pa strehë 1120 banorë (Selenica T., fondi 662, d.38, AQSh), "*...të gjitha shtëpitë që kishin flamur në dritaret e tyre*" (Bezati K. 1978). "*Oficeri i tyre Saqillari si kish therur në Kodër 217 hormovitë,*

*më 2 maj kish shkretuar Frashërin*" (Selenica T. 1928). Numri i shtëpive të djegura në Frashër është pothuajse dhjetë herë më i madh në krahasim me sejcilin nga 14 fshatrat e nënprefekturës së Frashërit, ku shkrumbëzuan 611 shtëpi (në Frashër 318, Goroshan 23, Kakos 11, Koblarë 22, Kreshovë 25, Kostrec 4, Miçanj 32, Pagri 4, Piskol 9, Radush 24, Selenicë 52, Strenec 20, Suropull 13, Vërçsht 11 dhe në Zava,anb 43 shtëpi) (Selenica T., fondi 662, d.38, AQSh), duke shfryrë tërë urrejtjen e tyre mbi këtë vatër të patriotizmit. Gazetat e kohës shkrojtën për këto raprezalje dhe në Vlorë, më 5 nëntor 1913, u organizua një miting i madh, ku midis të tjerëve folën edhe Kasëm Frashëri dhe Leonidha Frashëri (Qeveria e Përkohshme e Vlorës dhe veprimtaria e saj, 28 nëntor 1912-22 janar 1914, Botim i Drejtorisë së Përgjithëshme të Arkivave të Shtetit, Tiranë më 1963).

Në të gjithë këtë hapësirë që shkretohej, pëmetarët, leksoviqarët, kolonjarët, kurveleshasit ju kundër vunë andartëve me të gjitha fuqitë e tyre; midis tyre përmënden çetat e Atë Stath Melanit, e Sali Butkës, etj.

Më mars 1914 grekët pushtuan edhe Korçën.

Në këto kushte të brendëshme u zhvillua mbledhja në Korfuz, ku firmos i ashtuquajturi "Protokolli i Korfuzit" midis Qeverisë Shqiptare dhe Qeverisë Provizore të Vorio Epirit, më 17 maj 1914. Kushtet e jashtme përshkruhen mirë në korrespondencën e Mehdi Frashërit me Zogun "**E vërteta e Protokollit të Korfuzit**" më 20 janar 1960, ku ai shkruan:

*"…në mbledhjen që ky komision bëri në Korfuz, delegatin shqiptar nuk e mbështeti asnjë nga përfaqësuesit e fuqive të mëdha, në mënyrë që ai ta detyronte Komisionin e Kontrollit për të marrë vendime në interes të Shqipërisë".*

Sipas Protokollit të Korfuzit, dy prefekturat Korçë e Gjirokastër, ndonëse formalisht bënin pjesë me shtetin shqiptar, do të kishin një administratë më vehte, pothuajse autonome, organizimi i së cilës i lihej në dorë Komisionit ndërkombëtar të Kontrollit. Gjindarmëria e këtyre krahinave do t'ishte vendase, dhe ushtëria e shtetit shqiptar, përveçse në kohë lufte, s'do të kishte të drejtë të shkelte në to. Edhe nëpunësit e lartë do t'ishin vendas, t'emëruar sa për formë prej qeverisë shqiptare por me pëlqimin e Komisionit ndërkombëtar të Kontrollit. Komunitetet orthodokse do të kishin një statut juridik të veçantë. Shkollat do t'ishin greqishte për të Krishterët, shqipja hynte si gjuhë e dytë vetëm në tri klasët e para të shkollës fillore. Kurse n'administratën do të përdorëshin të dyja gjuhët. Zbatimi i përmbajtjes së Protokollit do t'ishte nën garantinë e fuqivet të mëdha. Protokolli hynte në fuqi pasi të ratifikohej prej qeverisë shqiptare, prej "qeverisë vorio-epirote" dhe prej gjashtë fuqivet të mëdha.

Në adresë të Princ Vidit dhe të qeverisë së Durrësit filluan të vinin protesta nga shumë anë të Shqipërisë kundër vendimevet të Protokollit të Korfuzit. Me gjithë lëshimet e bëra në kushtet kur vendi po digjej dhe therreshin shqiptarët, në kushtet e pambështjes nga fuqitë e mëdha të kohës, Protokolli i Korfuzit zhbëri krahinën autonome të

Vorio-Epirit dhe Qeverinë e tij të Gjirokastrës. Dy nga krahinat e mëdha dhe të rëndësishme të Shqipërisë, e Korçës dhe Gjirokastrës, ju bashkuan Shqipërisë, por la të kufizuar suverenitetin e tyre nën varësinë e Komisionit Ndërkombëtar të Kontrollit. Shkollat do t'ishin në gjuhën greke për të krishterët, shqipja hynte si gjuhë e dytë vetëm në tri klasët e para të shkollës fillore dhe në administratë do të përdoreshin të dyja gjuhët. Pas kësaj, vendimet e Konferencës së Korfuzit iu paraqitën Konferencës së Ambasadorëve në Paris dhe për t'u miratuar nga Qeveria e Durrësit. Qeveria shqiptare e Durrësit nuk e ratifikoi Protokollin e Korfuzit, nuk i pranoi lëshime e tij dhe u tregua kundër çdo forme autonomie për krahinat e Korçës dhe Gjirokastrës. Siç shkruante Mehdi Frashëri:

> "*Protokolli, si shumë veprime të tjera të këtij lloji, tregonte mënyrat e neveritshme të fuqivet të mëdha kundrejt popujvet të vegjël e të pamprojtje*".

Për fat të mirë të Shqipërisë, vendimet e këtij protokolli nuk u zbatuan asnjëherë dhe i anulloi Konferenca e Ambasadorëve më 1921.

Për problemet e kufijve, Justinë Godar, deputeti dhe politikani francez, një nga figurat më të veçanta të Republikës së tretë në Francë, humanisti që periodikisht vizitoi Shqipërinë në vitet 1021-1023, 1937 dhe 1951, në artikullin e tij "Kujt i përket Manastiri i Shën Naumit: Shqipërisë? Sërbisë?, botuar në gazetën "Le matin", 30 gusht 1921 në përfundim shkruan:

> "*Duke kaluar hap pas hapi nëpër male e nëpë fusha, antarët e komisioneve ndërkombëtare, të shoqëruar nga teknikë përkatës, kanë punuar për të vendosur gurët e kufijve të Shqipërisë. Dhe që ta kryenin sa më mire këtë veprim praktikisht dhe me paanësi, ata në disa pika kanë bërë disa kompensime territorial, here në të mire të Jugosllavisë dhe here-por kjo ka ndodhur shumë rrallë- në të mire të Shqipërisë. Këtu ata kanë prerë mishin e gjallë të Shqipërisë, por atje nga ana tjetër kanë marrë pak më tepër nga toka që ishte parashikuar të bëhet jugosllave. Pas disa vjet punimesh kufiri shqiptar përfundoi së vendosuri, nën kontrollin e vazhdueshëm dhe me miratimin që i bëri pjesë – pjesë Konferenca e Ambasadorëve*".

Mehdi Frashëri ishte një vazhdues rilindasve, ishte luftëtar i mbrojtjes së ideve të tyre për lirinë e pavarësinë e Shqipërisë, shqiptarizmin dhe gjuhën shqipe, organizimin e shtetit dhe zhvillimin e vendit në vitet e luftës së parë botërore dhe periudhës së turbullit dhe pa stabilitet të Shqipërisë pas asaj lufte. Ai, ishte pjesë e brezit të shqiptarëve inteligjentë, me ndjenja të larta, të cilët punuan për përparimin e Shqipërisë, luftuan për mbrojtjen e saj nga, siç shkruan vetë "*faktorët ngatrrestarë*" të brendshëm dhe të jashtëm të asaj periudhe. Në studimin e tij për Nacionalizmën shqiptare, botuar në nëntorin e vitit 1943 ai analizon dhe tregon se :

> "*Nacionalizma shqiptare e kuptoi rrezikun dhe u ngrit në këmbë brenda në Shqipëri dhe jashte në kolonitë shqiptare në Amerikë, Rumani, Bullgari e Egjypt. Brenda vendit u mblodh Kongresi i Lushnjes, u bë Lufta e Vlorës, si edhe në Malësi kundër Sërbisë, në Dibër, Lumë, Shkodë e Kastrat. Kjo luftë bëri që të njihej çështja shqiptare. Prandaj, midis të tjerëve edhe Sir Robert Cecil mbrojti tezën shqiptare në Lidhjen e Kombeve, kudra grekëve dhe sërbëve, që thoshin se "shqiptarët nuk mund të formojnë shtet". Ndër të brendshmet ishin kryengritja e Haxhi Qamlit, shpallja e Republikës së Mirditës me president Gjon Marka Gjonin (17 korrik-20 nëntor 1921) e organizuar nga sërbët, lëvizja komunste që kish filluar të përhapej në Shipëri nën influencën e jugosllave, grekëve, etj. Edhe italianët i prishën marrëdheniet, prenë ndihmat financiare, si edhe blerë shumë njerës dhe formuan kolonën e pestë në Shqipëri.*"

Mehdi Frasheri, në atë kohë i këshilloi Mbretit që të mos përsëritste dhe zgjatur afatin e Paktit të Tiranës, që i ishte imponuar Shqipërisë më 1926, me periudhë vepruese për 5 vjet, i cili përgatiste protektoriatin për tokën shqiptare.

Në periudhën e viteve tridhjetë, kur po hidheshin themelet e shtetit të shqiptar, Mehdi Frashëri kryesoi të gjitha komisionet parlamentare për hartimin e ligjeve (kodeve) ekonomike dhe bashkëpunoi ngushtë me administratën e

degëve të ndryshme ekonomike të vendit. Ai ishte i pari që paraqiti nevojën e reformës agrare, themelimin e një Banke në Shqipëri dhe bëri të mundur ndryshimin e monedhës shqiptare nga "Leka i madh" në "Lek". Një veprimtari intensive, shumë e rëndësishme ishte edhe përfaqësuesi i Shqipërisë në Lidhjen e Kombeve në Gjenevë dhe në Konferencën e Paqes në Paris ku ai mbroti çështjen shqiptare në tërësi dhe aspekte të veçanta të saj, duke argumentuar se shqiptarët janë të aftë të formojnë shtet.

**Okupacioni i Shqipërisë**

Pushtimi i Shqipërisë nga fashistët italianë u parapri nga rreth dy javë tratativash diplomatike midis dy qeverive, në të cilat një rol të rëndësishëm luajti Mehdi Frashëri (Shih Hisorinë e Shqipërisë, vëll. 2, 1965, UShT, Instituti i Historisë dhe Gjuhësisë). Qeveria dhe parlamenti shqiptar nuk pranoi projekt traktatin e qeverisë italiane, i cili kërkonte që ushtëria italiane të kishte të drejtën të zbarkonte në Shqipëri, të kontrollonte rrugët dhe pikat strategjike, si edhe të vendoseshin kolonë italianë me të drejta si të shqiptarëve. Në kushtet e presioni të madh, për të fituar kohë, Mehdi Frashëri propozoi që qeveria italiane të paraqiste një konventë ushtarake ku të përcaktoheshin rrethanat në të cilat ushtëria italianë mund të kishte të drejtën që të zbarkonte ne portet shqiptare, të drejtat si shqiptarët ti kishin vetëm italianët që banonim prej pesë vjetësh në qytete, në institucionet shqiptare të kishte vetëm këshilltarë italianë, si edhe të kishte tarifë diganore për mallrat që hynin në të dy vendet. Në mungësë të përgjigjes nga qeveria italiane, këtë propozim Mehdi Frashëri ja paraqiti F. Jakomonit, Ministrit Fuqiplotë të Italisë në

Tiranë, edhe mbasditen e datës 6 prill 1939, duke i kërkuar atij edhe që të ndërhynte pranë Qeverisë së tij që Musolini të tërhiqte ultimatumin që i kishte dhënë Qeverisë shqiptare, por tashmë qeveria italiane kishte urdhëruar pushtimin ushtarak të Shqipërisë dhe fjalën e kishin marrë armët. Për fat të keq, gjatë këtyre ditëve të tratativave diplomatike, A. Zogu dhe qeveria e tij nuk morrën asnjë masë për të mbrojtur vendin dhe nuk dolën në krah të popullit shqiptar që ishe ngritur në këmbë dhe kërkonte armë.

Prandaj, është e kuptueshmë që pas marrjes së përgjigjes italiane nëpërmjet armëve, Mehdi Frashëri, deputet i Parlamentit Shqiptar, kur Italia fashiste nisi agresionin ndaj Shqipërisë, u takua me Mbretin Zog më 6 prill të vitit 1939 dhe i kërkoi atij që të fillonte rezistenca e armatosur ndaj italianëve në malet shqiptare, duke i thënë që Shqipëria nuk duhej të ndiqte shembullin e Tunizisë e cila nuk shtiu asnjë pushkë kur u pushtua nga Italia. Pas takimit me Mbretin Zog, Mehdi Frashëri ndërmori edhe takime me trupin diplomatik të akredituar në Tiranë duke u kërkuar që të ndërmjetësonin pranë Qeverive të tyre që të dënohej agresioni fashist që Italia po ndërmerrte ndaj një vendi të vogël e sovran siç ishte Shqipëria.

Në mëngjezin e ditës së kobshme të 7 prillit 1939, kur u dha lajmi se anijet luftarake italiane mbërritën në Portin e Durrësit, së toku me thirrjet e demonstruesve, krismave të pushkëve të patriotëve, u përhap në eter edhe zëri i vetëm i Mehdi Frashërit, që kumboi në Radio Tirana, duke dënuar pushtimin fashist të Shqipërisë. Ai ishte kundër Benito Musolinit dhe politikës së tij për pushtimin e Shqipërisë.

"*Mesazhi guximtar i Mehdi Frashërit u përkthye në gjuhët kryesore të Europës dhe u transmetua...*" shkruan në librin e tij "Historia e Shqipërisë' Tajar Zavalani (faqe 308). Me anë të këtij fjalimi ai iu drejtua gjithë popullit shqiptar duke i bërë thirrje që të ngrihej me armë kundra pushtimit fashist. Gjatë atij fjalimi i cili u ndoq me interes të madh nëpërmjet radios nga mijra qytetarë, Mehdi Frashëri, duke folur në emër të popullit shqiptar e quajti Musolinin dhe trupat e tij "*Atila oksidental, modern dhe i motorizuar*". Ai i dërgoi edhe Musolinit një telegram protestues, tekstin e të cilit e botoi «Journal de Genève» (Gazeta e Gjenevës) më 8 prill 1939*:*

> *"Shpirti i Gjergj Kastriotit (Skënderbeut) na thërret për vetflijimin suprem. Preferojmë më mirë vdekjen se çnderimin. E dimë që ju posedoni një artileri të shkëlqyer, mitroloza, gaze asfiksues, avione dhe çdo mjet tjetër shkaterrimi dhe lufte. Ne kemi veç guximin dhe shpirtin e vetflijimit, gatishmërinë për therori. Pesë shekuj më parë, duart e lyera me gjak ishin ato të barbarëve aziatikë. Ndoshta në shekullin XX, në emër të kombit italian, ju do të jeni barbari i Perëndimit? Nuk do të kisha dashur ta besoja, përpara se të ndodhnin ngjarjet tragjike dhe të pakthyeshme. Pranoni pavarësinë e plotë të Shqipërisë! Të jeni i sigurt, Z. Musolini, që ky paralajmerim është vullneti intim i popullit shqiptar. Në të kundërt, ushtria fashiste do të*

*ecë mbi kufomat, jo vetëm të burrave, por edhe të grave shqiptare".*

Fjalimi i Mehdi Frashërit u transmetua po atë ditë edhe në disa gjuhë të huaja nga disa folës, midis të cilëve ishte edhe Skënder Frashëri, djali i biologut të mirënjohur Rifat Frashëri.

Pas atij fjalimi atdhetar dhe tepër prekës, siç tregon nipi i tij Tefik Çelo, Mehdi Frashëri nuk u largua nga Shqipëria, ndonëse i kishte të gjitha mundësitë, por preferoi të futej dhe kërkoi strehim politik në Legatën turke në Tiranë. Më pas, autoritetet italiane, që e konsideronin Mehdi Frashërin një antifashist e person politik kundërshtar potencial dhe shumë të rrezikshëm për ta, e internuan në Itali ku ai qëndroi deri në vitin 1943. Edhe Skënder Frashëri u internua familiarisht në Itali.

Në 1943 kur kapitulloi Italia dhe në Shqipëri hynë trupat gjermane, disa personalitete të politikës shqiptare të asaj kohe, Rexhep Krasniqi, Xhafer Deva, Bedri Pejani etj, gjatë bisedimeve me Herman Nojenbauer, përfaqësuesi fuqiplotë i Hitlerit në Ballkan, i kërkuan i kërkuan atij të ndërhynte pranë qeverisë gjermane, që Mehdi Frashëri i cili ndodhej i internuar në Itali, të sillej në Tiranë për të kryesuar Këshillin e Lartë të Regjencës, me qenë se ai ishte një nga politikanët më të aftë që kishte Shqipëria në atë kohë. Prandaj autoritetet gjermane u bindën për këtë kërkesë dhe gjetën Mehdi Frashërin. Ai pranoi që të kthehej në Tiranë më 16 shtator 1943 dhe të bisedonte me Hermann Neubacher.

Pas takimit, edhe pala gjermane ra dakort të bënte marrëveshjen, që Shqipëria të kishte suverenitetin e vet nën Gjermaninë Naziste, ashtu si Shteti i pavarur i Kroacisë e ai i Slovenisë. Mehdi Frashëri pas kësaj, pranoi që. të shërbente si anëtar dhe kryetar i Këshillit të Regjencës, e cila ishte institucion në mungesë të princit të kurorës. Ai në këto poste u zgjodh nga Kuvendi Kushtetues më 23 tetor 1943, ku për herë të parë morën pjesë me mandat të rregullt dhe përfaqësuesit e Kosovës. Në 3 Nëntor 1943 Mehdi Frashëri dha dorëheqjen nga posti i Kryeministrit dhe u zëvendësua nga Rexhep Mitrovica, me gjithë insistimin e gjermanëve. Në funksionin e anëtarit të Këshillit të Lartë të Regjencës, Mehdi Frashëri qëndroi deri në fillimin e nëntorit të vitit 1944. (Bernd Jürgen Fischer. *Albania atëar, 1939-1945).* Fischer në librin e tij konstaton gjithashtu se "..për *gjermanët, ishte qartë se ishin ende në kontroll, por diçka u kishte shpëtuar*".

Më tej, Fischer mendon se Mehdi Frashëri kishte pranuar atë pozitë edhe nga frika se rezistenca ndaj gjermanëve dhe konflikti midis Ballit Kombëtar dhe Lëvizjes Antifashiste Nacional Çlirimtare do të dobësonte Shqipërinë dhe do ta bënte një objektiv të lehtë për shtetet fqinje. Ai, ashtu si edhe drejtuesit e Ballit Kombëtar, kishin frikë se LANÇ ishte bërë një front komunist, i cili i kish qëllim për të maskuar objektivin përfundimtar të Partisë Komuniste, që ishte marrja e pushtetit. Me gjithë këto, gjermanët nga ana e tyre kishin mbetur të pa qartë ndaj sjelljes së Mehdi Frashërit, sepse ai gjatë periudhë qëndrimit në Shqipëri, vazhdonte të mbante "antenat" në perëndim përmes Ankarasë.

Mehdi Frashëri përpara Kuvendit Kombëtar me 23 tetor 1943, që e zgjodhi kryetar të Regjencës mbajti fjalimin ku midis të tjerave tha:

> *"…Në këtë çast historik nuk mund të harrojmë dhe nuk mund të lëmë pa përmëndur sakrificat dhe heroizmat e djalërisë shqiptare. Në prill 1939 kur Tirana shkelej prej ushtrisë italiane, pikë së pari kjo djalëri ngriti zërin e vet dhe protestoi me gjithë shpirt kundra invazorit… Lufta që hapi djalëria kundra armikut dal nga dalë u përhap midis gjithë popullit shqiptar, pa dallim seksi dhe vazhdoi deri në shpartallimin e ushtërisë armike… populli shqiptar është krenar, jo masakrues, por trim si luan dhe jeton gjithëmonë i lirë, me dinjitet personal dhe nuk mund ti shtrohet një tiranie kolektive të padurueshme… Populli shiptar nuk mund të vdesë në anarki, pse vdekja në anarki është një vdekje me turp*" (Arkivi Shtetit, dosja M. Frashëri, fondi 32, kutia 1, dosja 29, faqe 20-26).

Një muaj më pas, më 28 nëntor 1943, me rastin e 31 vjetorit të pavarësisë dhe 500 vjetorit të kthimit të Skënderbeut, Mehdi Frashëri iu drejtua popullit shqiptar me një fjalim, ku shprehet qartë botkuptimi i tij mbi atdheun, historinë dhe të ardhmen e tij. Midis të tjerave ai theksoi:

> *"Fataliteti historik deshi, që kombi ynë të kthejë sytë nga orienti, megjithëse situata*

*gjeografike lypte të vështronte drejt oksidentit, q'ish vatra e kulturës në të gjitha dijet e veta. Largimi nga oksidenti, kombin shqiptar e la në erësirë për katër shekuj e gjysëm dhe me një lethargji mendore dhe trupore drejt përparimit. Kjo shkaktoi që kombi shqiptar të mbetesh i huaj dhe larg përparimeve që zhvillohesh në oksident, d.m.th larg lëvizjes mentare dhe artistike të rilindjes në shekullin e XVI, larg nga lulëzimi i literaturës së shekullit të XVII dhe nga përhapja e filozofisë shoqërore dhe politike e shekullit të XVIII. Kjo mungesë ka peshue dhe peshon për keq në supet e kombit shqiptar. Kjo gjendje vazhdoi deri në ¾ e shekullit të XIX-të, duke u shfaqur këtu atje ndonjë burrë me ndjenja të larta e me mendje të kulluem, të cilët vajtojshin mjerimin e kombit t'onë në krahasim me popujt e tjerë, të cilët duke u liruar gati një shekull më parë se ne, kur u zgjue populli shqiptar, ata ishin të organizuem, të përparuem nga çdo pikpamje dhe të trefishuem mbase të katërfishuem nga pikpamja e shtimit të popullsisë.*

*Po t'i analizojmë parimet e veteranëve të zgjimit shqiptar, ashtu dhe vjershat e poetëve tanë kombëtarë, shohim se pavarësia do të kishte për qëllim dashurinë me njeri tjetrin, vllaznimin midis besimeve të ndrysme, liritë njerëzore, d.m.th. liritë e mendimit, të ndërgjegjes, liria e fjalës. liria e shtypit, liria e*

*shoqërimit, etj. Liria e çdo njeriu kufizohet me qarkun e lirisë së tjetrit. Gjithë keto të drejta, që u kanë kushtuar njerëzve gjak e lot, kanë për qëllim lumturinë e popujve. Për ta pavarësia e Shqipërisë duhet të ketë për ideal pajimin e kombit tonë me këto të drejta dhe me sigurimin e tyre. Nën mbrojtjen e këtyre lirive, Shqipëria mund të bëhet Zvicra e Ballkanit. Vllaznija e një kombi do të thotë "një për të gjithë dhe të gjithë për një".*

*Me rastin e kësaj dite, sinqerisht i drejtohem kombit tonë dhe i këshillojmë Vllazërim e Bashkim, largim propagandat e huaja, largim nga vëllavrasja, largim nga mendime anarshike, largim nga nga shpifjet e nga rrenat tendencioze, largim nga ç'do poshtërsi, që zbret vlerën e vërtetë të njeriut".*

Gjatë qëndrimit të tij në Shqipëri në periudhën 1943-1944, Mehdi Frashëri analizoi dhe shfaqi mendimet e tij edhe për lëvizjen komuniste në Shqipëri dhe për luftën që Partia Komuniste Shqiptare kishte organizuar dhe bënte kundër forcave ushtarake gjermaneve dhe bashkëpunëtorëve te tyre. Ai konstatoi se "*Nacionalizma shqiptare nuk kishte përgatitur kuadro për të dirigjuar rininë*". Për të plotësuar këtë boshllëk, shkruan Mehdi Frashëri, erdhën organizatorë komunistë nga jashtë dhe kapën Rininë Shqiptare. Ata erdhën nga Sërbia, Mali i Zi, Greqia, si edhe ishin disa refugjatë shqiptarë që kishin qënë në Rusi dhe kur u kthyen bënin propagandës komuniste.

Mehdi Frashëri në artikullin e tij “Nacionalizma shqiptare dhe faktorët ngatrrestarë të brendshëm dhe të jashtëm”, botuar në gazetën “Bashkimi i Kombit” më 28 nëntor 1943 i bëri thirrje të sinqertë shqiptarëve dhe në mënyrë të veçantë rinisë, të heqë dorë nga anarkia. Ai kishte pikpamjes se kështu Shqipëria do të diltë më e fituar me atë pavarësi që rifitoi në shtatorin e vitit 1943 kur u nda me Mbretërinë Italiane dhe fitoi disa të drejta si edhe Kroacia e Slovenia nën gjermanët. Ai shprehej se gjermanin nuk mund ta përzinim me luftë dhe se ai në Shqipëri nuk ka ardhur për të qëndruar. Prandaj Shqipërisë i interesonte të rrinte larg luftës botërore dhe larg veprimtarive në shërbim të jugosllavëve. Ai konsideronte se “*komunistët ishin një bashkim aventurierësh, kriminelësh dhe të rinjsh idealistë”*.

Duke analizuar sot këto pikpamje të Mehdi Frashërit konstatojmë se ai nuk vinte re dallimin e madh të luftës së dytë botërore nga luftërat e më parëshme. Ideologjia komuniste ishte në pushtet në 1/6 e botës dhe ishte angazhuar në luftë për jetë a vdekje me murtajën naziste. Ajo kishte ngritur në luftë partizanët në të gjitha shtetet e pushtuara europiane, veçanërisht në vendet e Ballkanit. Në Shqipëri ishte organizuar Ushtëria Nacional Çlirimtare dhe shtabi komandues i saj. Ishin organizuar dhjetra brigada partizane, që shtoheshin nga dita në ditë si efektiv dhe numur, duke arritur në dhjetra mijë partizanë. Lufta e organizuar zgjerohej dhe forcohej nga dita në ditë, duke dale fitimtare nga operacioni i dimrit të vitit dyzete tre-dyzet e katër dhe i qershorit dyzet e katër.

Krahas luftës ndaj gjermanëve, ajo luftë ishte edhe lufta për marrjen e pushtetit. Këto dukuri që Mehdi Frashëri nuk i kuptoi dhe nuk i konceptoi, e bënë atë një politikan kontradiktor, që duke iu dhëmbur Shqipëria, për të cilën kishte punuar dhe luftuar gjatë të gjithë jetës në ballë të shtetarëve, pa u shmangur përgjegjësive dhe vështirësive, e bënë të mendonte se duhej shuar lufta dhe pritur Konferenca e Paqes. Historia tregoi se lufta e popullit shqiptar kundër nazizmit dhe sakrificat që bëri në kuadrin e luftës së Aleancës Sovjeto-Anglo-Amerikane dhe popujve europianë të pushtuar nga nazistët i krijuan kushtet Shqipërisë që të ruajë pavarësinë dhe kufinjtë e saj jugorë nga synimet e megalidhesë greke pas lufte, në vitin 1945 në Konferencën e Paqen në Sanfrancisko, U.S.A. Njëkohësisht, pritshmëria e nacionalistëve shqiptarë për Konferencën e paqes për zgjidhjen e problemeve, lehtësuan krijimin e kushteve që Partia Komuniste Shqiptare, e cila organizoi dhe drejtoi Luftën Nacional Çlirimtare, të marrë pa vështirësi pushtetin dhe të vendosë diktaturën e proletariatit për 45 vjet në Shqipëri, me të gjitha pasojat tashmë të mirënjohura.

Me gjithë antikomunizmin e tij, Mehdi Frashëri nuk i përndoqi komunistat, madje siç tregon nipi tij Tefik Çelo i mbronte ata nga ndjekja prej gjermanëve, se nuk përkkrahte luftën civile:

> “*Familja e gjyshit banonte tek Rruga e Dibrës së bashku me familjen e avokatit të njohur Koço Dilo, në një shtëpi që ua kishin marrë me qera familjes Petrela. Familja e Koço Dilos me të cilën ne kishim një miqësi shumë të*

*ngushtë, ishte e lidhur e gjitha me lëvizjen antifashiste dhe e kishin kthyer atë shtëpi në bazë të sigurtë të komunistëve ku ishin strehuar dhe streoheshin eksponentë kryesorë të PKSH, shokë të Koços si Qemal Stafa, Vasil Shanto, Nako Spiro etj pasi dhe Telemaku, Melpomeni e Ksanthipi ishin komunistë apo të lidhur ngushtë me ta. Mehdi Frashëri nuk mbante roje dhe deklaroi "Kush të dojë le të vi e të më vrasë*".

Mbesa e tij Virgjinia (Xhina) shkruan midis të tjerave:

"*Meritat e tij, kryesisht si një politikan i zoti, i kanë njohur të gjithë ata që kanë punuar me të. Por besoj se ka ende diçka të errët... fakti që e akuzuan si bashkëpunues me gjermanët. Mbaj mend, nga diskutimet e shumta mes familjeve, edhe vite më vonë që kjo akuzë e vrau shumë Mehdiun, por kjo nuk do të thotë që ai ishte tradhtar. Besoj se ai më tepër druante se mos qëndresa ndaj gjermanëve dhe konflikti në ashpërsim e sipër midis Ballit Kombëtar dhe Lëvizjes Nacional Çlirimtare mund ta dobësonte Shqipërinë, deri në atë pikë sa të bëhej pre e shteteve fqinje*".

Qeveria Shqiptare i kërkoi Gjermanisë që ari dhe devizat e tjera të Bankës Nacionale Shqiptare që ndodheshin të depozituara në Romë e më pas në Gjermani të depozitoheshin në Zvicër në emër dhe në konto të Qeverisë

Shqiptare, si edhe të ktheheshin në Shqipëri bocat për shtypjen e kartmonedhave.

Mehdi Frashëri negocioi me gjermanet dhe firmosi një marrëveshje në shkurtin e vitit 1944 që të burgosurit shqiptarë te mos transportoheshin jashtë Shqipërisë. Për këtë u ngriten 3 kampe në Shqipëri dhe në verën e vitit 1944 edhe një në Prishtinë.

Gjatë vitit të pushtimit nazist, qytete e fshatra të tëra në Shqipëri strehuan shumë hebrenj. Gjatë viteve të kaluara, për hebrenjtë gjermanë, që kërkonin viza për t'i shpëtuar makthit nazist, shtetet e ndryshme kishin një "kuotë" dhe mijërave u kthyen kurrizin. Ambasada Shqiptare u jepte viza të gjithëve që paraqiteshin, "sepse për shqiptarët një "i huaj" ishte një "mik" dhe hebrenjtë ishin trajtuar me mikpritjen e njëjtë si tre engjëj të cilët vizituan Abrahamin", shkruan në internet Andrew Cort (gusht 2013). Po aty tregohej se Kryeministri i Shqipërisë, Mehdi Frashëri dha një urdhër sekret për shqiptarët, duke sfiduar pushtuesit naziste, ku shkruhej:

> "*Të gjithë fëmijët hebre do të flenë me fëmijët tuaj, të gjithë do të hanë të njëjtin ushqim, të gjithë do të jetojnë si një familje.* ".

Qeveria kuislinge Shqiptare duk zbatoi kërkesën dhe nuk u dha gjermanëve listat e hebrenjve që ndodheshin në Shqipëri (Sinani Sh. 2009, faqe 142-144)).

Mehdi Frashëri ngriti edhe problemin e reformës agrare. Shkruan Fischer:

*"…megjithëse reforma e tokës ishte një prej nevojave më të ngutshme të Shqipërisë, në fund të fundit u vendos për pak më shumë se një gjest simbolik: Tokë shtetërore do të shitej për 2500 fermerët proletarë me çmim që ata do të jenë në gjendje t'a përballojnë. Vetëm një pjesë e vogël e kësaj toke u shpërnda. Por si reformë agrare, megjithatë kjo ishte mjaft prekëse, realisht, nuk mund të pritej më shumë. Qeveria përbëhej burrave të elitës tradicionale, pronarë të mëdhenj tokash dhe bejlerë, të cilët jo vetëm nuk do të përfitonin nga kjo reformë, përkundrazi do të kishin humbje. Me gjermanët ishin bashkuar njerëzit që ishin armiq natyrorë të komunistave, prandaj kjo reform nuk ishte një plan real i realizueshëm".*

Tek studimi Nacionalizma shqiptare, botuar në 28 nëntorin e vitit 1943 ai analizon edhe ngjarjet historike të viteve njëzet në Shqipëri. Midis të tjerave ai shkruan

*"Më 1924 ambicjet muarën muarën vrull të madh. Vrasja e Avni Rustemit u shfrytëzua për një kryengritje kulltukësh. Kryengritësit erdhën në fuqi dhe Zogu u struk në Sërbi. Kryengritësit në kulltuk megjithëse ishin të ndërshëm, liridashës dhe nacionalistë të fortë, u mungonte krejt dijenia dhe eksperiancë shtetërore, sepse burrat e shtetit nuk improvizohen. Bënë gabime përmbi gabime, si*

*në politikën e brendshme ashtu edhe në të jashtmen. Brenda u shfaq pakënaqësi e madhe kurse nga jashtë ishte frika e përhapjes së komunizmës edhe në Shqipëri*".

Krahas këtyre ngjarjeve, Musolini në atë kohë krijoi në Shqipëri një Bankë, që e emërtoi Kombëtare dhe huanë SVEA, që të dyja mbysnin ekonominë dhe financat e Shqipërsië. Mehdi Frashëri tregon se kur u firmosën këto dy marrëveshje, ai ndodhej jashtë shtetit. Kur u kthye, dha dy konferenca në Shkollën Teknike mbi të këqijat e këtyre dy konventave dëmprurëse. Po përgatiteshin edhe dy konferenca të tjera për Bankën, por u ndalua zyrtarisht nga kabineti i asaj kohe.

Në atë studim, Mehdi Frashëri trajton edhe të ashtuquajturën "Dilema e sotme". Ai konstaton në lufta katërvjeçare që bëri rinia kundër fashismit Italian bëri bujë të madhe jashtë shtetit dhe emri i Shqipërisë zuri të dëgjohej. Italia hodhi armët dhe Shqipëria shpëtoi nga rreziku i ekzistencës së vet. Rifitoi pavarësinë dhe shpëtoi nga vargjet e skllavërisë ekonomike dhe financiare. Okupacionin gjerman e quante të padëshirueshëm, por kishte mendimin se invazioni gjerman nuk kishte qëllimet e italianëve. Italianët kishin hyrë shumë thellë në Shqipëri që në vitin 1925 shkruan Mehdi Frashëri. Kishin krijuar edhe kolonën e pestë. Kur ushtëria italiane zbarkoi në Shqipëri dhe nga atdhetarët u prit me pushkë, kjo kolonë e paguar nga fashizmi i dha të kuptojë Europës se shqipëtarët e dëshironin vetë këtë bashkim nën Mbretërinë e Italisë. Mehdi Frashëri shkruan se italianët punuan për ta kthyer Shqipërinë në provincë koloniale, të sillnin në Shqipëri tre

million kolonë, për ta bërë Shqipërinë Itali të vogël, si urë për të zotëruar Ballkanin. Ai kishte mendimin se ushtëria gjermane nuk kishte qëllimet e italianëve ndaj Shqipërisë dhe se nuk do të ndalonte të organzohej shteti shqiptar, natyrisht nën varësinë e tyre.

Shqiptarët nuk ndoqën rrugën që u tregoi Mehdi Frashëri, prandaj në fillim të nëntorit 1944 ai merr rugën e mërgimit. Gjermanët që evakoheshin nëpërmjet Shkodrës morën me vehte deri në Vienë edhe Mehdi Frashërin, së bashku me gruan e tij Nejre (Biçaku) dhe tre fëmijët Vehbiun, Medihanë dhe Ragipin. Më pas ata shkuan në Romë, e cila në atë kohë kontrollohej nga Forcat Aleate dhe përfituan statusin e azilantit politik. Si Kryetar dhe më pas anëtat i Këshillit të Lartë të Regjencës në periudhën shtator 1943 nëntor 1944 gjatë okupacionit nazist, Mehdi Frashërin u dënua me vdekje në mungesë, pas çlirimit të Shqipërisë. Gjatë viteve që qëndroi në emigracion në Romë, ai dhe tre fëmijët e tij sa ishin gjallë nuk pranuan që të merrnin nënshtetësinë italiane. Mehdi Frashëri vdiq në Romë më 25 maj 1963, kur ishte 91 vjeç. Në varrimin e tij fjëlën e rastit e mbajti Dhimitër Berati dhe morën pjesë shumë personalitete politike të diasporës shqiptare në Europë e Amerikë, si dhe disa përfaqësues të trupit diplomatik të akredituar në Itali.

Në Shqipëri mbeti vajza Shehriari me të shoqin Remzi Çelon dhe dy fëmijët, Tefikun dhe vajzën. Në vitin 1946 filloi persekutimi për ta, si edhe për mbesën Virgjinia të cilët provuan ndarjen e familjes së disa kampe, burri veç dhe gruaja me fëmijët në kamp tjetër, në periferi të Durrësit, në Shtyllas të Fierit, në fshatin Kuç të

Kurveleshit, në në Gradishtë, në Belsh. Deri në vitin 1991 vazhdoi ky kalvar, për gratë e fëmijët. Biblioteka e Mehdi Frashërit kishte qindra tituj librash, të cilët ai i kishte ruajtur që nga koha e Turqisë. Por edhe Biblioteka u shtetëzua dhe për fat të mirë të gjithë librat e saj përfunduan në Bibliotekën Kombëtare ku ndodhen dhe sot

**Kariera letrare**

Mehdi Frashëri gjatë rreth shtatëdhjetë vite pati një veprimtari letrare shumë të madhe. Veçanërisht në periudhën e qëndrimit në Romë, Mehdi Frashëri, që ishte në moshë të thyer, 75 vjeç dhe nuk u aktivizua në veprimtari politike. Ai iu përkushtua veprimtarisë studimore. Gjatë gjithë karrierës së tij politike Mehdi Frashëri arriti të botonte rreth 600 artikuj publicistikë e studimorë në gazeta e revista të ndryshme. Ka shkruar edhe shumë libra me vlerë, siç duket edhe nga katalogu i Bibliotekës Kombëtare Tiranë. Veç tyre ka edhe libra të tjerë si "Koka e Prerë e Ali Pashë Tepelenës", ka lënë dorëshkrimin me Kujtime, vitet 1913-1933, të botuara nga OMSCA-1, në vitin 2005, nën kujdesin e nipit të tij Tefik Çelo, i cili e ruajti dorëshkrimin me kujdesin me të madh gjatë viteve të internimit, etj.

***Katalogu i librave të Mehdi Frashërit në Bibliotekën Kombëtare në Tiranë***

*1 Historia e lashtë e Shqipërisë dhe e shqiptarëve / Mehdi Frashëri*

*2 Vepra : Nevruzi. Tradhëtia / Mehdi Frashëri; Nazmi Rrahmani*

*3 Kujtime : vitet 1913-1933 / Mehdi Frashëri; Loredan Bubani*

*4 Problemet shqiptare / Mehdi Frashëri*

*5 Aveniri i Shqipërisë në pikpamje bujqësore / Mehdi Frashëri*

*6 Histori e Shqipërisë dhe e Shqipëtarëvet / Mehdi Frashëri*

*7 Konferencë e mbajtur prej zotni Mehdi Frashërit më 3 Nanduer 1929 në klubin italian të Tiranës = Conferenca tenuta dal signor*

*Mehdi Frashërit in data 3 novembre 1929 nel circolo italiano di Tirana / Mehdi Frashëri*

*8 Lidhja e Prizrenit edhe efektet dipllomatike të saj / Mehdi Frashëri*

*9 Liga e Prizrenit edhe effektet dipllomatike të saj / Mehdi Frashëri*

*10 Nevruzi : roman / Mehdi Frashëri*

*11 Nacionalizma Shqiptare dhe faktorët ngatërrestarë të Mbrendshëm dhe të Jashtëm / Mehdi Frashëri*

*12 Nevruzi : roman / Mehdi Frashëri*

*13 Një polemikë mbi kulturën greke në Shqipnië / Mehdi Frashëri*

*14 Nji konferencë mbi luftën Ruso-Turke 1877-1878 : konferencë e mbajtun oficerave të Garnizonit të Tiranës më 21 maj 1932 /*

*Mehdi Frashëri*

*15 Problemet shqipëtare / Mehdi Frashëri*

*16 Tirana kryeqytet / Mehdi Frashëri*
*17 Trathëtia : dram në 5 akte / Mehdi Frashëri*
*18 Lidhja e Prizrenit, efektet dipllomatike të saj dhe aveniri i Shqipërisë / Mehdi Frashëri*
*19 Nevruzi : roman historik / Mehdi Frashëri*
*20 Historia e lashtë e Shqipërisë dhe e shqiptarëve / Mehdi Frashëri*

Librin e tij madhor "Probleme shqiptare" e botoi në fundin e luftës, pikërisht më 1944. Ai u ribotuar në vitin 2001. Në këtë studim ai, duke analizuar thellë e shkencërisht problemet shqiptare, përcaktoi shkaqet gjeografike, fisnore, historike, fetare, politike dhe shoqërore që e kishin lënë Shqipërinë të prapambetur. Mbi këtë analizë, ai parashtron një platformë të gjerë e të shumanëshme për përparimin e vendit lidhur me reformat financiare që duheshin berë, mbi zhvillimin e industrisë dhe të bujqësisë, të transportit, të shëndetësisë, arsimit, etj.

Nuk mund të mos më bëjë përshytpje mua, gjeofizikanit, se çfarë shkuan ai për naftën dhe mineralet. Për to, midis të tjerave ai shkruan:

> *"…Në kohën e arthme të afërt, vajguri i Shqipërisë si në Kuçovë ashtu edhe në Pathos, … formon një burim pasurie kombëtare dhe një objekt të rëndësishëm për të ardhurat e shtetit*" dhe se *"…në Shqipëri janë shfaqur disa xehe që po të shfrytëzohen me methodha edhe me nënyra të arsyeshme mund të shërbejnë për zhvillimin e ekonomisë*

> *dhe të industrisë së vendit, dhe mund ti sjellin edhe shtetit një të ardhur të mire".*

*Xehet në fjalë janë:*

1. *Sera e Selenicës, në qarkun e Vlorës,*

2. *Vajguri i Kuçovës dhe i Patozit, në qarkun e Beratit dhe në Mallakastër,*

3. *Bakri në Pukë dhe në Rubik, në qarkun e Shkodrës dhe të Mirditës,*

4. *Hekuri në luginën e Shkumbinit të lartë, midis Librazhdit e Pogradecit,*

5. *Kromi në qarkun e sipërpërmëndur,*

6. *Kromi dhe boksidi në qarkun e Kukësit (Prefektura e Kosovës),*

7. *Qymyr-ligniti në katundet Mbrorje, Drenovë e Boboshticë të Korçës dhe në Krrabën e Tiranës. ……., etj" ( faqe 109-112, 123-124).*

> *"…Të gjeturit e karburanteve, si në kohën e paqes ashtu edhe në kohën e luftës, ka marrë një rëndësi aqë të madhe sa lot një rol kryesor edhe në politikën e jashtëme të shteteve. Për këto arsye karburantat në shumicën e madhe të shteteve kanë qënë sende monopoli. Më nj'anë, për t'i dhënë të ardhura të mjaftueshme arkës së shtetit, më anë tjetër, për ti pasë nën kontroll; në ç'do rasë monopolizimi i kaburanteve në duart e huaja, është një vetvrasje, se në rast nevoje shtetit i*

> *mungon faktori kryesor i çdo lëvizje*" (faqe 110). '

Dhe për të realizuar zhvillimin e Shqipërise, ai kërkon të

> *"…krijohet një universitet, i frymëzuar me shkencat aplikative….Fakulteti i inxhinjerisë duhet të përfshijë të gjitha specialitetet… Ky institut i lartë, do të krijojë kulturën shqipëtare dhe shtatmadhorinë intelektuale të kombit tonë.*" (faqe 158-159).

Ky program ekonomik është një zbërthim i programit të rilindasve të shprehura nga Sami Frashëri në librin e tij "Shqipëria ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të jetë", ku shkroi:

> "*Metaletë do të kërkohenë nëpër të gjith' anët e Shqipërisë e të nxirrenë kudo të gjendenë….. Në kryeqytet të Shqipërisë, përveç shkollave të dyta e të tretat do të jetë një gjithmësime (Universitet)….një këshillë diturie (akademië) duhet të jetë në kryeqytet….për të shpënë përpara dhe shkronjënë, istorinë, dhekërkonjënë (gjeologjia), metalet e të tjera punëra të Shqipërisë…..*"

Është në nder të frashërllinjve, të Sami Frashërit, por edhe të Mehdi Frashërit, megjithëse edhe pa ata, në gjysmën e dytë të shekullit që kaloi, në Shqipëri shteti realizoi zhvillimin e vendit siç tha Samiu "Shqipëria …ç'do të bënet" dhe platformën e parashtruar nga Mehdi Frashëri në librin e tij, qoftë edhe me ndryshimet e zhvillimet eventuale të kohës dhe politikës.

Me shumë vlerë edhe për ditët e sotme kur forca të errëta antishqiptare po synojnë të shbëjnë gjuhën standarde shqipe, është në atë studim edhe "Triumfi i gjuhës shqipe", siç e emërton ai. Midis te tjerave shkruan:

> "*Kur u çpikën shkronjat shqipe më 1881 në Stamboll, kundërshtarët i akuzuan për shënjë farmasonerie, të tjerët i konsideruan si shenjë qyfri.Megjithë këtë gjuha dhe leteratura shqipe bëri rrugën e vet, megjithëse me mundime. Armiqtë filluan luftën kundër shqiptarizmit. Në Shqipëri kishte partizanë të Shkrojave latine dhe atyre arabe. Përdorimi i shkronjave arabe ruante në vetvehte një djallëzi të madhe. Mithat Frashëri sqaron se "shkronjat arabishte nuk kanë zanore nuk përfshijnë as bashkëtingëllore, më një fjalë ky ishte mjeti mashtrues për të ndarë shqiptarët nga fusha e kulturës". Përdorimi i shkronjave latine përfaqësonte kulturën evropiane dhe nacionalizmën shqiptare, shkronjat arabe atë orientale, pra fanatizmin fetar, " e para gjallinë e dyta vdekjen*".

Mehdi Frashëri konstaton se:

> "*Katolikët merrnin një kulturë perëndimore, qoftë edhe në një shkallë të ulët dhe me ngjyrë plotësisht katolike, por prap se prap lëvronin gjuhën shqiptare dhe i thothin vetes shqitarë dhe jo shqah ose leti (latin). Nga kleri i këtij besimi janë shkruar vepra në gjuhën*

*shqipe, përmendim Pjetër Budin, Bogdanin apo Gjon Buzukun. Ndaj kishës ortodokse gjuha shqipe, ishte gjuhë e mallkuar, gjuhë barbare dhe për helenët e qyteteruar quhej turp të kendonte kush vepra në gjuhën shqipe. Megjith këto shtrëngesa dolën ortodoksë patriotë që shpallën çiltas dhe botërisht nevojën e mësimit të gjuhës shqipe. Naum Veqilharxhi gati një shekull më parë e shfaqi mendimin e tij si shqiptar*".

Në një priudhë të luftës të egër dhe shkatërrimtare që njihte bota, e cila kishte 5 vjet që kishte përfshirë edhe Shqipërinë që së toku me aleatët ishin të gjithë në luftë me Gjermaninë nazistë, shtetari 71 vjeçar Mehdi Frashëri morri guximin të mos braktisë atdheun e tij, që e desh aqë shumë dhe më 28 nëntor 1943 të shtrojë pyetjen:

"*A duhen edhe shqiptarët të marrin pjesë në këtë luftë*"?

Ai shprehu haptas mendimin e tij:

"*Shqipëria me disa çeta po t'a sulmojë ushtërinë gjermane do të shkaktojë operacione të kësaj ushtërie dhe do të rrënohet, do të shtohet mjerimi i tanishëm, vllavrasja do të intensifikohet, shpirtërat do të ashpërsohen, hakmarrjet do të marrin gjerësi….Vendi do të vobektësohet sa më tepër, popullsia nga shkaku i anarkisë do të mbetet rrugëve. Tregëtia është paralizuar krejt, komunikacioni midis Prefekturave janë*

*ndërprerë, ushqimi për provincat që kanë produkte të pakta është vështirësuar. Sëmundjet infektive si tifoja etj po përhapen.....Tendencat anarshike ndodhen në kulm......**Këto mjerime në shtyjnë, që të kemi guximin dhe të marrim pjesë në Këshillin e Lartë dhe të kemi bindje se historia do ta justifikoje**"*.

Me rastin e 15 vjetorit të çlirimit, me dekret Nr.3005, datë 23.11.1959 **u fal** Mehdi Frashëri, ky personalitet kontradiktor. Kuvendi i Shqipërisë e dekoroi me urdhërin "**Gjergj Kastrioti Skënderbeu**", me motivacionin e ndreqjes së një manipulimi historik të bërë nga diktatura komuniste ndaj kontributit real që ai ka dhënë. Këshilli Bashkiak i Përmetit**,** me vendim Nr. 37, datë 23 – 11- 2012 nderoi Mehdi Frashërin me titullin **Qytetar Nderi i Përmetit**, me motivacion "Patriot me origjinë Përmetare, si përfaqësues i shtetit shqiptar në Komisioni Ndërkombëtar të Kontrollit për caktimin e kufinjve të vitit 1913, si përfaqësues i shtetit shqiptar në Lidhjen e Kombeve në vitin 1923, Kryeministër i shtetit shqiptar në vitet 1935-1936 dhe 1943, me kontribut të çmuar në periudha të vështira të historisë njëqind vjeçare të shtetit shqiptar". Një rruge në Tiranë, iu vu emri "**Mehdi Frashëri**" në vitin 2012. Historia i dha vendin që meriton ky frashërlli, pasardhës i denjë i Rilindasve të mëdhenj.



Situacioni i kufirit jugor të Shqiperisë sipas Propozimeve të Fuqive të Mëdha (1919) dhe Qeverisë Provizore të Epirit Autonom (1914)

Kufiri sipas Qeverisë Provizore të Epirit Autonom, 1914

Propozimi Francez dhe Britanik, 1919

Propozimi Amerikan, 1919







Kufiri i Republikë së Shqipërisë

Kufiri i Shqipërisë sipas Konferencës së Londrës

Marrëveshja për ndryshimin e kufirit në zonën e Tushemisht – Shën Naumit




Kufiri Vermoshit

## Referencat

Albania's Captives. (http://books.google.com/books?id=2k9pAAAAMAAJ&q=albania% 27s+captives&dq=albania%27s+captives&hl=el&pgis=1) Pyrrhus J. Ruches. 1965. P. 91.

CLAYER Nathalie, The Albanian students of the Mekteb-i Mülkieye, in E. Özdalga, a cura di, Late Ottoman Society, The Intellectual Legacy, London & New York, RoutledgeCurzon, 2005, pp. 289-308.

Costa P. Tomori Leusa, 1917. Barbaritë greke në Shqipëri. Journal Press PRAMINGHAM, MASS. U.S.A.

Çelo Tefik. Kush është Mehdi Frashëri: Shpirti i Shqiptarit ALBA SOUL:: Shqiptarë të bashkuar për një Shqipëri ... Page 1 of 7. Dëshmoj unë, nipi i Mehdi Frashërit ish-Kryeministrit të Shqipërisë.http://www.albasoul.com/vjeter/modules.php?op =modload& name=News&file=article&sid=... 8/7/2013

Fischer Bernd Jürgen. *Albania at War, 1939-1945* (http://books.google. com.au/books?id=vTZnAAAAMAAJ&pg=PA215&dq=mehdi+frash eri&hl= en&ei=nCJNTuv2IOjymAXAk4TrBg&sa=X&oi=boo 20frasheri&f=false). Retrieved 18 August 2011.

Frashëri Mehdi, 2005. Kujtime, vitet 1913-1933. Shtëpia Botuese OMSCA-1.

Frashëri Mehdi, 1944. Probleme shqiptare. Tetor 1944, ribotuar 2001, nga "Plejad".

Frashëri Mehdi, 1943. Nacionalizma shqiptare dhe faktorë ngatrestarë të brëndshëm dhe të jashtëm". Gazeta "Bashkimi i Kombit", 28 nëntor 1943.

Frashëri Mehdi - Wikipedia, the free encyclopedia Page 2 of 3

http://en.Wikipedia.org/wiki/Mehdi_Frash%C3%ABri 8/7/2013
http://www.dreyblatt.org/whoswho/EDUCATION.HTML
8/7.2013

Godar Justin. Ditarët shqiptarë, mars 1921-dhjetor 1951. Përkthim dhe përgatitje për botim nga Asti Papa. Botim i Dituria, Tiranë.

*Isufaj Ermira, 2013. Une Gruaja.* Ende s'i kam gjetur eshtrat e tim eti në Burgun e Burrelit, Virgjinesha Starova, stermbesa e Mehdi Frashërit. *13 Jan 2013*

Pearson Owen. *Albania in the twentieth century: a history, Volume 3*

(http://books.google.com.au/books?id=3_Sh3y9IMZAC&pg=PA374&dq=mehdi+ frasheri&hl=en&ei=nCJNTuv2IOjymAXAk4TrBg&sa=X&oi=book_r -20frasheri&f=false). Retrieved 18 August 2011.

(Qeveria e Përkohshme e Vlorës dhe veprimtaria e saj, 28 nëntor 1912-22 janar 1914, Botim i Drejtorisë së Përgjithëshme të Arkivave të Shtetit, Tiranë më 1963).
(Selenica T., fondi 662, d.38, AQSh),

Sinani Sh., 2009. Hebrenjtë në Shqipëri-Prania dhe shpëtimi. Botim i "Naimi", Tiranë.

Swire J. 2005. Shqipëria; Ngritja e një Mbretërie, Tiranë: "Dituria".

Zavalani Tajar, 1998. "Historia e Shqipërisë'. . Londër, botim i Foenix, Tiranë.

Shkrim i Prof. Dr. Alfred Frashërit

për Konferencën Shkencore "*Njerëzit e shquar të trevës së Përmetit*",Shoqata Atdhetare Kulturore "Përmeti", 2014.

**Alfred Irfan FRASHËRI** U lind në Korçë (1935). Mban titullin „Nderi i Frashërit". U diplomua në Universitetin e Tiranës (1961). Një ndër specialistët e parë të gjeofizikës, që ka kontribuar në ngritjen, organizimin dhe zhvillimin e Gjeofizikës Shqiptare, në veçanti të përgatitjes së specialistëve gjeofizikë për 46 vjet. Profesor, Doktor i Shkencave. Ka botuar 16 tekste mësimore, 10 monografi, 60 artikuj në vend dhe 21 në periodikun shkencor ndërkombëtar. Ka mbajtur leksione dhe në disa Universitete evropiane, në U.S.A. dhe në Kanada. Ka eksperimentuar dhe zbatuar për herë të parë në Shqipëri metodat e reja gjeofizike. Është një ndër nismëtarët e kërkimeve gjeofizike të naftës dhe të gazit në detin Adriatik, të informatizimit e të dhënave gjeofizike, të studimit të burimeve të energjisë gjeotermale. Frashëri është Anëtar Nderi i Bashkimit Europian të Gjeoshkencëtarëve dhe Inxhinierëve (EAGE) dhe i Shoqatës Gjeofizike të Ballkanit, është anëtar i Shoqatës së Gjeofizikantëve Kërkues të USA (SEG). Ka drejtuar për shumë vjet Shoqatën Gjeofizike të Shqipërisë. Është dekoruar me Urdhërat „Mjeshtër i Madh", „ Naim Frashëri" të klasit III, medaljen e Punës, si edhe me Medal of Honor Millenium 2000 nga American Biographical Institute.



**Albert Përparim FRASHËRI, l**indur në Berat (1945). Kreu studimet për matematikë në Universitetin e Tiranës (1967). Fillon si mësues në gjimnaze. Është doktor i shkencave. Anëtar i grupit të studimeve për reformën e përmbajtjes dhe didaktikës së matematikës. Boton vetëm dhe në grup mbi 25 libra mbi përmbajtjen e reformës, programeve e teksteve për nxënës e literaturë për mësues, artikuj shkencorë mbi matematikën etj. Ka qënë përgjegjës i sektorit të studimeve të matematikës. Në 1990 riatdhesohet (nga nëna) në Itali.Në periudhën 2000- 2010 ka qenë profesor dhe titullar i katedrës së matematikës dhe fizikës në Liceun Shkencor Shtetëror "A. Volta", si edhe formator i mësuesve të matematikës e fizikës në shkollat superiore të Italisë. Në Itali ka botuar shumë artikuj shkencorë për problemet e matematikës në shkollë, dhe disa studime për sistemet dinamikë abstraktë. Botimet e tija kanë mbi 90 skeda të Bibliotekës Kombëtare në Tiranë dhe në shumë biblioteka italiane. Vitet e fundit ka shkruar e botuar në Itali e Shqipëri studime per spiritualitetin në fushën e artit e shkencës dhe për krijimtarinë njerëzore. Ka botuar romanin "*L'amara favola albanese*" në kolanën e filozofit Dario Antiseri të Universitetit LUISS të Romës. Ka gati për botim romanin "*Il sogno di un musicista*". Vitet e fundit ka botuar studime mbi Rilindjen Kombëtare Shqiptare dhe publicistikë në shumë gazeta e revista.

